PËRMBAJTJA



# Evokime nga numri i parë i "Diturisë Islame"

Kryesia e Bashkësisë Islame, në një nga mbledhjet e rregullta në fund të vitit 1985, mori vendimin për botimin e një reviste fetaro-informative tremujore.

Arsyet për marrjen e një vendimi të tillë ishin të shumta, si për informimin e lexuesve për nevojat e Bashkësisë Islame lidhur me problemet e saj, ashtu edhe për të arriturat në fusha të shumta të jetës fetare. Mirëpo arsyeja kryesore ishte se në Bashkësinë islame mungonte një revistë fetaro-informative e këtij lloji. Po në atë mbledhje qe caktuar redaksia e parë e revistës: H. Jetish Bajrami, H. Sherif Ahmeti, Dr. Rexhep Boja, Emin Behrami, Avni Aliu, Resul Rexhepi dhe Rexhep Luma.

Kryeradaktor qe emëruar H. Jetish Bajrami, atëherë kryetar i Kryesisë së Bashkësisë Islame, kurse sekretar i redaksisë Rexhep Luma. Redaksia e "Diturisë Islame", që në mbledhjen e parë diskutoi hollësisht për dukjen e saj – formën teknike, dhe u vendos që revista "Dituria Islame" të kishte formatin A4, domethënë të kishte formatin e revistës shkencore "Islamska misao", të Kryesisë së Bashkësisë Islame të BiH, e cila asokohe botohej në Sarajevë.

Pasi ishin mbledhur shkrimet për numrin e parë të revistës "Dituria Islame", ishte e domosdoshme të merrej leja-vendimi për botim, nga ish-Sekretariati Krahinor i Shkencës dhe Kulturës, i ish-KSAK-së. Për marrjen e lejes për botim ishte e nevojshme të dërgohej kërkesa bashkë me materialin për botim. Vlen të theksohet që për marrjen e lejes duhej pritur disa muaj, dhe duheshin zhvilluar shumë biseda me personin përgjegjës të asaj kohe. Bisedat ngjanin më shumë me marrje në pyetje për arsyet e botimit të revistës.

Numri i parë i revistës "Dituria Islame" është botuar në OPG-BG Rilindja në Prishtinë, me tirazhin 3.000 ekzemplarë. Është me rëndësi të theksohet se punëtorët e asaj shtypshkronje numrin e parë të kësaj reviste e patën përgatitur me një përkushtim shumë të madh.

Pas daljes nga shtypi, numri i parë i "Diturisë Islame" u shpërnda në mbarë territorin e Kryesisë së BI-së, nëpër Këshillat e BI-ve, në Maqedoni e gjetiu. Në bazë të informacioneve që na vinin nga terreni, patëm konstatuar se revista "Dituria Islame" ishte mirëpritur nga lexuesit, e për punën e bërë patëm marrë shumë urime dhe falënderime.

Kështu filloi jetën "Dituria Islame", dhe këto ishin disa nga rrethanat e përgatitjes së numrit të parë. Sot "Dituria Islame" po boton numrin 300, e ne i urojmë të bëjë po 300 vjet jetë.

*Rexhep Luma*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# "Dituria Islame" promotore e vlerave fetare dhe kombëtare

*Dhe thuaj: "Veproni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i Dërguari i Tij e besimtarët, e vonë do të ktheheni te njohësi i të fshehtës dhe të dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat."*
*(Et Teube, 105)*

*Umbushën 30 vjet që revista fetare, shkencore e kulturore "Dituria Islame" filloi rrugëtimin e pandalshëm. Ka pasur dhe ka informim të drejtë dhe profesional, duke promovuar vlera islame e kombëtare, për ta mbajtur të informuar drejtë opinionin e gjerë. Kjo ka bërë që kjo revistë të shënojë 30 vjetorin dhe numrin jubilar, të treqindtë, si dhe të jetë këtu ku është sot.*

*Me temat e saj përkrahte dhe mbështeste luftën e UÇK-së, si luftë të drejtë për çlirimin e Kosovës nga Serbia, duke mbrojtur kështu interesat nacionale dhe kombëtare, por edhe në këtë periudhë të pasluftës, të tranzicionit e të ndryshimeve të mëdha shoqërore në Kosovë, kjo revistë ishte pjesë e ndryshimeve pozitive, duke i njoftuar lexuesit për ngjarjet dhe rrjedhat e mëdha, si në hapësirën kosovare ashtu edhe në atë të mërgatës.*

*Në vitet e nëntëdhjeta, kur në Kosovë mbretëroi terr informativ, për shkak të mbylljes së medieve në gjuhën shqipe nga pushteti i atëhershëm serbosllav, Dituria Islame ishte dritare informimi për storiet dhe ndodhitë që ngjanin në Kosovë, e sidomos në periudhën e paraluftës dhe gjatë luftës. Atëherë, me një krenari dhe guxim të pashoq "Dituria Islame" shkruante tema nga zonat e luftës, dhe mbulonte me informacione e me tema për gjendjet e tensionuar dhe të luftës që përjetonte populli ynë i dashur.*

*Ajo tashmë është bërë pjesë e çdo familjeje kosovare dhe më gjerë, duke u bërë e dashur me lexueshmërinë më të lartë nga të gjitha brezat. E udhëhequr nga realiteti, guximi dhe prosperiteti, me këtë kreativitet tejet të rezonuar, revista qëndron krenare, ballëhapur dhe bujare karshi lexuesve të saj të shumtë.*

*Rasti e do që një falënderim i veçantë t'i bëhet botuesit të kësaj reviste Mr. Naim ef. Tërnavës, si dhe ndihmuesve shumëvjeçarë dhe redaksisë së tanishme, për përpjekjet dhe arritjet për të ndërtuar një tribunë që i kundërvihet dhe vazhdon t'i qëndrojë stoikisht tentativës për rrënimin e fjalës së lirë dhe pengimin e shprehjes së mendimit neutral dhe mesatar.*

*"Dituria Islame" është revistë e pranueshme. Është familjare, dhe këtë, si lexues, ia dëshirojmë edhe në të ardhmen, duke pasur parasysh se pa një të tillë do të kishte vdekje të mendimit dhe opinionit qytetar në kohë dhe hapësirë. Shpresa vjen nga kjo fletë, që lejon një kundërshti ndaj dukurive negative që po zhvillohen në shoqërinë tonë. Me temat e trajtuara nëpër numra të ndryshëm, kjo revistë ka dhënë shembullin më të mirë të shtypit për një mision shoqëror, që nënkupton promovimin e një profili profesional dhe human të medias, e kjo e ka bërë revistë të dallueshme nga të tjerat, të cilat u shërbejnë grupeve të ngushta të interesit.*

*Secili artikull më kritik se tjetri, por edhe më inkurajues për gjendjen e përgjithshme.*

*Urojmë që kjo revistë të jetë prijëse në frymën e shtypit të lirë, dhe paanësia dhe korrektësia e veprimtarisë të jenë parime që duhet kultivuar edhe në të ardhmen, si dhe të barten edhe në përvjetorët e tjerë të rëndësishëm të revistës.*

*"Dituria Islame" sot, në këtë 30 vjetor, me numrin e 300-të, po shndrit këndshëm dhe po rrezaton bukur. Këtë bukuri e mbajti përherë dhe do ta mbajë gjithmonë, inshallah. Ajo qëndron vertikalisht, e dashur, e çmuar dhe tejet domethënëse.*

*"Dituria Islame" do të jetë bartëse e amanetit, dhe gjithnjë e me besnikëri do të jetë pranë lexuesve të saj.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Hytbeja e Myftiut për Kurban Bajram

*Të nderuar besimtarë, vëllezër e motra,*
*Të nderuar qytetarë të Kosovës,*

Falënderojmë Allahun xh.sh., Krijuesin e këtij Universi, I Cili na e bëri të mundur që edhe sot, në këtë ditë feste e në këto çaste të lumtura të ditës së Kurban Bajramit, të jemi së bashku, dhe bashkërisht nga të gjitha xhamitë, kudo që jetojnë e frymojnë besimtarët tanë, t'i drejtohemi Allahut xh.sh. me lutje e adhurim, në kërkim të ndihmës, mëshirës e mirëqenies për të gjithë njerëzit e këtij globi.

Të mos harrojmë asnjëherë se këtë festë e karakterizojnë dy obligime shumë madhore në Islam, siç është haxhi dhe prerja e kurbanit, e që janë nga begatitë më të mëdha të dhuruara nga ana e Allahut xh.sh. për besimtarin e besimit islam.

Sytë e njeriut nuk mund të shohin diçka më madhështore se Qabeja, në drejtim të së cilës duhet të falemi pesë herë në ditë, dhe të cilën në këtë ditë feste po e vizitojnë edhe një numër i konsiderueshëm i haxhinjve edhe nga vendi ynë, Kosova.

E, me prerjen e Kurbanit rikujtojmë mëshirën e pakrahasueshme të Zotit xh.sh., si shenjë falënderimi e mëshire e Allahut për njeriun.

Sot, në këtë mëngjes të bukur të kësaj feste që e festojnë besimtarët anekënd botës, e në veçanti ata që gjenden për vizitë në Qebe, në Mekë, lutjeve të shumta të miliona besimtarëve dhe haxhinjve u janë bashkuar edhe lutjet e engjëjve dhe lutjet e tërë gjithësisë. Bashkë me këto lutje janë edhe lutjet e baballarëve, nënave, vëllezërve, motrave bijve e bijave tona, që në Qabenë e bekuar e lusin Allahun xh.sh. për faljen e mëkateve, pranimin e adhurimeve dhe lutjeve, për një mirëqenie të përgjithshme të të gjithë njerëzve anekënd globit. E për ta ne sot lutemi që të kthehen shëndosh e mirë në familjet e tyre.

Dje, në Arafat, dhe sot, në tavaf, rreth Qebesë, të gjithë me një zë i drejtohen Allahut xh.sh. me këtë lutje: "Të përgjigjem ty, O Zot, të përgjigjem. Ti nuk ke rival, o Zot, vetëm Ty të takon falënderimi, mirësia e pushteti, Ti nuk ke rival."



Kjo lutje buron nga thellësia e shpirtit, dhe i bashkon besimtarët nga të katër anët e botës po në vendin ku bënë lutje shumë pejgamberë të Zotit, në vendin nga i cili u përhap misioni i zbulesës hyjnore, ku u lind dhe u rrit edhe më i mirë prej njerëzve, i Dërguari i fundit, Muhamedi a.s., krenaria e gjithë njerëzimit. Në atë vend engjëlli iu paraqit Muhamedit a.s. me urdhrin e parë, duke i thënë: "Lexo!" Sepse pa lexuar s'mund ta njohim as veten dhe as Zotin.

Pra, është ky vendi që shënon edhe përmbylljen e misionit të pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s.

*Vëllezër e motra,*

Muhamedi a.s. nga ai vend i shenjtë, nga Mekeja e nderuar dhe Medineja e ndritshme, e ngriti zërin për besim në Zotin Një, dhe largimin nga besimi në shumë



zota, në idhuj e puta. E vazhdoi këtë thirrje edhe të pejgamberëve të mëparshëm, porsi Ademi a.s., Nuhu a.s., Ibrahimi a.s., Musai, Jusufi, Isai dhe shumë të tjerë, që ishin para tij, dhe që të gjithë thirrën për besim në Zotin Një dhe largimin nga besimet në shumë zota. Ata gjithashtu thirrën për një jetë të përbashkët, për harmoni, respekt e ndershmëri mes njerëzve, në mesin e të cilëve duhet të dominojë uniteti, urtësia dhe vendosmëria e përbashkët, pavarësisht besimit, vendit apo ngjyrës.

Ishte kështu ngase të gjithë pejgamberët porositë e tyre i merrnin nga i njëjti burim, dhe se thirrja e tyre në vazhdimësi ishte që të besohet e adhurohet vetëm një Zot. Allahu xh.sh. thotë: "Zoti juaj (që meriton adhurim) është Një, nuk ka zot pos Atij, që është Mëshirëplotë, dhe që gjithnjë mëshiron." (El Bekare,163).

*Të nderuar dhe shumë të respektuar besimtarë,*

Të gjithë duhet ta dimë se pasuria që kemi në këtë botë është një sprovë nga ana e Allahut xh.sh., se ku dhe si do ta shfrytëzojmë. Zoti nuk e do besimtarin e pasur dhe koprrac. Jo, I Madhi Zot urdhëron në shpërndarjen e pasurisë te ai që është në nevojë, te i varfri, jetimi, i mbeturi pa përkrahje, te i moshuari, pra te të gjithë njerëzit në nevojë. Solidariteti dhe ndihma për të varfrit dhe njerëzit në nevojë është urdhër kuranor dhe urdhër i Muhamedit a.s.

Allahu xh.sh. thotë: "O njerëz! Para Allahut të gjithë ju jeni të varfër dhe nevojtarë. Vetëm Allahu është i Pasur dhe i Denjë për lavdërim."(Fatir, 15).

Të nderuar besimtarë, të gjithë ne duhet ta dimë se dhënia e ndihmës të varfërve nuk pakon pasurinë tonë, ngase mirësia e ruan pasurinë, ndërsa s'ka dyshim se Allahu xh.sh., do t'ia shumëfishojë pasurinë atij që e jep Zekatin, sadakanë dhe lëmoshën për njerëzit e varfër.

Muhamedi a.s. thotë: "Pa dyshim, sadakaja kalon në dorën e Allahut xh.sh. para se ta marrë nevojtari!"

*Të nderuar vëllezër dhe motra, kudo që gjendeni,*

Ngjarjet e luftërat e shumta që sot po ndodhin nëpër shumë vende myslimane tregojnë shumë qartë se fjalët



janë konsumuar, dhe se duhet një strategji e re për të dalë nga kjo gjendje e vështirë me të cilën po pësojnë vetë myslimanët, por kohëve të fundit edhe vetë Islami. Sot në botë s'ka më vend për retorikën.

Të gjithë ne, kudo që gjendemi, me një zë të fortë që buron nga thellësia e bindjes, e zemrës dhe shpirtit, duhet t'i drejtohemi botës mbarë e t'i themi se Islami qëllim thelbësor ka paqen, pastaj që njerëzit që u takojnë, racave, gjuhëve, ngjyrave, besimeve, rajoneve të ndryshme, t'i bashkojë rreth qëllimit dhe idealit të përbashkët, qëllimit të njëjtë, në mënyrë që mbi sipërfaqen e tokës të ndërtohet paqe, dhe nga shoqëria jonë të largohet çdo lloj armiqësie.

Fatkeqësisht, sot disa nga pjesëtarët e besimit islam, për interesa nga më të ndryshmet, filluan që bazat e përçarjes dhe copëtimit t'i nxjerrin nga keqinterpretimi i fesë, nga keqpërdorimi i saj, dhe për interesa satanike djallëzore, të cilat çuan në krime nga më të ndryshmet, dhe këtë, fatkeqësisht, në emër të fesë. Kjo që po ndodh, sado e hidhur qoftë, fatkeqësisht është realitet që dhemb.

A ka më mëkat, më shëmti e injorancë, se dikush të vrasë njerëz të pafajshëm, gra fëmijë e pleq, e këtë ta bëjë në emër të fesë?!

Këtë e bëjnë vetëm kriminelët dhe ata që nuk kanë as fe e as komb, as atdhe e as moral e njerëzi.

Shkaqet janë të shumta, por si është e mundur që një fe, mësimet e së cilës në vazhdimësi thërrasin për paqe e harmoni, të shndërrohet në burim të dhunës. Mendoj se është më se e domosdoshme që t'i kthehemi vetes dhe të merremi edhe më shumë me veten, për ta parë se ku çalojmë. Qëllimi i Islamit, Kuranit dhe Hadithit është krijimi i një shoqërie etike, e jo një shoqërie të shthurur, e cila shkon në dëm të individit familjes dhe shoqërisë. Fuqia që nuk i beson forcës etike, nuk ka mundësi të prodhojë të mirën, vlerën dhe virtytin. Mendoj se një ndër problemet më serioze të botës islame është mosdorëzimi i fuqisë ndaj etikës, e jo siç po veprojnë ata, që etika të jetë prodhim i forcës. Ky koncept quhet vetëm diktaturë.

Ne të gjithë duhet ta dimë se feja islame në thelb përmbledh vetëm vlera, dhe largon kundërvlerat, pra është burim i të gjitha vlerave më sublime njerëzore. Nëse nuk vendoset baraspesha mes dijes e besimit, adhurimit dhe etikës, nëse në mësimet e fesë përzihet hamendja, interesi, lakmia, keqpërdorimi, feja më nuk do të jetë prodhim i vlerave njerëzore, por i kundërvlerave.

Gjaku që sot rrjedh nuk derdhet nga të huajt, nga okupatorët, por nga vetë myslimanët. E Allahu xh.sh. thotë: "Personi që vret një njeri, sikur e ka vrarë tërë botën."

Atë që ne sot e shohim nëpër vende të ndryshme të botës islame është kundër këtij ajeti, kundër porosive kuranore dhe profetike. Disa nga myslimanët, duke vrarë myslimanë mundohen ta ndërtojnë një botë për veten e tyre. Shtrohen pyetje të shumta: Nga cilat burime u ushqyen dhe dolën në mejdan "myslimanët" me bindje të tilla, e që ia drejtojnë armën njëri-tjetrit, dhe, paradoksalisht, duke thirrur: "Allahu Ekber!"?

Këto janë veprime kundërislame dhe kundërnjerëzore, e që i bëjnë vetëm kriminelët dhe njerëzit e shitur, të cilët kanë humbur busullën orientuese, kanë humbur vlerat e fesë, kanë humbur veten dhe Zotin.

Këto vrasje, kjo dhunë që po e shohim, kanë tendencë që të bartet edhe nëpër vende të ndryshme të botës, ku jetojnë e veprojnë myslimanët, por edhe nëpër trojet tona etnike shqiptare. Ne si komb duhet të veprojmë me tërë fuqinë që kemi, e të mos lejojmë që ky sindrom monstruoz të bartet edhe në këto hapësira.

Kosovës nuk i duhen njerëz të ushqyer me mllef e ekstremizëm ndaj të tjerëve, kushdo qofshin ata. Kosovës nuk i duhen edhe imamë përçarës, radikalë e

antikombëtarë.

Hoxhallarët tash e gjashtë shekuj na mësuan drejt, e edukuan këtë popull drejt, e udhëzuan dhe e edukuan ashtu si urdhëron Kurani dhe Hadithi.

Ne na erdhën një numër i misionarëve të shumtë në Kosovë, të cilët shfrytëzuan Kosovën e pasluftës dhe mbollën edhe ide, interpretime e indoktrinime të huaja, për interesa të grupeve, klaneve e shërbimeve të ndryshme, në dëm të ardhmërisë së trojeve tona etnike shqiptare.

Ky popull nuk është mysliman prej dje. Ky popull do të dijë ta ruaj edhe identitetin fetar edhe atë kombëtar, do të gjejë forcë në veten e vet për t'i treguar botës mbarë se ekstremizmi, radikalizmi e terrorizmi janë të huaj, dhe nuk kanë asgjë të përbashkët me ne dhe me fenë tonë islame.

Nuk duhet të kursejmë asgjë për të parandaluar çdo tentativë të dikujt që në emër të fesë merr ndonjë hap kundër vetë fesë, kundër harmonisë dhe bashkëjetesës fetare shekullore, me të cilën në vazhdimësi është krenuar Kosova, Shqipëria, por edhe i tërë kombi ynë.

Nuk guxojmë të bëjmë lëshime në këtë drejtim, ngase nuk kemi asgjë më të shenjtë se atdheun. Prandaj, duhet ta ruajmë atë nga çdo e ligë, por edhe nga të ligat dhe tmerret që po bën edhe organizata kriminale e ashtuquajtur ISIS.

Vëllezër e motra që po na dëgjoni në këto çaste, duhet ta përsëris edhe një herë se marrja pjesë e disa të rinjve tanë nëpër këto lufta të pakuptimta, nuk ka të bëjë asgjë me fenë islame.

Islami dhe urdhrat e Kuranit janë kundër kësaj që po ndodh në Siri e Irak. Të mos e marrë këtë rrugë askush në emër të fesë, në emër të asaj se po lufton për Zotin. Jo! Marrja pjesë nëpër këto luftëra nuk ka të bëjë asgjë me Islamin. Prandaj, ju të rinj që jeni atje e nuk i keni përlyer duart me krime, kthehuni në familjet tuaja, dhe shoqëria shqiptare mendoj se do të gjejë mundësinë që me një strategji të përbashkët të të gjithë institucioneve të vendit të punojë në riintegrimin tuaj të sërishëm në shoqërinë kosovare.

Kjo që po ndodh nëpër ato vende askujt nuk i jep të drejtë të nënçmojë vlerat universale që posedon Islami. Askush nuk ka të drejtë të fyejë ndjenjat e myslimanëve. Askush nuk ka të drejtë të komentojë Islamin sipas tekeve. Askush nuk ka të drejtë të gjykojë Islamin si fe terrori e ekstremizmi, ngase historia dëshmon ndryshe. Askush nuk ka të drejtë të përdhosë Kuranin, të fyejë pejgamberët e Allahut dërguar njerëzimit mbarë, e as të nënçmojë më të dashurin e Allahut xh.sh., Muhamedin a.s.



Të nderuar vëllezër e motra, fatkeqësisht kjo po ndodh edhe te ne. Ca individë, që nuk kanë njohuri për Islamin po mendojnë se fyerja e Islamit ngrit personalitetin e tyre në shoqëri. Jo të nderuar vëllezër e motra, ka kaluar komunizmi dhe koha për të cilën një grup i vogël po ëndërrojnë.

*Vëllezër e motra,*

Në këtë ditë feste të Kurban Bajramit, thërras të gjithë besimtarët që në zemrat dhe shpirtin e tyre të shndritë besimi i sinqertë, i cili motivon zemrat tona që të jemi edhe më solidarë, më humanë, më të mëshirshëm dhe më tolerantë. Të luftojmë urrejtjen dhe armiqësinë, dhe të motivohemi për buzëqeshje e përqafim vëllazëror, ngase thirrja për unitet dhe vëllazërim mes njerëzve urdhërohet në shumë vende në Kuran, por edhe në porositë e pejgamberit tonë të dashur, Muhamedit a.s.

Çdo festë e jona ka urtësinë dhe porosinë e vet, por porosia e Kurban Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e bujarisë, flijimit dhe sakrificës.

Dëshiroj edhe një herë që në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, institucioneve të saja, t'ua uroj këtë festë të gjithë vëllezërve e motrave tona, brenda dhe jashtë trojeve tona etnike shqiptare, si dhe mërgatës tonë, kudo që është.

E lus Allahun xh.sh. që t'i mëshirojë të gjithë ata që jetën e tyre ia falën Zotit xh.sh., për çlirimin e atdheut!

*Urime dhe me fat ju qoftë festa e Kurban Bajramit!*
*Myftiu: Naim Tërnava*
*Më 24.09.2015. Prishtinë*

H. Jetish Bajrami

# Fillimi i "Diturisë Islame"

Fillimisht urojmë jubileun e 30-vjetorit të daljes në dritë të revistës fetare shkencore e kulturore "Dituria Islame"!

Aktivitetet e bujshme të Kryesisë së Bashkësisë Islame asokohe në Prishtinë kishin detyruar idenë për themelimin e një reviste periodike, përmes së cilës, pikësëpari do të informoheshin lexuesit shqiptarë për aktivitetet e Bashkësisë Islame. Kjo revistë, përveç të tjerash, kishte për detyrë të informonte edhe Këshillat e BI-së dhe gjithë të interesuarit e tjerë. Në mënyrë të veçantë revista që do të themelohej do të kishte për detyrë të komunikonte me lexuesin shqiptar mysliman, me anë të shkrimeve që do të botoheshin aty.

Ideja për themelimin e një reviste fetare shkencore ishte e kamotshme, por me ndihmën e Zotit të Madhërishëm realizimi i saj u konkretizua në vitin 1986. Përpjekjet ishin të mëdha, e pengesat e shtetit edhe më të mëdha. Ndërsa forcat destructive të shtetit komunist, të cilat pengonin me këmbëngulje daljen e revistës, ishin të shumta. Megjithatë, revista doli, dhe ajo, që nga numri i parë, kishte një përmbajtje që u përgjigjej nevojave dhe kërkesave të lexuesit shqiptar. Revistën e emërtuam "Dituria Islame", kurse kryeredaktori i parë i saj u emërova unë, Haxhi Jetish ef. Bajrami.

Në fillim "Dituria Islame" ishte tremujore, por shumë shpejt, për shkak të kërkesave të mëdha, ajo u bë e përmuajshme, me katër mijë eksemplarë në muaj. Me këtë tirazh dhe me këtë ritëm revista do të botohej pa asnjë vonesë, për plot pesë vjet. "Dituria Islame", përveç rolit informativ që kishte ndaj lexuesit të saj, prezantonte edhe trajtime dhe studime të ndryshme në shkenca islame dhe më gjerë. Dëshira dhe synimi ynë ishte që revista të arrinte në të gjitha shtëpitë shqiptare, kudo që ishin. Madje revistën patëm filluar ta dërgonim edhe në Diasporë, sidomos në shtetet e Evropës dhe në Amerikë.

Në vitin 1989, atëherë kur regjimi serb mbylli gazetën e përditshme shqip "Rilindja", në Kosovë, me një vendim të Kryesisë së Bashkësisë Islame të atëhershme, kryetar i së cilës isha unë, patëm vendosur që "Dituria Islame" të shëndrrohej në një gazetë informative shqiptare, dhe për një kohë të gjatë ajo ishte organi i vetëm informativ në Kosovë. Në atë kohë revista dilte në dhjetëra mijëra ekzemplarë, dhe një rëndësi e posaçme i jepej dërgimit të saj në Diasporën shqiptare.

Regjimi serb disa herë ndërpreu daljen e saj, por ne, me një vendosmëri të madhe, vazhduam punën e botimit të saj, duke ndërruar shtëpitë e botimit, vetëm e vetëm për të mos pushuar së dali "Dituria Islame".

Në atë kohë, falë vetëmohimit tonë dhe të gjithë personelit që merrej me revistën, arritëm që "Diturinë Islame" ta bënim të prekte pikat referuese politike dhe islame në Kosovë dhe më gjerë. Vendosmëria në punën tonë ishte shenja më dalluese e ndihmës së Zotit që "Dituria Islame" të vazhdonte rrugën e saj drejt lexuesit, dhe t'i përballonte të gjitha vështirësitë që i dilnin.

Sot, falë Zotit dhe angazhimit të të gjithë punonjësve të kësaj reviste, "Dituria Islame" vazhdon të jetë rregullisht në duart e lexuesit shqiptar.




1. Nr. 1-17, 1986-1990 Kryeredaktor-redaktor përgjegjës: Jetish Bajrami, Këshilli redaksues: Jetish Bajrami, Sherif Ahmeti, Dr. Rexhep Boja, Emin Behrami, Avni Aliu, Resul Rexhepi dhe Rexhep Luma, Lektor: Mehmet Halimi, Korrektor: Rexhep Luma, Redaktor teknik: Ali Govori.

Mr. Qemajl Morina

# Jubileu që na gëzon

Më kujtohet se me rastin e botimit të numrit 50-jubilar të "Diturisë Islame", që përputhej me shtatëvjetorin e jetës së saj, kam pas shkruar: "...shtatë vjet të daljes së revistës "Dituria Islame" i mbeten historisë. Jemi në vitin e tetë të rritjes së saj, dhe të përvojës sonë në nxjerrjen e të parës revistë për kulturë, shkencë, islame e shqiptare në Kosovë". Në ato kohë të vështira, por plot me entziazëm, as që më kishte shkuar mendja se unë do ta pres numrin 300-JUBILAR, apo përvjetorin e 30-të të saj, duke vizatuar pothuaj në secilin numër të saj ëndrrat më të mira, të miat dhe të popullit tim. Por, deshi Zoti me madhërinë e Tij, dhe ne jo vetëm se mbijetuam por edhe ngadhnjyem mbi armiqtë tanë shekullorë, duke i realizuar aspiratat tona të kahershme.

"Dituria Islame", tashmë afër 30 vjet që nga dalja e saj, dha kontribut të vazhdueshëm në krijimin e besimit dhe të respektimit të ndërsjellë, që është parakusht real për paqe dhe stabilizim në Bashkësi. Bashkësia (umeti) është amanati yni më i madh me të cilin na obligoi Allahu xh.sh. dhe Pejgamberi i Tij. "Dituria Islame" në mënyrën më të mirë, deri më tash ka treguar se si duhet të ruhet ai amanet. Besojmë se kështu edhe do të vazhdojë.

Sot lexuesit kanë në duar numrin e 300-të jubilar të revistës së tyre. Për afër 30 vjet, sa pritet të ketë në muajin qershor të vitit që vjen, kjo e përmuajshme fetare islame mund të thuhet se është një pasuri e madhe për Bashkësinë Islame dhe popullin e Kosovës. Aty pasqyrohen fazat e ndryshme nëpër të cilat kaloi populli i Kosovës, dhe ndoshta më vendimtaret në historinë e tij më të re. Të gjitha këto kanë mbetur të shënuara me fjalë dhe me fotografi, vlera e të cilave, me kalimin e kohës, do të jetë edhe më madhe.

Prandaj, ky jubile duhet të na gëzojë të gjithëve. 300 numra të "Diturisë Islame" janë një thesar shumë i çmuar fetar e kombëtar për Bashkësinë Islame, myslimanët dhe kombin shqiptar si tërësi. Për këtë ne duhet të jemi vigjilentë dhe të vetëdijshëm për barren që kemi mbi supet tona. Mjetet e informimit në ditët e sotme kanë përparuar shumë, megjithatë ato të shkruarat mbeten më të rëndësishme, sepse ato janë më stabile dhe më të qëndrueshme.

Jemi të vetëdijshëm për koston e lartë që kanë mjetet e informimit në kohën e sotme, për Bashkësinë Islame dhe institucionet e që ka kjo Bashkësi, mirëpo, shtrohet pyetja se, a mund të arësyetohej mungesa e 300 numrave të kësaj reviste dhe për çfarëdo çmimi?! Për këtë, këtu ekziston edhe mençuria e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, e cila që nga koha e luftës ka vendosur çmime stabile për revistat e veta, duke mos diskutuar asnjëherë këtë çështje, edhe pse, thënë realisht, çmime gjithmonë qenë simbolike.

Megjithatë, është koha që të shikohet themelimi i ndonjë reviste dyjavore informative, sepse koha po kërkon një gazetë të këtillë, në mometin kur bota islame veçse po ballafaqohet me një urrejtje të paparë deri më tani.




2. Kryeredaktor, mr. Qemajl Morina, nr. 18- 84, 1990-1996. Këshilli botues: dr Rexhep Boja, Jetish Bajrami, Sherif Ahmeti,mr Iliaz Rexha, Hajrullah Hoxha, Asllan Murati dhe Nehat Krasniqi. Këshilli redaktues: Dr. Feti Mehdiu, dr. Muharrem Pirraku, Mr. Shemsi Ajvazi, Mr. Shemso Shaqiroviq (Emin Behrami), Qazim Qazimi, Naim Tërnava, Nexhat Ibrahimi, Elez Osmani dhe Mr. Qemajl Morina. Lektor: Mr. Mehmet Halimi, Redaktor teknik: Shemsi Gërguri, Korrektor: Sabit Jaha, nga nr. 25 Hasan Emërllahu dhe Mejreme Mehmeti, nga nr. 27 Jusuf Gashi, nga nr. 47 Qemajl Selishta, Dizajni: Nysret Simnica

Mandati i dytë nr. 48-84, 1993-1996. Këshilli redaktues: Miftar Hajdini, Sabri Bajgora, Mustafë Havolli, Elez Osmani, mr. Qemajl Morina. Lektor: Mr. Mehmet Halimi, nga nr. 56-1994 Besa Hoxha, Korrektor: Qemajl Selishta, Dizajni: Nysret Simnica, Redaktor teknik: Hanefi Berisha nga nr 50 (1993).




3. Kryeredaktor, Sabri Bajgora, nr. 85-124, 1996-2000: Redaksia: Ahmet Sadriu, Emin Behrami, Elez Osmani, Hajrullah Hoxha, Nehat Krasniqi, Sulejman Osmani. Lektor: Mehmet Halimi, nga nr 86-1996 Isa Bajçinca, Redaktor teknik: Hanefi Berisha, Korrektor: Skender Rashiti, Disejni kompjuterik: Nysret Simnica, Operator kompjuterik: Nuhi Simnica nga nr. 123 (2000), Sekretar i redaksisë: Elez Osmani nga nr. 100 - 109 (1998), Kopertina: Bashkim Mehani nga nr. 107 (1998) nga nr. 110 (1999) redaktor teknik.

Mandati i dytë, nr. 107-124, 1998-2000: Redaksia: Ahmet Sadriu, Emin Behrami, Elez Osmani, Hajrullah Hoxha, Nehat Krasniqi, Sulejman Osmani, nga nr. 107 (1998) Qemajl Morina, Naim Tërnava, Xhabir Hamiti, Lektor: Isa Bajçinca, Redaktor teknik: Hanefi Berisha, Korrektor: Skender Rashiti

**Sabri Bajgora**

# Vitet që bënë historinë

Në vitin tashmë të largët, 1986, kur e themelua revista jonë e çmuar "Dituria Islame", as optimistët më të mëdhenj nuk do të kishin parashikuar mbijetesën e saj kaq të gjatë, e aq më tepër se ajo do të arrinte edhe numrin e 300-të jubilar. Në trojet shqiptare asnjë revistë fetare, madje as jofetare, nuk e ka arritur këtë shifër impozante. Kjo do të thotë se revista jonë po hyn në analet e historisë së publicistikës islame ndër shqiptarët, nëpër dyert më të mëdha të mundshme, sepse ka një vazhdimësi të pashkëputshme 30 vjeçare.  E gjithë kjo u arrit falë seriozitetit dhe kujdesit të vazhdueshëm që pati Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ndaj saj, por, mbi të gjitha, falë kontributit të plejadës së penave të reja të dijetarëve.

Unë personalisht, në vitet 1996-2000, kam pasur nderin të isha kryeredaktor i numrit të 100-të jubilar. Ato ishin ndër vitet më të vështira për popullin shqiptar, atëbotë kur qe zgjuar në maksimum ndjenja për çlirim kombëtar nga zaptuesit serbë. Revista jonë atëbotë ishte pothuajse dritarja e vetme ku njerëzit e penës arrinin t'i plasonin mendimet e veta, jo vetëm fetare por edhe atdhetare, e që kishin të bënin me politikat ditore dhe rrethanat që mbretëronin atëbotë në Kosovë.

Sot, vështruar nga këndi kohor e historik, shohim se rritja e kësaj reviste ka marrë një hov dhe dimension edhe më energjik. Jo vetëm që është përmirësuar nga aspekti teknik, me shkrime të reja inovative dhe qasje bashkëkohore, të gërshetuara me traditën dhe mësimet e dijetarëve të hershëm të këtij umeti, por tash lexuesit anekënd globit mund ta lexojnë atë edhe on-line, nëpërmjet internetit, duke u bërë kështu pjesë e një rrjetëzimi global, dhe ky fakt këtë revistë e bën edhe më madhështore.

Me rastin e numrit të 100-të jubilar, në cilësinë e kryeredaktorit, ndër të tjera pata thënë: "Sot, kur po festojmë numrin e 100-të jubilar të "Diturisë Islame", e ndiejmë veten krenarë që kemi arritur të afirmojmë një revistë vërtetë serioze, me qasje të mirëfillta ndaj Islamit. Nëse duam një themel të shëndoshë kombëtar, natyrisht se do të na duhet të ngremë edhe edukatën tonë moale e shpirtërore. Dhe, nëse i vëmë një gur këndor fesë, kemi ngritur një keshtjellë të fortë mbi muranat e ngrehinës kombëtare. Nëse dëshirojmë që mosha e njomë të rritet edhe me moral të shëndoshë, duhet t'i ofrojmë asaj gjëra të mira të shkruara."

Sot, nga kjo perspektivë kohore, këto fjalë aspak nuk kanë humbur kuptimin dhe mesazhin e synuar, por jam i bindur se pas disa dekadave do ta përjetojë edhe numrin e 1000-të jubilar, gjithnjë duke pasur parasysh përcjelljen e këtij mesazhi të pastër Islam te zemrat dhe ndërgjegjiet e lexuesve.

Më mban shpresa se diku pas 60-70 vitesh, kur Bashkësia Islame ta festojë numrin e 1000-të jubilar, ato gjenerata do të na përkujtojnë me respekt dhe lutje drejtuar Zotit, dhe si njerëz, që ishim pjesë e kësaj historie dhe ndihmuam që gjenerata e gjenerata të edukohen e frymëzohen në frymën e Islamit burimor.

Allahu i Madhërishëm i bekoftë të gjithë ata që ndihmuan në rritjen e kësaj reviste, e U ndihmoftë edhe atyre që do të vijnë pas nesh, për të arritur objektivat e synuara!

Ahmet Sadriu

# “Dituria Islame” vazhdon me hapin e kohës

“Dituria Islame” është zëri, shpirti e zemra e popullit tonë, të çmuar dhe të respektuar lexues.

Kam nderin, kënaqësinë dhe privilegjin që me pak fjalë të tregoj disa kujtime të mia në cilësinë e ish-kryeredaktorit të revistës sonë dhe tuaj, e cila sivjet ka dy përvjetorë të rëndësishëm: në qershor revista “Dituria Islame” shënon 30-vjetorin e daljes së saj, dhe, me botimin e këtij numri, ka arritur një numër jubilar - numrin 300! Jubiletë si këta janë rast të mira që të kujtohet e kaluara, të vlerësohet puna e bërë, arritjet, sfidat dhe vështirësitë. Tashmë s’ka dyshim që revista “Dituria Islame” paraqet një vlerë të rëndësishme të shoqërisë sonë në përgjithësi, dhe në veçanti të BI-së të Kosovës dhe besimtarëve tanë të respektuar.

Revista, për këto 30 vjet, ka arritur që katërçipërisht të luajë misionin e saj, së pari në kultivimin e fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe, e pastaj duke qenë, në kohë e ditë të vështira, edhe si tryezë e klasës intelektuale e popullit tonë. Po ashtu, “Dituria Islame” luajti një rol përcaktues edhe në nxjerrjen në dritë të shumë penave të reja nga të gjitha viset tona. S’duhet harruar se revista lindi në kohën e sistemit komunist ateist, për të vazhduar në periudhën e vështirë të riokupimit të Kosovës, e më pastaj përjetoi edhe fatin e Kosovës dhe të popullit tonë - Luftën çlirimtare, për të vazhduar misionin e saj në lirinë e Kosovës dhe, së fundmi, në bërjen e shtetit. Nëse shohim prapa, 30 vjet nuk janë shumë, por, nëse kemi parasysh ngjarjet që kaloi populli ynë dhe sfidat me të cilat u përball, s’ka dyshim që kjo periudhë merr një rëndësi të veçantë, për faktin se gjatë kësaj kohe përjetuam thyerje të mëdha. Ajo që vlen të theksohet në këtë rast është se “Dituria Islame” edhe në këto thyerje ishte zëri, shpirti e zemra e populli tonë. Në të gjetëm mësime për besimin në Zotin Një, dhe pikërisht kur kjo ishte e ndaluar nga ideologjia marksiste e leniniste, që atë kohë ishte në pushtet.

Unë kam pasur rastin dhe nderin që, së bashku me bashkëpunëtorët, të drejtoja këtë revistë për 4 vjet, dhe sot mund të them që, falë Zotit, pastaj kontributit të bashkëpunëtorëve dhe, para së gjithash, përkrahjes së lexuesve tanë të respektuar, ta arrij me sukses nxjerrjen e revistës dhe kryerejen e misionit, së pari në vazhdimin e daljes së revistës me rregull, e pastaj edhe në ngritjen e cilësisë, në ruajtjen e fizionomisë, dhe, më pastaj, edhe të sjelljen e një numri të mirë bashkëpunëtorësh të rinj dhe informacionesh për lexuesit dhe besimtarët. Për të gjitha këto jemi angazhuar seriozisht, pa kursyer asgjë, gjithnjë duke marrë parasysh vërejtjet, sugjerimet dhe kërkesat e lexuesve dhe dashamirësve të fjalës së shkruar.

Tani, kur jemi në 30-vjetorin e botimit të suksesshëm të revistës sonë, duhet të vazhdojmë me hapin e kohës, duke mbajtur parasysh të gjitha sfidat që sjell koha, si dhe pritjet e opinionit tonë. Dëshiroj që “Dituria Islame” të vazhdojë misionin e saj edhe në të ardhmen, gjithherë në shërbim të besimtarëve dhe të lexuesve tanë.




4. Kryeredaktor, Ahmet Sadriu, nr. 125-175, 2000-2005: Redaksia: Ali Vezaj, Bahri Simnica, Ferid Agani, Flamur Sofiu, Idriz Bilalli, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Sulejman Osmani, Lektor: Isa Bajçinca, Korrektor: Skender Rashiti, Redaktor teknik: Bashkim Mehani, Operator kompjuterik: Nuhi Simnica. Nga nr. 127-128 (2001) me vebsajt.

Mandati i dytë, nr. 151-175, 2003-2005: Redaksia: Ekrem Simnica, mr. Fahrush Rexhepi, Jakup Çunaku, mr. Musa Vila, mr. Rrahim Aliu, Sabri Bajgora, Sadik Mehmeti, dr. Zija Abdullahu Lektor: Isa Bajçinca, Korrektor: Skender Rashiti, Redaktor teknik: Bashkim Mehani, Operator kompjuterik: Nuhi Simnica, Sekretar i redaksisë: Hajrullah Hoxha nga nr. 153 (2003) - nr. 177-175 (2005), Kopertina: Ymridin Trinaku nga nr. 162 (2004).




5. Kryeredaktor, Bahri Simnica, nr. 176-223, 2005-2009: Redaksia: Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Hajrullah Hoxha, Isa Memishi, Jakup Çunaku, Muharrem Tërnava, Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti, Rexhep Suma, Sabri Bajgora, Lektor: Isa Bajçinca, Korrektor: Skender Rashiti, Kopertina & red. teknik: Ymridin Trinaku, Operator kompjuterik: Nuhi Simnica, Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra nga nr. 201 (2007).

Mandati i dytë, nr. 201 - 223, 2007-2009: Redaksia: Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu Lektor: Isa Bajçinca, Korrektor: Skender Rashiti, Kopertina &red teknik: Ymridin Trinaku, Operator kompjuterik: Nuhi Simnica, Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra.

**Bahri Simnica**

# "Dituria Islame", pjesë e familjes shqiptare

Duke qenë i vetëdijshëm për këtë jubile të 300-të, dhe duke pasur parasysh jetëgjatësinë e revistës "Dituria Islame", kam nderin që si një ish-kryeredaktor i saj këtë numër jubilar t'ua uroj të gjithë atyre që në mënyrë direkte apo indirekte kanë ndihmuar që kjo revistë të mbijetojë për 30 vjet. Pra, dua të uroj popullin tonë, të cilin "Dituria Islame" me temat e veta e ka mbajtur të lidhur me Islamin dhe atdheun.

"Dituria Islame", edhe pse revistë fetare islame, njëkohësisht ishte dhe është ajo revistë që nuk mbolli njëanshmëri shkrimesh vetëm fetare, mirëpo në të përmblodhi shtjellimin e temave të ndryshme dhe për probleme të ndryshme shoqërore e fetare, si dhe ishte një këshillues i mirë për të gjithë, e sidomos rininë tonë.

Për një revistë mujore që vitin e ardhshëm shënon një tjetër jubile, atë të tridhjetëvjetorit në duart e popullit, është vërtet krenari. Por, krenaria është edhe për ne, që si shoqëri islame kemi pasur dhe vazhdojmë ta kemi këtë revistë, si pjesë të pandashme tonën, që nga viti 1986. Revista jonë dhe juaja, "Dituria Islame", tashmë veç është pjesë e historisë së Kosovës, pasi po e vazhdon lulëzimin e saj me tema të larmishme, e që neve si shoqëri po na mban të lidhur edhe më ngushtë me të.

Nëse mundohemi të shtjellojmë anën historike të saj, duhet të themi se "Dituria Islame" është ajo revistë që ka mbijetuar gjatë kohës së pragluftës, edhe pse në atë kohë ishte mbyllur edhe revista e atëhershme "Rilindja". Dhe, si shkas i përballimit të asaj kohe të vështirë, kjo revistë edhe sot vazhdon të jetë çdo muaj në duart e lexuesve të saj.

Gjithastu duhet theksuar se revista "Dituria Islame" frymën e saj të parë e mori në kohën e komunizmit ateist, për të vazhduar më pas edhe në kohën e ri-okupimit serbo-sllav, pastaj mbijetoi gjatë kohës së luftës së fundit, dhe tash ende vazhdon punën e saj në Kosovën shtet të pavarur. Kjo tregon sa sa ishte i vështirë mbijetimi, mirëpo me ndihmën e Allahut xh.sh., dhe punën e pandalshme të të gjithë neve, revista jonë ende vazhdon të jetë në duart e lexuesve të vet.

Kur jemi në numrin e 300, duhet rikujtuar diçka: puna nuk ka përfunduar. Ne duhet të punojmë e ta ndihmojmë edhe më këtë revistë, dhe ta bëjmë edhe më të lexueshme, në hap me kohën dhe zhvillimin, që të shtjellojë ato tema që prekin më shumë shoqërinë tonë.

Ky jubile tregon se "Dituria Islame" vazhdon të gëzojë një respekt në mesin e lexuesve, dhe për këtë arsye ka arritur t`u mbijetojë shumë peripecive.

Sot të gjithë ne kemi nostalgji për disa nga temat që janë shtjelluar përgjatë viteve, pasi "Dituria Islame" është ajo që ka thyer shumë tabu, duke prekur temat nga më të patrajtuara. Kjo gjë mua, si një ish-kryeredaktor dhe anëtar reviste, më bën të ndihem vërtet krenar për gjithçka, për ato vite që jam munduar që sado pak ta ndihmoj revistën tonë në rrugën e saj drejt suksesit.

Prof. Dr. Hysen Matoshi

# Dimensioni kombëtar i revistës "Dituria islame"

Periodiku, përveçse kronikë besnike e kohës dhe e proceseve historike, është edhe dëshmi e nivelit kulturor e të përgjithshëm të një shoqërie. Madje-madje, periodiku fetar është edhe dëshmi e gjendjes shpirtërore të bashkësisë që e prodhon dhe së cilës i dedikohet.

### "Dituria islame" – rrugëtimi i saj

"Dituria islame" shquhet si një faktor i rëndësishëm për formimin e drejtë fetar islam, për njohjen e së kaluarës sonë fetare e kombëtare, për vlerësimin e drejtë të zhvillimeve që lidhen me bashkëkohësinë dhe sidomos për projeksionin sa më të saktë të së ardhmes sonë si bashkësi që mbështetet në vlera të caktuara shpirtërore.

Le të na lejohet të supozojmë vetëm për një moment, duke shtruar pyetjet: Si do të dukej bashkësia jonë islame e Kosovës dhe përgjithësisht e shqiptarëve pa këtë revistë? A do ta kishte këtë dinamizëm që e ka sot, këtë nivel të dijeve islame dhe këtë traditë të komunikimit të tyre? A do të kishim informacionin e duhur mbi rëndësinë e pjesëmarrjes së kulturës islame në makrosistemin tonë kulturor kombëtar? Pa asnjë dyshim, përgjigjet e këtyre pyetjeve e vërtetojnë gjithanshëm rolin e madh që ka luajtur kjo revistë, e konceptuar fillimisht, pothuajse ekskluzivisht, si fetare, për të evoluar me kohë në një strukturë më komplekse dhe më gjithëpërfshirëse tematike nëpërmjet plotësimit me komponentë të rëndësishëm kulturorë e shkencorë, qofshin të traditës sonë, qofshin të asaj botërore. Një krahasim i thjeshtë ndërmjet numrave të fillimit dhe atyre që dalin sot e vërteton, në mënyrë të plotë, ndryshimin cilësor që kanë shënuar përmbajtja, mënyra e trajtimit të çështjeve dhe niveli i avancuar i shqyrtime kulturore e shkencore, sikundër që dëshmi e kësaj ecjeje përpara është edhe përfshirja e një numri gjithnjë e më të madh të ndihmuesve në faqet e saj, autoritete të dëshmuara të jetës e të mendimit islam, të vlerave kulturore kombëtare shqiptare dhe të kaluarës së këtij vendi.



### "Dituria islame" rilindte "Rilindjen"

Kryeredaktori i saj i parë, Haxhi Jetish efendi Bajrami, nën drejtimin e të cilit dolën 17 numrat e parë, në njëzetvjetorin e botimit vinte theksin te karakteri informativ i "Diturisë islame", duke e përqendruar objektivin e saj tek "informimi i drejtë dhe objektiv i besimtarëve." Për një kohë të caktuar roli informativ i "Diturisë islame" do të shtrihej edhe në informacione të zakonshme për gazetat ditore, sikurse janë ato të aktualitetit shoqëror, dhe kjo është veç një dëshmi se si revistë pati fatin e besimtarëve të saj, të cilët u cenuan në të gjitha dimensionet e jetës në fund të viteve 80 dhe në fillim të atyre 90 të shekullit të kaluar. Në të vërtetë, shqiptarët e Kosovës në vazhdën e cenimit nga pushteti serb i kohës u ndodhën në një terr informativ, si rezultat i ndalimit të të gjitha medieve të shkruara dhe elektronike të asokohshme në gjuhën shqipe. Ishte koha kur "Dituria islame", me ato mundësi që kishte, rilindte sadopak "Rilindjen" e ndaluar, duke e përçuar te lexuesi fjalën shqipe, informacionin e saktë që kishte nisur të çlirohej nga lëvozhga skllavëruese ideologjike sllave e komuniste. Ishte vetëdija e lartë e Redaksisë dhe përgjithë-




sisht e Bashkësisë Islame të Kosovës se, vetëm duke ndihmuar për lirinë e atdheut, mund të sigurohej liria e vërtetë e manifestimit të identitetit fetar, se njeriu e ka detyrimin e të qenit rob vetëm në raport me Krijuesin, por asnjëherë në raport me pushtuesin e tokave tona, pavarësisht se cili ishte ai dhe cila ishte forca e tij ushtarake-policore. Duke shfletuar "Diturinë islame" të asaj kohe të mugët për fatin tonë kombëtar, lexuesi do të bindet për dimensionin e saj përtejfetar, dhe sidomos për misionin atdhetar. Kështu, në faqet e saj mund të lexojmë të dhëna për të gjitha trajtat e dhunës që po i zbatonte Serbia mbi shqiptarët e mbetur në pamëshirën e saj. Sado që Serbia synonte që në heshtje t'i kryente të gjitha të paudhësitë dhunuese mbi shqiptarët, lexuesi do ta mësonte, madje edhe nëpërmjet "Diturisë islame", kronikën e rëndë të helmimeve masive të nxënësve shqiptarë në shkolla, kronikën e dhimbshme të pushimeve të punonjësve shqiptarë nga vendet e tyre të punës – pra të privimit nga buka e gojës, ndalimin e medieve në gjuhën shqipe, burgosjen e deputetëve shqiptarë që kishin shpallur Deklaratën e Pavarësisë së Kosovës, plaçkitjen e ekonomisë dhe të të gjitha resurseve të Kosovës, barbaritë mbi xhamitë etj. Mirëpo, nuk mund të mos e përmend edhe praninë e një lajmi aq të rrallë, pothuajse të pabesueshëm, që u botua atëkohë në faqet e revistës sonë, me çka i çirrej maska hipokrite pushtuesit më barbar të kohës moderne. Fjala është për lajmin që informonte opinionin se si policia serbe po e akuzonte Fidan Asllanin, fëmijë pesëvjeçar, për kinse sulm ndaj saj. Kjo tregon tërë absurdin e një pushteti të çmendur, të cilit urrejtja kombëtare ndaj shqiptarëve ia kishte errësuar çdo minimum të arsyes. Duhet shtuar me këtë rast se në informacionet e "Diturisë islame" për ato zhvillime dramatike e tragjike nuk bënin pjesë vetëm lajmet që trajtonin dhunën serbe, ngase paralelisht me to botoheshin edhe qëndrimet e vendosura të subjekteve tona politike, të asociacioneve të tjera kulturore e shoqërore e të tubimeve shqiptare që rreshtoheshin në mbështetje të vullnetit mbarëpopullor për shkëputje definitive nga Serbia dhe kundërshtimin e rreptë të të gjitha masave represive që po i ndërmerrte atëbotë regjimi pushtues. Edhe periudha e luftës së Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës, gjatë viteve 1997-1999, do të dëshmojë për rolin kombëtar të "Diturisë islame", e cila iu kushtonte vëmendje të veçantë zhvillimeve tragjike, dramatike e historike për Kosovën. Duke i bërë vend në faqet e saj të vërtetës së mohuar, "Dituria islame" u shndërrua në modelin e vendosmërisë së guximshme për ta vazhduar rrugën e pakthyeshme të lirisë. Hapësirën e saj për çështje të interesit fetar e dedikoi me zemërgjerësi për çështje të interesit mbarëkombëtar, për çështjen e Kosovës, me çka u bë zëdhënëse e fuqishme e përpjekjeve për liri. Pa asnjë dyshim rimodelimi i funksionit të saj primar, në kohën kur rrezikohej qenia kombëtare dhe kur përcaktohej fati i saj historik, u bë me bekimin dhe përcaktimin e udhëheqjes së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe të redaksisë së saj.




**Përmbajtje me interes kombëtar**

Përveçse nuk pranoi të heshtte në kohën kur ishte e nevojshme të ngrihej zëri për të vërtetën lidhur me shqiptarët, duke u bërë pjesë e angazhuar e luftës për liri dhe të drejta kombëtare dhe përgjithësisht njerëzore, revista "Dituria islame" u bë tribunë e paraqitjes së vlerave të spikatura e identifikuese të botës shqiptare. Kujtojmë faktin se, pas suprimimit të autonomisë së Kosovës, hapësira për të publikuar shkrimet, me karakter shkencor e publicistik, ishte ngushtuar së tepërmi. Vetëm një numër i paktë revistash, me vëllim e tirazh të përgjysmuar, vijuan të dilnin kohë pas kohe. Mundësia për të botuar në faqet e kësaj reviste u bë shpeshherë burim frymëzimi i shumë dijetarëve tanë për të vijuar punën e tyre intelektuale e shkencore.

Meritë e madhe e "Diturisë islame" është edhe prishja e klishesë, sipas së cilës, për dekada të tëra të errësirës komuniste, kontributet fetare janë parë të veçuara nga ato kombëtare, madje-madje edhe me njëfarë antagonizmi "të natyrshëm" ndërmjet tyre. Shkrimet në faqet e kësaj reviste i trajtonin këto kontribute në dritën e së vërtetës objektive, në dritën e burimeve të dokumentuara, sipas të cilave veprimtaria atdhetare dhe fetare e shumë personaliteteve të shquara të botës shqiptare ishte zhvilluar si një tërësi e pandashme dhe funksionale. Retushimet mashtruese që i anashkalonin, apo edhe përjashtonin krejtësisht kontributet fetare, i morën goditjet e para pikërisht në faqet e "Diturisë islame", ndërsa konceptimi për figura dhe ngjarje historike të kombit tonë u bë më i gjithanshëm dhe më i plotë.

Është veçmas i madh numri i kontributeve historiografike të autorëve tanë eminentë të përfshira në 300 numrat e kësaj reviste. Kështu, shumë figura tona historike të përmasës kombëtare do të zbuloheshin apo do të riktheheshin në vëmendjen e opinionit tonë shkencor në saje të publikimit të shkrimeve në faqet e "Diturisë islame". Rrjedhimisht, me kontributet e këtilla diturore, historia jonë do të bëhet më objektive, më e plotë, më e drejtë dhe më e besueshme, ndërsa diskutimi për shumë figura tabu e ngjarje tabu, të shpallura si të tilla nga sistemi sllavo-komunist, do të sillte klimën e debatit të mirëfilltë shkencor aq të nevojshëm për ne. Të mos harrojmë se si, deri në atë kohë, shumë figura të rëndësisë parësore kombëtare ishin lënë anash vetëm për faktin e përkatësisë identitare islame, edhe pse vlera e veprimtarisë së tyre ishte vendimtare për zhvillimet tona historike. Dhe, kur dëmtohen figurat bartëse, doemos dëmtohet e gjymtohet, në mënyrë të pariparueshme, edhe vetë ngjarja historike, edhe vetë historia jonë. Kujtojmë me këtë rast se si anashkalimi i figurës së Myderriz Ymer Prizrenit, kryetarit të komitetit kombëtar të Lidhjes, ndikoi ndjeshëm në paraqitjen e shtrembëruar dhe të mangët të kësaj ngjarjeje madhore në historinë tonë. Në planin e ngjarjeve historike janë trajtuar tema me interes që shtrihen në një periudhë kohore nga Lufta e Kosovës 1389, e deri te ngjarjet e zhvillimeve të bashkëkohësisë. Natyrshëm, periudhat që shënuan






kthesat në zhvillimet historike në hapësirën shqiptare, sikundër janë, ta zëmë: Lidhja Shqiptare e Prizrenit, apo pushtimi sllav më 1912, e kanë tërhequr më tepër vëmendjen e studiuesve. Sa i përket trajtimit të figurave tona kombëtare, duhet thënë se janë rilindësit tanë ata që prijnë në këtë drejtim. Ka shkrime në të cilat trajtohen aspekte përtejfetare të veprimtarisë së Hoxha Hasan Tasinit, Myderriz Ymer Prizrenit, Naim Frashërit, Sami Frashërit, Abdyl Frashërit, Ibrahim Dalliut, Hafiz Ali Korçës, Vehbi Dibrës, Hoxhë Vokas, Xheladin Vesel Gutës etj. Megjithatë, ideologu i shtetit shqiptar, dijetari më i madh i kohës në botën shqiptare, Samiu, është figura qendrore e shqyrtimeve për personalitetet kombëtare në faqet e kësaj reviste. Ndër emrat që dallohen me kontribute historiografike të aspekteve përmbajtjesore kombëtare të ngjarjeve dhe të personaliteteve me peshë kombëtare do të veçonim: Hakif Bajramin, Muhamet Pirrakun, Ilaz Rexhën, Zekeria Canën, Sabit Ukën, Gazmend Shpuzën, Shemsi Ajvazin, Jusuf Osmanin, Fahrush Rexhepin, Hatixhe Ahmedin, Esilda Lukun, Nuridin Ahmetin etj.

Një ndihmesë të madhe kjo revistë e ka dhënë edhe sa i përket nxjerrjes në dritë të vlerave të rëndësishme të kulturës shqiptare e në këtë kontekst edhe të alhamiados shqiptare dhe të kthimit të vëmendjes sonë te to, si një punë shumë e dobishme për krijimin sa më të plotë të njësisë kulturore shqiptare. Gjithsesi shkrimet e autorëve, si Mahmud Hysa, Feti Mehdiu, Qazim Qazimi, Muhamed Pirraku, Ismail Ahmedi, Shefqet Pllana, Ilaz Rexha, Mehdi Polisi, Nehat Krasniqi, Abdullah Hamiti, Isa Memishi, Nexhat Ibrahimi, Idriz Vuçitërna etj., do të jenë një ndihmesë e madhe në plotësimin e mozaikut shkrimor shqiptar, në të cilin trashëgimia jonë kulturore, e shkruar në shqip me alfabet arab, ende nuk e ka zënë vendin që i takon.

Që nga emërtimi i saj e deri te politikat redaktuese, del e kuptueshme se "Dituria islame" ishte dedikuar për folësit e shqipes dhe, në këtë kontekst, pa asnjë dyshim, mund të thuhet se është një dëshmi e rëndësishme gjuhësore e shqipes. Përveçse përqafoi shqipen standarde si një faktor i kohezionit kulturor e historik kombëtar, jo një herë, kjo revistë, kryesisht në saje të punimeve të prof. Isa Bajçincës, por edhe të akademik Mehmet Halimit, u bë burim i formimit të drejtë gjuhësor për lexuesit e saj. Natyrisht, revista do të ndihmonte shumë edhe në planin e saktësimit të terminologjisë islame ndër ne, sidomos në periudhën kur kishte pak botime me përmbajtje islame.

Në faqet e "Diturisë islame" ka pasur shkrime që trajtonin trashëgiminë tonë kulturore e kombëtare, shpirtërore e materiale, me shtresim islam. Sa u përket elementeve islame në folklorin tonë do të veçonim kontribute e vyera të Shefqet Pllanës dhe të Adem Zejnullahut, ndërsa lidhur me monumentet materiale spikatin shkrimet e Sadik Mehmetit dhe të Ramadan Shkodrës.

"Dituria islame" shquhet edhe për karakterin e saj të angazhuar si revistë. Rrjedhat shoqërore dhe historike të shqiptarëve dhe të Kosovës janë pasqyruar gjerësisht në faqet e saja. Editorialet dhe reagimet lidhur me zhvillimet, përveçse shprehje e qëndrimeve të saja dhe të Bashkësisë Islame të Kosovës, shpeshherë kanë shërbyer si motiv për t'u përballur me vështirësitë që sillte shtypja kombëtare dhe për t'i kapërcyer sfidat në rrugën e lirisë. Botuesit dhe drejtuesit e saj nuk u fshehën asnjëherë prapa petkut fetar. Përkundrazi, me shkrimet publicistike dhe qëndrimet parimore, u bënë thirrës në rrugën e lirisë. Ndër autorët që u shquan me shkrime të këtilla të karakterit publicistik janë: Qemajl Morina, Naim Tërnava, Rexhep Boja, Resul Rexhepi etj.

Një numër i konsiderueshëm tekstesh të botuara në faqet e "Diturisë islame" janë përkthime nga gjuhë të ndryshme. Nevoja për të pasur literaturë më të shumtë fetare islame, kulturore e shkencore, shtroi si domosdo përkthimin në shqip të autorëve të dalluar nga kultura

të tjera. Natyrisht, pasurimi i burimeve të formimit me autorë eminentë botërorë, sidomos të autorëve të dijeve teorike, ishte parakusht për një hap cilësor edhe sa u përket autorëve tanë. Veçojmë në këtë drejtim përkthimet e Qemajl Morinës, Hajrulla Hoxhës, Rrustem Spahiut, Miftar Ajdinit, Nexhat Ibrahimit, Avni Aliut, Mehdi Polisit etj.



**Humanizimi i individit, shoqërisë, kombit...**

Veçori tjetër e "Diturisë islame" është edhe karakteri i saj edukativ e arsimor. Është e vetëkuptueshme që në një revistë të këtillë edukimi islam të jetë në rend të parë, dhe gjithsesi informacioni për këtë aspekt të jetë sa më i plotë, por jo i vetmi. Parimi se vetëm individi me formim të përgjithshëm mund të jetë edhe besimtar i mirë thua se ka qenë një moto e redaksisë në të gjitha periudhat. Prandaj, krahas informacionit fetar, aty gjejmë mjaft lëndë të kulturës, të artit, të shkencës etj. Me një fjalë, formimi fetar dhe ai intelektual e kombëtar, bazuar në konceptin ekzistues të revistës, kanë ecur në linja paralele, për t'u shkrirë në atë që quhet formim i kompletuar i individit dhe përgjithësisht i shoqërisë. Një dimension tjetër që lidhet me edukimin ka të bëjë me shkrimet që trajtojnë devijimet shoqërore, të cilat, përveçse janë të ndaluara me parime islame, po ashtu janë dëshmuar si shumë të dëmshme në planin e funksionimit praktik të secilës shoqëri. Për botën e sotme problemet sikur vetëvrasja, vëllavrasja, prostitucioni, narkomania, alkooli, sëmundjet ngjitëse, delikuenca e të rinjve, aktet amorale etj., përbëjnë shqetësim të vazhdueshëm, ndërkaq tekstet me parimësi islame, të botuara në "Diturinë islame", për të gjitha këto, ofrojnë zgjidhje që mbështetet në parandalimin dhe mobilizimin shpirtëror të besimtarëve për t'u përballur me këto sfida rrënuese shoqërore e kombëtare. Prandaj, pse të mos thuhet se krahas objektivit për një bashkësi të emancipuar islame, kjo revistë ka dhënë ndihmesë të theksuar edhe për humanizimin e përgjithshëm të shoqërisë sonë.

Megjithëqë ky shkrim merr në shqyrtim materien historike-kulturore kombëtare të revistës, është e pamundur të mos theksohet edhe rëndësia e komponentit fetar si element qendror i saj. Për të nderuar gjithë ato kontribute të vyera e të shumta nuk do të përmend emra, i bindur thellë se të gjithë kanë vendin e nderit në këtë monument shkrimor të besimit islam, i cili, si rrallë ndonjë tjetër, po e shënon edicionin e tij të treqindtë. Megjithatë, nuk mund të mos i zë ngoje emrat e kryeredaktorëve, Jetish Bajrami, Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Ahmet Sadriu, Bahri Simnica dhe Rexhep Suma, të cilët, bashkë me anëtarët e tjerë të redaksisë dhe me mbështetjen e pakursyer të strukturave udhëheqëse të Bashkësisë Islame të Kosovës, bartën barrën e rëndë të nismës së mbarë, të vijimësisë dhe të të gjitha transformimeve e begatimeve përmbajtjesore që e sollën "Diturinë islame" në këtë format, deri në ditët e sotme, duke e bërë shenjën më identifikuese të shtypit islam në gjuhën shqipe gjithandej hapësirës sonë kombëtare.

Marrë në përgjithësi, revista "Dituria islame", me praninë e saj në jetën tonë shpirtërore e diturore, fetare, shoqërore, kombëtare e shtetërore, e ka shtrirë ndikimin edhe përtej kufirit të ekzistencës së saj, sidomos në rrafshin e plotësimit të boshllëqeve të lëna nga periudhat paraprake; i ka angazhuar në drejtim të ngritjes fetare e kulturore të shqiptarëve potencialet tona më të mira; ka qenë zë i fuqishëm dhe i patrembur në mbrojtje të përcaktimit tonë kombëtar për liri, ka krijuar një gjeneratë që i ka sintetizuar në një unitet atdhedashurinë dhe përkushtimin fetar si dy komponentë që s'bëjnë dot pa njëri-tjetrin; më tej, duke e qartësuar historinë e zhvillimit shoqëror e shpirtëror të shqiptarëve, "Dituria islame" është bërë pjesë e historisë; e duke punuar me përkushtim në të sotmen sfiduese, ajo bëhet pjesë kreative e dinamike e të ardhmes sonë, fetare e kombëtare, më të përparuar e më humane.

Prof. Dr. Adem Zejnullahu

# Mendimi intelektual në revistën "Dituria Islame"

Historikisht, botimi i revistave të ndryshme në letrat shqipe, por edhe të kombeve tjera, ka luajtur rol të rëndësishëm në informimin e lexuesit në kohë dhe hapësirë të caktuar.

Në radhën e revistave që botohen në disa qendra, ku jetojnë dhe veprojnë shqiptarët e besimit islam, është edhe revista fetare, kulturore e shkencore "Dituria Islame", e cila me përmbajtjen e saj të larmishme, si në aspektin fetar, kulturor dhe shkencor, me kohë u bë tribunë e mirëfilltë e shpërfaqjes së mendimit intelektual, në trajtë të shkruar, për shumë çështje e probleme të caktuara me të cilat u preokupua populli shqiptar gjatë periudhës 1986- 2015.

Kjo revistë, që nga numri i parë e deri më sot, ka joshur, frymëzuar e cytur intelektualë të fushave të ndryshme, duke ua mundësuar që t'i shprehin idetë, mendimet, synimet dhe vizionin e tyre për shumë çështje e probleme të caktuara fetare, kombëtare, edukative, arsimore, kulturore, politike dhe shkencore. Kjo revistë në mëyrë të ndjeshme ka ushtruar ndikim në vetëdijen dhe ndërgjegjen e njerëzve, duke i çuar përpara procest e rëndësishme fetare, shoqërore e kombëtare, në shumë fusha të dijes dhe të artit në përgjithësi.

"Dituria Islame" me traditën e saj të gjatë shkrimore shquhet edhe për një aspekt tjetër shumë të rëndësishëm. Me këtë revistë kanë bashkëpunuar shumë intelektualë të shquar të kohës, kombëtarë e ndërkomëtarë, të cilët kanë dhënë kontributin e tyre për shumë çështje e probleme të rëndësishme me të cilat është preokupuar populli i ynë gjatë rrjedhave historike.

Përvjetori i botimit të numrit të 300 të kësaj reviste është tejet i rëndësishëm dhe simbolik, ngase ngërthen në vete një traditë të gjatë shkrimore, që ka luajtur rol të rëndësishëm fetar, kulturor e shkencor, dedikuar ardhmërisë së kombit, jo vetëm në Kosovë, por edhe më gjerë, në Shqipëri, Maqedoni, Mal të Zi etj.

"Dituria Islame" ishte frymëzimi dhe zëri ynë i shprehjes së mendimit, si dhe vizion për të ardhmen më të lumtur të kombit në aspektin fetar, kulturor dhe shkencor. Kjo revistë, në vitet e '90-ta, në mungesë të botimit të shumë gazetave e revistave të tjera, që atëherë i mbylli qeveria serbe në Kosovë, mori rolin kryesor, duke botuar ngjarje të rëndësishme që ndërlidheshin me përpjekjet e popullit dhe të udhëheqësve për ta çliruar dhe bërë Kosovën shtet të pavarur. Ajo dëshmoi fuqishëm për zhvillimin e shumë ngjarjeve të rëndësishme, të cilat ndodhën në të kaluarën në Kosovë, sidomos para dhe pas luftës së vitit 1999, kur kjo revistë u bë zëdhënëse jo vetëm e çështjeve dhe problemeve fetare, por edhe e të gjitha ngjarjeve më të rëndësishme që u zhvilluan në Kosovë. Kjo revistë, në një mënyrë u bë kronikë besnike e kohës më të vështirë, duke publikuar mendimet dhe veprimet e intelktualëve nga mbarë hapësira shqiptare për çështjet më të rëndësishme të fesë dhe kombit.

Lirshëm mund të thuhet se me "Diturinë Islame" kemi arritur të krijojmë një traditë të mirë shkrimi, duke





shënuar ngritje, zgjërim dhe thellim të vazhdueshëm të mendimit intelektual për shumë çështje e probleme të ndryshme që e karakterizonin realitetin jetësor e historik të popullit tonë në raport me faktorin e brendshëm dhe të jashtëm, duke ndihmuar me të madhe në njësimin e njëmendësisë kombëtare të veprimit të forcave politike për çlirimin dhe pavarësimin e Kosovës.

Vlerë tjetër e rëndësishme e kësaj reviste është edhe botimi i shumë artikujve të ndryshëm që kishin për temë trajtimi tolerancën ndërfetare ndërmjet popujve me besime të ndryshme.

Po t'i shikojmë me kujdes numrat e parë të kësaj reviste, dhe t'i krahasojmë me këto të fundit, shihet qartë se çfarë zhvillimi ka pasur kjo revistë në shumë fusha, si dhe sa është zgjeruar dhe sa është avancuar mendimi intelektual. Në numrat e parë bie në sy tematika më e kufizuar fetare, madje janë të pranishëm në masë më të dukshme temat dhe artikujt e huazuar nga intelektualët e huaj arabë, persianë, turqë, gjermanë boshnjakë e të tjerë, për çështje të Kuranit dhe komentimit të tij) etj., kurse tematika kulturore dhe shkencore ishte më pak e prezentuar për shkaqe subjektive dhe objektive të kësaj reviste.

Me kohë përmbajtja e kësaj reviste është plotësuar me shumë prurje të reja, e veçanërisht në kulturë dhe shkencë. Në të kanë gjetur vend trajtimi edhe çështjet me të rëndësishme kulturore dhe shkencore nga jeta, shoqëria, kombi, të cilat i kanë shkruar njerëzit e shquar të fushave të ndryshme fetare, kulturore, historike, sociologjike, arsimore, edukative dhe shkencore.

Asnjë revistë në hapësirën tonë dhe në traditën e saj botuese në të kaluarën, por edhe sot, nuk ka qenë më e hapur për bashkëpunim, me të gjithë ata vullnetmirë që kanë dashur të botojnë vrojtimet e tyre nga këndët e ndryshme: fetare, kulturore dhe shkencore.

Në saje të botimit të kësaj reviste lexuesi ka mundësi të mësojë shumë, t'i zgjerojë njohuritë e veta për doktrinën islame, për Kuranin, për hadithet Pejgamerit a.s., Tefsirin, etj., pastaj për historinë, arsimin, edukatën, filozofinë, gjuhën kulturën etj. Këtu kanë gjetur vend mendimet dhe shprehjet e formës më bashkëkohore për probleme të caktuara, sidomos të njohjes dhe të afrimit të kulturave me popujt e tjerë të Lindjes dhe të Perëndimit. Të gjitha këto janë vlera të rëndësishme të "Diturisë Islame", që përforcohen dhe dëshmohen deri me botimin e këtij numri jubliar, të 300-të të kësaj reviste.

Dimension të veçantë në këtë revistë paraqesin edhe shkrimet studimore të autorëve të ndryshëm, lidhur me poezinë shqipe të shkruar me alfabet arab nga bejtaxhinjtë e shumtë, duke vënë në pah kontributin e tyre fetar e kombëtar, kulturor, gjuhësor e shkencor. Në vazhdim të kësaj do theksuar se kohë pas kohe janë botuar edhe poezitë e disa poetëve të njohur shqiptarë, në të cilat kanë shprehur ndjenjat, frymëzimet e tyre nga realiteti jetësor, por edhe nga bota e tyre brendshme. Gjithashtu, kjo revistë në mënyrë të veçantë ka ndihmuar edhe në publikimin e veprimtarisë fetare dhe kombëtare të ulemave tanë, gjatë periudhave të ndryshme, duke paraqitur rezultate të reja e të panjohura për punën e tyre të vyeshme. Po ashtu, në disa numëra ka botuar edhe studime me poezi e prozë

nga krijimtaria gojore me përberës islamë, ku janë trajtuar artistikisht problemet e jetës, por edhe besimi islam si pjesë e pandashme, duke i shquan vlerat e tij, të pastërtisë, moralit, drejtësisë, urtisë, mençurisë, harmonisë, paqes, të cilat i kultivon dhe i predikon vetë doktrina islame.

Bashkëpunëtorë që publikuan shkrimet e tyre në këtë revistë, në harkun kohor 1986- 2015, janë të shumtë. Ata kanë grada e tituj të ndryshëm universitetesh shkencore të fushave të ndryshme, dhe janë shqiptarë e të huaj, dhe nga teologjia, kultura dhe shkenca. Këta janë akademikë, doktorë shkencash, profesorë universitetesh, pastaj hoxhallarë, myderrizë e intelektualë të gjeneratave të ndryshme, të cilët dhanë një kontribut të jashtëzakonshëm në përsosjen e fizionomisë së kësaj reviste. Disa nga autorët që u prezantuan me punimet e tyre janë edhe këta: Idriz Ajeti, Jashar Rexhepagiq, Pajazit Nushi, Feti Mehdiu, Hasan Kaleshi, Shefqet Pllana, Qemajl Morina, Qazim Qazimi, Fahrush Rexhepi, Muhamet Pirraku, Rexhep Boja, Resul Rexhepi, Nehat Krasniqi, Miftar Ajdini, Naim Tërnava, Zekeria Cana, Iljaz Rexha, Zejnullah Gruda, Hakif Bajrami, Milazim Krasniqi, Gazmend Shpuza, Jahja Koka, Ferid Agani, Ahmet Sadriu, Sabri Bajgora, Sabit Uka, Mahmut Hysa, Rexhep Hoxha, Rexhep Suma, Hysen Matoshi, Safet Hoxha, Nexhat Ibrahimi, Bahri Simnica, Xhabir Hamiti, Jusuf Ramiqi, Abdi Baleta, Mexhid Yvejsi, Hajrullah Hoxha, Hysen Kordha, Mehdi Hyseni, Musa Vila, Zija Abdullahu, Idriz Vuçitërna, Hamdi Thaçi, Isa Tërshani, Sadik Mehmeti, Nuridin Ahmeti, Fitim Flugaj, Ramadan Shkodra, Dr. Ahmed Muhamed El-Hafy, Dr. Murad Wilfrid Hofman, Dr. Abdullahhalim Muntasir, Dr. Haris Silajgjiq, Muhamed Kutb, Mustafa Spahiq, Dr. Fikret Karqiq, Dr. Jusuf Kardavi, Prof. Dr. Mehmet Aydin, A. Gressy Morrisan, Marice Bucaillew, Dr. Lonay M. Safi, Prof. Dr. Ahmet Akunduz, E. J. W. Gibb, Edith Durham etj.

### Përfundim

Duke shfletuar numrat e "Diturisë Islame" nga fillimi e deri më sot, mund të thuhet se kjo revistë, në një farë mënyre, është vazhdimësi e mendimit fetare islam dhe e sensibilizimit të çështjes kombëtare etj., të revistave që botoheshin dikur në këto hapësira si: "Zani i Naltë", "Kultura Islame", "Udha e s'Vërtetës", "Njeriu". Meritën kryesore për këtë revistë e kanë themeluesit e saj, ndërsa, për mbajtjen gjallë të frymës intelektuale, të pasurimit dhe të avancimit të mendimit intelektual e kanë kryeredaktorët dhe bashkëpunëtorët vullnetmirë, që nuk hezituan t'i dërgojnë punimet e tyre për publikim në këtë tribunë të mirëfilltë të mendimit fetar, kulturor e shkencor.



**Fatmir Beka**

# "Dituria Islame" ishte dhe vazhdon të jetë në shërbim të fesë dhe kombit

Për një ditore, javore apo mujore, përvjetorët janë shumë të rëndësishëm, pasi lënë gjurmë në jetën e tyre, që shkruajnë dhe dëshirojnë që me shkrimet dhe përvojën e arritur të ndihmojnë në arsimin, edukim, vetëdijesimin por edhe zhvillimin e shoqërisë në përgjithësi. Prandaj, numri 300 ka vlerë të veçantë për një revistë, siç është "Dituria...", edhe për faktin se ajo vazhdon të qëndrojë besnike ndaj synimit të saj të përhershëm: shërbimit konsekuent ndaj fesë dhe kombit.

Natyrisht, arritja e botimit deri në këtë shifër për stafin përgatitor, gazetarët dhe redaktorët, imamët dhe krerët e Bashkësisë Islame të Kosovës, që së bashku me revistën hapëruan ndër vite, është një kontribut i çmuar në rritjen e edukimit fetar, vetëdijes kombëtare, por edhe edukatës qytetare dhe demokratizimit të vetë shoqërisë.

Meritat e veçanta i kanë ata që e nderuan, filluan botimin dhe ndihmuan revistën në kohët më të vështira. Botimi i kësaj reviste, sikurse edhe i revistave tjera kosovare, kishte peripecitë dhe vështirësitë e shumta gjatë rrugëtimit deri në ditët tona.

Revista me kohë ka krijuar fizionominë dhe vazhdon të avancohet, si në përmbajtje ashtu edhe në cilësi, duke nisur nga laramania e temave dhe tematika, dizajni dhe mënyrat e shtjellimit shkencor të temave të caktuara. Të pakta janë revistat, qoftë në vend apo edhe nga vendet tjera, që me kaq precizitet kanë arritur të ruajnë baraspeshën mes vlerave fetare dhe atyre kombëtare, ndërthurjen e tyre dhe pashmangshmërisht ndikimin reciprok që ka kombi dhe feja në zhvillimin e një kombi.

Një rrugëtim me përplot sfida për një periudhë gati 30 vjeçare, nën kujdesin e ekuilibrit të shpërfaqjes së vlerave fetare dhe atyre kombëtare, patjetër se është rezultat i punës dhe përkushtimit shkencor të bashkëpunëtorëve, profesorëve dhe imamëve, të cilët më së miri kanë matur pulsin dhe kanë arritur të ecin në hap me qytetarët dhe me nevojat e kërkesat që sillnin rrethanat dhe koha.



Suksesi i baraspeshës së vlerave, përmbajtja, potenciali dhe rezultatet nuk do kishin shkëlqimin e saj nëse revista "Dituria islame" nuk do të ecte në hap me lexuesin, studiuesin dhe qytetarin e thjeshtë e besimtar, nëse nuk do të ishte kryekëput në shërbim të fesë dhe çështjes kombëtare.

Prandaj, numri 300 është e arritur që duhet ta bëjë të krenohet fillimisht Bashkësinë Islame e Kosovës, e pastaj edhe drejtuesit e saj ndër vite: imamët, studiuesit dhe stafi redaktues, që si askush tjetër ka kuptuar rolin dhe misionin që duhet të ketë kjo revistë në njohjen e vlerave të besimit dhe njohjen e vlerave të kombit, si rrugë e pashmangshme e zhvillimit dhe dëshmimit. Me rastin e daljes së numrit 300, që doemos duhet të jetë jubilar, nuk mund të anashkalohet rrugëtimi 30 vjeçar, dhe mosanalizimi apo vështrimi i rrugëtimit të revistës "Dituria Islame" përgjatë gjithë këtyre viteve, për të parë ecjen dhe zhvillimin e saj.

Të parat që duhet përmendur janë rrethanat politike dhe shoqërore nëpër të cilat kaloi revista në çerekshekullin e daljes së saj; gjeneratat e reja mund të mos e dinë këte, por ato të mesmet edhe të shtyrat assesi s'mund ta harrojnë se "Dituria Islame" për herë të parë e pa dritën në qershorin e vitit 1986.

Vitet 80-ta ishin vite të zeza për vendin tonë. Kosova po ringjallej dhe po merrte veten edhe më fuqishëm, pra pas ngjarjeve të mëdha të demonstratave të vitit 1981, që lëkundën deri në themel ideologjinë dhe shtetin komunist të Jugosllavisë dhe propagandën e "bashkim - vëllazërimit". Atëbotë edhe po artikulohej me vendosshmëri synimi i sa e sa brezave për barazi, çlirim dhe bashkim kombëtar.

"Dituria Islame" nisi rrugëtimin e vet në një periudhë shumë të brishtë të historisë sonë të re kombëtare, duke marrë për një kohë të gjatë edhe rolin e mediumit të vetëm informativ, dhe udhërrëfyesit të rrugës që duhej të merrte kombi ynë në kohën kur pritej shkatërrimi i "ngrehinës artificiale" që quhej Jugosllavi, ku shqip-

tarët kurrë nuk ishin trajtuar ashtu si proklamohej: të barabartë, por vazhdimisht ishin shtypur e kontrolluar.

Ideologjisë komuniste që kishte kufizuar jo vetëm liritë kombëtare por edhe ato fetare tashmë po i vinte fundi, ndërsa roli i revistës ishte ringjallja e mendimit kombëtar tek inteligjenca shqiptare, dhe afrimi i saj me popullin, qytetarin e thjeshtë. "Dituria Islame" ishte ura ndërlidhëse mes dijes e inteligjencës, besimit dhe synimit që kishte popullata.

Me gjithë vështirësitë e shumta, falë kontributit të inteligjencës dhe punës së medieve, ku vend të veçantë zë "Dituria Islame", u rrit revista për nga tematika dhe u rrit edhe numri i lexuesve, sikurse u rrit edhe numri i bashkëpunëtorëve dhe studiueseve që tashmë kishin një vend ku shfaqin pikëpamjet dhe qëndrimet, qoftë nga fusha e fesë, ashtu edhe nga fusha kombëtare.

"Dituria Islame", ndonëse nga vetë emri ka të bëjë me Islamin, kurrë nuk ishte vetëm islame. Ajo theu tabutë duke iu dhënë hapësirë në faqet e saj edhe temave dhe bisedave me prijësit e feve tjera që bashkëjetojnë në popullin tonë, duke zgjeruar rrethin e bashkëkomunikimit, si në aspektin ndërislam por edhe atë ndërkonfesional. Pikërisht kjo përbën një tjetër vlerë të veçantë me të cilën vazhdon të veçohet kjo revistë, pasi pati guximin e thyerjeve të tabuve, inkorporimit të temave dhe qëndrimeve tjera jashtë Islamit, e që i japin vlerën punës dhe kontributit të saj për shoqërinë tonë.

Sot, në numrin 300, "Dituria Islame" vazhdon rrugëtimin e saj më e fuqishme se më parë, duke i mbetur konsekuente traditës islame, fizionomisë së trasuar, me synimin për mbajtjen e lexuesve të deritashëm dhe shtimin e lexuesve të rinj, përmes pasqyrimit më shkencor të vlerave që dalin nga Islami karshi vlerave që ka kombi dhe rrugëtimi i përbashkët.

"Dituria Islame" duhet të vendosë objektiva të reja përpara, para së gjithave të ruajtjes së vlerës karshi rrezikimit që i bëhet shtypit nga internet dhe rrjetet sociale, që sot janë aq dominues. Në këtë kontest, stafi redaktues dhe bashkëpunëtorët duhet të investojnë më shumë përkushtim e dije që të ruajnë vlerat, t'i përparojnë ato dhe të përballen me internetin përmes temave shkencore, këshillave por edhe qëndrimeve të studiuesve dhe njohësve, si të vlerave fetare ashtu edhe kombëtare.

Revista paraqet një vlerë të pakontestueshme të shoqërisë sonë në përgjithësi, dhe dhe mendimit shkencor islam e kombëtar në veçanti. Është një urë lidhëse ndërmjet drejtuesve të BI-së të Kosovës, besimtarëve dhe popullit tonë, posaçërisht në kultivimin e dijes islame në gjuhën shqipe. Është tryezë e debatit të studiuesve, inteligjencës dhe qytetarëve.



Nuk duhet të harrojmë se revista "Dituria Islame" lindi në kohën e sistemit komunist ateist, mbijetoi në sfida dhe periudha shumë të vështira për gazetarinë - mediet dhe popullin, ishte përkrah luftës çlirimtare për të mbështetur dhe ndihmuar edhe në shpalljen e pavarësisë dhe ndërtimin institucionale të vendit, punë kjo që vazhdon edhe sot.

"Dituria Islame" ishte dhe duhet të mbetet zëri, shpirti dhe zemra e popullit, sepse ndër numrat e vite aty u publikuan mësime për besimin në Zotin Një, kur ishte e ndaluar shprehja e lirë dhe njohja me besimin. Por, në të njëjtën kohë ajo gjeti hapësirë edhe për historinë e lavdishme të populli tonë, luftën ndër breza për liri, barazi dhe prosperitet, sakrificën e patriotëve e atdhetarëve të kombit tonë, si dhe rrugën e gjatë deri në liri dhe pavarësi.

Në numri 300 besojmë se stafi redaktues ka përpara plan të detajuar në vazhdimin dhe ruajtjen e misionit të revistës, të pasqyrimit të denjë të vlerave fetare edhe kombëtare.

Objektiv i revistës mbi të gjitha duhet të mbetet trasimi i rrugëtimit të deritanishëm në misionin e saj kombëtar, fetar,shkencor, kulturor e informues, në ruajtjen e fizionomisë dhe begatimin e vazhdueshëm me qëllim të përmbushjes së rolit dhe detyrës që ka si organ i trajtimit shkencor të mendimit shoqëror.

Duke frymuar në mjedisin shumëkulturor, siç është vendi ynë, që është një pasuri e përgjithshme, vetëm vlerat e veçanta, trajtimi shkencor dhe i argumentuar i çështjeve fetare e kombëtare do e mbajë të fortë dhe të pranuar revistën "Dituria Islame".

"Dituria Islame", duke ecur në një rrugë të gjatë mbiçerekshekullore, duke tejkaluar etnicitetin, por duke u bazuar fuqishëm në njohuritë dhe obligimet që dalin nga Kurani famëlartë, vazhdon të ruajë baraspeshën fetare e kombëtare. Sot ajo është më e kalitur, më e fortë, më e besueshme, më e paanshme dhe më e sigurt.

Ruajtja e etikës profesionale, ruajtja e baraspeshës fetare e kombëtare, si dhe informimi i drejtë i shpejtë dhe pa shtrembërime duhet të jenë përkushtimi i secilit medium, në secilën shoqëri, pa marrë parasysh besimin apo përkatësinë etnike. Besoj se disa prej këtyre qëndrimeve janë edhe synime që ka "Dituria islame", që krahas përkushtimit dhe publikimit të mirës për dinin dhe interesat e botës islame, të jetë edhe zëdhënëse e interesit të çështjes kombëtare, ndërtimit të institucioneve dhe zhvillimit të shoqërisë sonë.

Mr. Ragmi Destani

# Roli i revistës "Dituria Islame" në ngritjen fetare, arsimore dhe kombëtare në Kosovën Lindore

Revista "Dituria Islame" ishte dhe vazhdon të jetë revista e vetme fetare islame në Kosovë dhe në Luginën e Preshevës.

Duke pasur parasysh se atë e themeloi dhe e mirëmbajti Bashkësia Islame, që nga themelimi i saj e deri në ditët e sotme, ajo vazhdoi me daljen e numrave rresht dhe pa asnjë ndërprerje, falë angazhimit të Bashkësisë Islame dhe interesimin e madh të saj për funksionimin e revistës. Gjatë kësaj periudhe tridhjetëvjeçare "Ditura Islame" aktivizoi shumë kuadro të teologjisë islame dhe të tjerë, me qëllim që ta gjejnë veten duke paraqitur aftësitë e tyre intelektuale dhe idetë në shkrimet e tyre. Gjatë gjithë kësaj periudhe veproi si e vetme, pa pasur ndonjë konkurrencë serioze në këtë fushë.

Lugina e Preshevës në aspektin fetar ishte gjithmonë pjesë e Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe ajo që servohej nga literatura islame në pjesët e Kosovës përfshinte edhe Luginën, si pjesë e pandashme e saj. Kështu që, edhe revista"Dituria Islame", sikur "Takvimi", "Edukata Islame", "Vaktia e Ramazanit" dhe literatura tjetër e Bashkësisë Islame, shpërndahej nëpër xhami dhe nëpër kënde ku shiteshin gazetat në gjuhën shqipe.

Shpërndarja më e madhe natyrisht ishte nëpër xhami, falë kontributit të imamëve dhe interesimit të xhematit. Në shumë xhami imamët kishin emrat e atyre që e kishin rezervuar numrin e radhës të revistës "Dituria Islame", dhe porsa vinte ata e merrnin menjëherë. Kishte edhe nga ata që ishin parapagues të saj.

Këshilli i Bashkësisë Islame në Bujanoc kishte edhe një metodë tjetër të shitjes. Në qytetin e Bujanocit janë vizituar të gjitha kompanitë dhe lokalet, dhe u është propozuar revista Dituria Islame, ku një shumicë e tyre edhe pranuan ta merrnin, dhe me ardhjen e numrit të ri ajo u dërgua nëpër secilën pikë.

Sikur në gjithë Kosovën, revista "Dituria Islame" edhe në Luginën e Preshevës ka lënë gjurmët e saj, si në aspektin fetar-arsimor, gjithashtu edhe në atë institucional dhe kombëtar. Viteve të nëntëdhjeta ishte mjeti më i besueshëm informativ, edhe pse botohej vetëm një herë në muaj; lexuesit kishin shumë besim në informacionet që sjellte revista "Dituria Islame". Në numrat e atëhershëm shkruhej për situatën e rëndë politike në Kosovë, dhe kishte shkrime të ndryshme e analiza rreth asaj situate, sidomos për torturimet e shqiptarëve





nga policia serbe dhe për krizën ekonomike që e pati kapluar popullatën e Kosovës, e në veçanti punëtorët e përjashtuar nga puna. Temat e këtij lloji në revistën "Dituria Islame", imamët dhe lexuesit e tjerë të saj i bisedonin nëpër popull dhe ndikoheshin shumë emocionalisht, e shpeshherë këto biseda rezultonin edhe me aksione të tubimit të ndihmave të ndryshme nga xhemati i Luginës për popullatën e Kosovës. Këto ndihma inicoheshin nga imamët në ditën e xhuma, ku ata shpeshherë kërkonin ndihma nga xhemati, në emër të rrymës së xhamisë, ose për ndonjë familje të varfër, e pastaj ato dërgoheshin në Kosovë.

Numri i 108-të dhe 109-të i revistës "Dituria Islame", me fotografitë e kufomave të masakrës së Reçakut, preku thellë në zemrat e popullatës në Bujanoc dhe Preshevë.

Vetë ardhja e revistës "Dituria Islame" në Bujanoc kishte vështirësi në vete, sepse shpesh ka ndodhur që të ndalet në kufi (pas luftës së vitit 99-të) deri në një orë, duke i marrë në pyetje bashkëpunëtorët dhe duke kërkuar sqarime se çka shkruhej aty. Kjo torturë e bënte edhe më të dashur këtë revistë.

Kjo revistë ishte një ndihmë e madhe edhe për imamët, sepse aty kishte tema fetare dhe shpeshherë fetva të ndryshme që kërkonte xhemati. Temat e kësaj reviste, që ishin të përgatitura mjaft mirë, shërbenin si temë ligjërate e së premtes, ose si një temë që jepte informacione për ndonjë çështje fetare.

Ndikimi i saj te xhemati i Luginës ishte shumë dimensional. Në aspektin e fesë temat e Diturisë jepnin shumë njohuri, dhe kjo vërehej nga lexuesit e saj. Disa herë ka ndodhur që në Këshillin e Bashkësisë Islame në Bujanoc të vijnë lexues të revistës dhe të kërkojnë sqarime për tema të ndryshme që i lexonin në të. Shpeshherë temat e kësaj reviste i kemi diskutuar nëpër mexhlise të ndryshme me xhematin, ku nga kjo është vërejtur se sa me përkushtim ata e lexoninë këtë revistë. Kryesisht te xhemati i Luginës kjo revistë ndikoi në ngritjen e vetëdijes fetare, në njohuri fetare dhe në informim fetar dhe kombëtar.

Raporti i revistës "Dituria Islame" me Këshillin e Bashkësisë Islame në Bujanoc dhe Preshevë ishte shumë i ngushtë dhe i domosdoshëm, pastaj konkurset, aktivitetet, informacionet e ndryshme rreth punës së Kryesisë së BIK-ut, mbledhjet e Kuvendit, seminarët me imam, zgjedhjet etj., krejt këto pra prezantoheshin pikërisht nga kjo revistë. Ndikimi i revistës "Dituria Islame" në Luginë në muajin Ramazan ishte shumë domethënës, sepse aty kishte shumë tema rreth Ramazanit, e në veçanti kur vaktia e Ramazanit vinte brenda "Diturisë Islame".

Pas luftës së vitit 1999 gjendja në Luginën e Preshevës filloi të vështirësohet shumë, ku më pas filloi edhe lufta e UÇPMB-së, e cila zgjati mbi gjashtë muaj. Në këtë periudhë u ndërpre plotësisht ardhja e revistës " Dituria Islame" nga Prishtina, por u vështirësua edhe shpërndarja e saj nëpër terren. Në këtë kohë kjo revistë humbi shumë lexues dhe u çrregullua me shumicë ai rend që ishte ndërtuar dhe me vite. Shpërndarja e saj me vështirësi vazhdoi kështu edhe për një kohë, derisa erdhi edhe ndërprerja e ardhjes dhe shpërndarjes së saj nëpër xhamitë e Luginës. Pra, revista Dituria Islame aktualisht i mungon shumë Luginës, sepse edhe ashtu nuk ka ndonjë revistë tjetër që shpërndahet, apo që mund të zëvendësonte revistën "Dituria Islame". Shpresojmë që sa më shpejt të rikthehet në Luginë, dhe ta (ri)marrë vendin dhe ndikimin që kishte dikur.

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" - (3)

فَالْحَامِلاتِ وِقْرًا. فَالْجَارِيَاتِ يُسْرًا. فَالْمُقَسِّمَاتِ أَمْرًا. إِنَّمَا تُوعَدُونَ
لَصَادِقٌ. وَإِنَّ الدِّينَ لَوَاقِعٌ

"(Betohem) Dhe në retë e ngarkuara rëndë, dhe në ato (anijet) që lundrojnë lehtë, dhe në engjëjt që shpërndajnë urdhrat, se, me të vërtetë, është e sigurt ajo që ju premtohet, dhe çdo shpërblim e dënim do të ndodhë!"

***



**Koment:**

*2. "(Betohem) Dhe në retë e ngarkuara rëndë..."*

Betimi i dytë hyjnor në këtë sure është në retë, nga të cilat bie shi, i cili e freskon dhe gjallëron tokën pasi ajo është tharë. Shumica e dijetarëve janë të mendimit se fjalët "El-Hamilati vikra", nënkuptojnë retë e dendura dhe të rënda, që bartin shi.

Kurani famëlartë, i ka kushtuar vëmendje të posaçme reve. Janë me dhjetëra ajete që flasin drejtpërdrejt rreth tyre, e disa të tjerë që aludojnë në to. Në lidhje me retë ka folur edhe i Dërguari i Allahut s.a.v.s., e natyrisht edhe shkencëtarët, të cilët na kanë sqaruar deri në detaje përbërjen e tyre: si formohen, si bie shiu, bora e breshëri etj.

Përderisa në komentimin e ajetit paraprak folëm për rëndësinë e erërave në jetën e çdo gjallese në tokë, dhe vërejtëm se pjesë e këtij zinxhiri jetësor janë edhe retë që me vete bartin shiun, në formë të avullit, i cili kondensohet në to nga detet dhe lumenjtë, dhe pastaj fryma-era e bart me lejen e Allahut, aty ku është urdhëruar.

Retë janë cilësuar si të rënda dhe të dendura edhe në disa ajete kuranore, duke pasur parasysh barrën e ujitshiut që e bartin me vete, si p.sh.: "...e kur ato (erërat) bartin re të mëdha (të rënda), Ne i sjellim mbi një tokë të vdekur dhe lëshojmë në të ujin (shiun), dhe me të (me ujin) nxjerrim të gjithë frutat..." (El A'raf, 57); dhe: "Ai është që shfaq vetëtimën trishtuese (nga ndonjë fatkeqësi), por edhe shpresëdhënëse (për shi), dhe formon re të dendura..." (Er Rra'd, 12).

Ajo çka neve na intereson rreth formimit të reve është procesi zinxhiror, i cili është përmendur edhe në Kuran, dhe i cili i ka mahnitur edhe shkencëtarët dhe meteorologët më eminentë të botës. Së pari, për të ardhur deri te procesi i rënies së shiut rolin kyç luan era. Flluskat e panumërta të ajrit, të cilat formohen nga shkumëzimi i ujit të oqeaneve, plasin vazhdimisht dhe shkaktojnë veçimin e disa grimcave të ujit, të cilat ngrihen lart në qiell. Këto grimca të pasura me kripë (të cilat quhen aerosole) transportohen nga erërat dhe ngrihen në atmosferë. Ato funksionojnë si kolektorë uji



dhe formojnë pika reshë, duke i mbledhur rreth vetes avujt e ujit që ngrihen nga deti. Pra, retë formohen nga avujt e ujit që kondensohen rreth këtyre kristaleve të kripës apo grimcave të pluhurit që gjenden në ajër. Meqë pikat e ujit në këto re janë mjaft të vogla (me diametër 0.01 dhe 0.02 mm), retë "qëndrojnë pezull" në ajër dhe përhapen në qiell. Në këtë mënyrë qielli mbushet plot me re.

Më pas pikat e shiut në retë e sapoformuara do të qëndrojnë pezull në ajër, dhe pastaj do të kondensohen për të formuar shiun. Grimcat e ujit, të cilat rrethojnë kristalet e kripës dhe grimcat e pluhurit, zmadhohen dhe kështu formojnë pikat e shiut, të cilat bëhen më të rënda se ajri, prandaj edhe shkëputen nga retë, duke filluar "lindjen" e procesit të shiut: bien në tokë në formë shiu. Që të gjitha këto faza të fillimit të formimit të reve dhe shiut janë përshkruar detajisht edhe në ajetin e 43-të, të sures "En Nur": "A nuk e vëren ti se Allahu i shtyn retë ngadalë e pastaj i bashkon e i grumbullon njërën mbi tjetrën, derisa të shohësh shiun se si del prej tyre dhe se si bie nga qielli?! Ai, nga retë e mëdha si mali, lëshon breshrin, e me të godet kë të dojë, kurse e shmang nga kush të dojë. Shkëlqimi i vetëtimës së tyre (reve) gati ta merr shikimin. (En Nur, 43).

Shkenctarët që janë marrë me studimin e reve si dukuri natyrore retë i kanë ndarë në dhjetë lloje, apo familje. Këto emërtime për retë janë kryesisht me bazë nga gjuha latine, dhe u përgjigjen përshkrimit fizik të tyre:

1. Cirus (Ci) - Këto re asnjëherënuk japin reshje.
2. Cirocumulus - (Cc) As ky lloj i reve nuk jep reshje.
3. Cirostratus - (C) Gjithashtu as ky lloj i reve nuk jep të reshura. Ky lloj së bashku me dy llojet e para të reve, "Cirus" dhe "Cirocumulus" arrijnë lartësitë prej 7 deri në 12 km, dhe përbëhen nga kristalet heksagonike shumë të imëta të akullit. Tre llojet e parë të reve janë aq të holla, saqë nuk ka kurrfarë kushtesh e mundësishë që në to të grumbullohen të reshura atmosferike.
4. Altocumulus (KA) - As nga këto re nuk bien të rreshura
5. Altostratus - (Si) - Nga ky lloj i reve mund të ketë reshje. Ky lloj së bashku me llojin paraprak, Altocumulus, janë re që qëndrojnë në lartësinë 2 deri në 7 km.
6. Nimbostratus (Ns) - Nga ky lloj i reve bie shi i imët dhe i njëtrajtshëm, e gjithashtu edhe borë e imët, e që mund të zgjasë me orë të tëra.
7.Stratocumulus (Sc) - Sipas përbërjes së tyre fizike mund të quhen edhe re ujore.
8. Stratusi (St) - Re ujore që mbulojnë tërë qiellin me ngjyrë të hirtë. Retë "Stratus" kur janë në afrësi të sipërfaqes së tokës i quajmë mjegulla. Ky lloj i reve së bashku me dy llojet para, "Stratuscumulus" dhe "Nimbostratus", janë re që formohen në një lartësi të mesme
9. Kumulusi (Cu) - Llogaritet si një ndër format më të bukura të reve, nga të cilat ka reshje me bollëk.
10. Kumulonimbusi (Cb) - Ky lloj i reve është përgjegjës për erërat e forta, të reshurat e stuhishme, breshërin, bubullimën dhe vetëtimën, pastaj edhe për tornado[1], etj.



*3. "...dhe në ato (anijet) që lundrojnë lehtë..."*

Betimi i tretë hyjnor është në anijet që lundrojnë nëpër dete apo lumenj. Lundrimi në det, me anije, është po ashtu një prej mirësive të mëdha që Allahu xh.sh. Ia ka dhënë e mundësuar njerëzimit.

Në të kaluarën nuk ekzistonin anijet moderne me motorë, të cilat sot mundësojnë bartjen e mallrave nëpër destinacionet më të largëta nëpër oqeane. Në të kaluarën shfrytëzimi i këtyre rrugëve detare ishte pothuajse i pamundur, përveç për disa popuj që duke jetuar pranë brigjeve të detit apo oqeaneve kishin arritur të zotëronin teknikën e ndërtimit të anijeve, me të cilat edhe transportonin mallra për tregti. Madje disa popuj kishin zhvilluar edhe flota detare, nëpërmjet të cilave kontrollonin territore të mëdha. Anijet me vela janë ato që mbase edhe synohen në këtë ajet, sepse lëvizja e tyre në të shumtën e rasteve ka qenë e kushtëzuar me njohjen e rrymave detare dhe erërave. Erërat janë ato që i kanë vënë në lëvizje këto anije me vela, dhe për këtë arsye janë konsideruar si begati për ata popuj që i kanë shfrytëzuar. Në anën tjetër, edhe Kurani famëlartë i ka përmendur anijet dhe detin, madje në shumë vende në Kuran, si p.sh.: "...dhe për të mirën tuaj ua vuri në shërbim anijet, të lundrojnë nëpër det me urdhrin e Tij..." - (Ibrahim, 32), pastaj: "Allahu është Ai që për ju e nënshtroi detin, që me lejen e Tij të lundrojnë anijet nëpër të, që të kërkoni begatitë e tij; prandaj, falënderojeni!"- (El Xhathije, 12); dhe: "Zoti juaj është Ai që për ju mundësoi lundrimin e anijeve në det, në mënyrë që të kërkoni nga të mirat e Tij. Vërtet Ai është shumë Mëshirues ndaj jush."

*4. "...dhe në engjëjt që shpërndajnë urdhrat..."*

Ndërsa betimi i katërt është në krijesat fisnike, engjëjt, të cilët Allahu i ka krijuar për të çuar në vend urdhëresat e Tij. Allahu xh.sh. edhe në suren "En Naziat", është betuar në engjëjt: "Pasha ata (engjëjt) që marrin shpirtrat me rrëmbim, dhe ata që marrin shpirtrat me lehtësi, dhe ata që notojnë (realizojnë gjithçka lehtë) me shpejtësi, dhe ata që nxitojnë (për të shpënë çdo gjë) në vendin e vet, dhe pasha ata që çdo çështje rregullojnë!" (En Naziat, 1-5).

Engjëjt janë krijesat e para që i krijoi Fuqiploti, dhe secilit prej tyre i caktoi detyra e obligime të veçanta. Edhe në mesin e engjëjve ka dallime në vlerë dhe në grada. Prej tyre katër janë më të mëdhenjtë: I pari dhe Kryeengjëlli është"Xhibrili", i cili ishte i ngarkuar për të përcjellë Shpalljet te të Dërguarit e Allahut. Ai, me lejen e Allahut, në disa raste ka zbritur në tokë, edhe për të ndëshkuar popujt mizorë e jobesimtarë. Është quajtur me emrin "Ruh", "Ruhul Kudus", Xhibrilul Emin., "Shedidul Kuva" etj.; I dyti është"Mikaili", i cili është përgjegjës për riskun e njerëzve; i treti është "Israfili", i cili është i ngarkuar me fryrjen në 'Sur', dhe; i katërti prej tyre është "Azraili", apo meleku i vdekjes, i cili është i ngarkuar me marrjen e shpirtrave të çdo krijese, me lejen e Allahut xh.sh.[2]

Pas këtyre kemi engjëjt që do të na marrin në llogari në natën e varrit:"Munkiri" dhe "Nekiri", e i kemi edhe dy engjëjt besnikë, në të djathtën dhe të majtën tonë, që shënojnë çdo vepër tonën-"Kiramenkatibin", e pastaj kemi edhe engjëjt që na ruajnë,"El-Hafedha", si dhe engjëjt që bartin Arshin e Allahut, etj. Numrin e tyre e di vetëm Allahu i Madhërishëm.

Nga natyrshmëria e tyre e krijimit, engjëjt janë krijesa të krijuara nga drita-"nuri". Janë krijesa të pagabueshme: "... nuk e kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron, dhe punojnë atë që janë të urdhëruar." (Et Tahrim, 6).

Në lidhje me këto katër betime të Allahut, në katër ajetet e para të kësaj kaptine, kemi disa transmetime



nga sahabët e Resulullahut s.a.v.s. Një nga transmetimet përcillet nga Ebi Tufejli, se ai e kishte dëgjuar Aliun r.a., në Kufe, derisa ishte në minberin e xhamisë, duke thënë: "Për çfarëdo ajeti të Librit të Allahut që të më pyetni, dhe Sunetit i Pejgamberit a.s., do t'ju përgjigjem." Atëherë u ngrit Ibnul Kevvai e i tha: "O i pari i myslimanëve, çfarë është kuptimi i "Ve-dh-Dharijati dherva"?- "Janë erërat", tha ai. "Po "Fe-l Hamilati vikra"?- "Janë retë", tha ai. Po "Fe-l-Xharijati jusra"?- "Janë anijet", tha ai. "Po "Fe-l-Mukassimati emra"?- "Janë engjëjt", iu përgjigj Aliu r.a.[3]

I njëjti komentim është përcjellë edhe nga Omeri r.a. dhe nga Ibën Abasi r.a.[4]

*5. "..., se, me të vërtetë, është e sigurt ajo që ju premtohet..."*

*6. "...dhe çdo shpërblim e dënim do të ndodhë!"*

Këto dy ajete janë përgjigje e katër betimeve paraprake, se ajo çka është premtuar, që nënkupton Ringjalljen dhe Llogarinë, do të ndodhë.[5] Ringjallja është një proces i pashmangshëm, pas të cilit do të pasojë dhënia e llogarisë. Jeta në këtë botë nuk do të kishte kurrfarë kuptimi po të mos kishte ringjallje dhe llogari. Sa e sa krime e mizori në këtë botë do të mbeteshin të pandëshkueshme po të mos kishte llogari. Sa e sa mirësi do të mbeteshin të fshehura e të harruara po të mos kishte shpërblim. Prandaj, ishte urtësia hyjnore ajo që përcaktoi këto procese, të cilave u nënshtrohemi ne, si krijesa me intelekt dhe vullnet të lirë.

**Porosia e këtyre ajeteve - (1-6)**

- Hapja e kësaj sureje me këto betime të njëpasnjëshme synon një qëllim shumë të qartë, lidhjen e zemrës njerëzore me qiellin, me fshehtësitë e Allahut, largimin e tij nga mundimet e kësaj bote, duke zhbërë çdo pengesë që mund ta pengojë njeriun nga përkushtimi dhe adhurimi i sinqertë i Allahut xh.sh.

- Allahu i Madhërishëm është betuar në erërat, në retë, në anijet dhe në engjëjt, për ta përforcuar bindjen dhe besimin se Ringjallja dhe Dita e Gjykimit janë të vërteta dhe do të ndodhin.

- Betimi i Allahut në krijesat e Tij dëfton për nderimin dhe fisnikërimin e tyre nga ana e Krijuesit Fuqiplotë.

- Erërat janë krijesë e Zotit, por llogariten edhe si ushtri nga ushtritë e Allahut të Gjithëpushtetshëm. Nëpërmjet tyre, I Ghithëfuqishmi në të kaluarën ka ndëshkuar shumë prej popujve mëkatarë e të ligj.

- Erërat dhe retë janë cilësuar edhe si mëshirë nga ana e Allahut xh.sh., për shkak se bartin shiun në vendet e thata, duke e freskuar çdo pëllëmbë të tokës, me lejen e Zotit të Gjithëmëshirshëm.

- Allahu xh.sh. është i Gjithëpushtetshëm, dhe Atij i nënshtrohet çdo gjë, si erërat, retë, engjëjt, planetët dhe e tërë gjithësia.

- Gjithë këto argumente dhe betime hyjnore e kanë një qëllim të caktuar: t'u bëhet me dije idhujtarëve dhe mohuesve të Zotit se Ringjallja është një realitet i pashmangshëm. Argument për këtë janë shumë nga proceset natyrore që ndodhin përreth nesh.

- Çdo premtim i Allahut do të realizohet, sepse ky është ligj hyjnor e që nuk ndryshon. Dita e Gjykimit do të jetë dita e sprovës së madhe, ku secili do ta marrë atë që e ka merituar nga veprat e tij në këtë botë.

(1) https://en.wikipedia.org/wiki/Cloud. (2) Maverdi-En-Nuket vel Ujun, Bejrut, pa vit botimi, v.5, f. 361. (3) Shih: MuhamedTantavi, Et-Tefsiru-l-Vesit, Kajro 1986, v.26, f. 13. (4) Shih: Es-Sujuti, Ed-Durru-l Menthur, v.13, f.664-665. (5) MustafaelMensuriEl-Muktetaf min Ujuni-t-Tefasir, Damask-Bejrut 1996, v.5, f. 78.

Dr. Musa Vila

# Etapat e krijimit të njeriut në thëniet profetike (1)

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ حَدَّثَنَا رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَهُوَ الصَّادِقُ الْمَصْدُوقُ إِنَّ أَحَدَكُمْ يُجْمَعُ خَلْقُهُ فِي بَطْنِ أُمِّهِ أَرْبَعِينَ يَوْمًا ثُمَّ يَكُونُ فِي ذَلِكَ عَلَقَةً مِثْلَ ذَلِكَ ثُمَّ يَكُونُ فِي ذَلِكَ مُضْغَةً مِثْلَ ذَلِكَ ثُمَّ يُرْسَلُ الْمَلَكُ فَيَنْفُخُ فِيهِ الرُّوحَ وَيُؤْمَرُ بِأَرْبَعِ كَلِمَاتٍ بِكَتْبِ رِزْقِهِ وَأَجَلِهِ وَعَمَلِهِ وَشَقِيٌّ أَوْ سَعِيدٌ فَوَالَّذِي لَا إِلَهَ غَيْرُهُ إِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ فَيَدْخُلُهَا وَإِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ فَيَدْخُلُهَا.

Transmetohet nga Abdullah bin Mes`ud r.a., i cili thotë: "Na ka treguar neve i Dërguari i Allahut, i vërteti dhe i frymëzuari nga Allahu: "Çdonjërit prej jush i mblidhet krijimi në mitrën e nënës së tij për dyzet ditët e para, pastaj bëhet si gjak i ngjizur (mpiksur), sikurse ajo pastaj bëhet copë mishi (gjungë), sikurse ajo , pastaj dërgohet (nga Allahu) meleku për të fryrë shpirtin (në trupin e tij) dhe urdhërohet për (shkrimin) e katër çështjeve. Për shkrimin e riskut të tij (mjetet e jetesës), kohën e vdekjes, veprat e tij, dhe nëse do të jetë i pafat (i mallkuar) ose me fat (i bekuar në botën e përtejme). Për Allahun, që nuk ka tjetër përveç Tij, në të vërtetë dikush mund të bëjë vepra që janë veçori e atyre që hyjnë në xhenet aq sa është një largësi sa një kut mes tij dhe xhenetit, pastaj ajo që ka qenë e shkruar nga meleku i paraprin (fiton), duke bërë që ai të fillojë të punojë vepra që janë veçori për banorët e zjarrit, dhe ai hyn në të (zjarr). Dhe me të vërtetë kësisoj dikush mund të bëjë vepra që janë veçori e atyre që hyjnë në zjarr, aq sa është një largësi sa një kut mes tij dhe zjarrit, dhe pastaj ajo që ka qenë shkruar nga meleku i paraprin (fiton), duke bërë që ai të fillojë të punojë vepra që janë veçori për banorët e xhenetit dhe hyn në të (xhenet)."[1]

1. Shprehja e sahabiut, "essadikul mesduk", i sugjerohet Pejgamberit s.a.v.s., i cili nuk flet përveçse të vërtetën dhe atë që inspirohet nga Allahu, nëpërmjet Xhibrilit, ose në ndonjë formë tjetër të shpalljes. Kjo shprehje është vërtetuar nga Abdullah bin Mes`udi, se kjo çka ka ardhur në hadith është e vërtetë dhe nuk ka dyshim në të.



2. Pjesa e parë e hadithit sqaron disa etapa të krijimit të njeriut. E sa i përket të gjitha etapave, ato përmenden në Kuran: "Dhe me të vërtetë Ne krijuam njeriun (Ademin) nga një copë baltë (ujë me dhe), pastaj Ne e bëmë atë (njeriun pasardhësin e Ademit) lëng – (i bashkimit të vezëve mashkullore me atë femërore), duke e strehuar në një vend të sigurt (mitrën e nënës). Pastaj Ne e bëmë këtë lëng copë gjaku të ngjizur, pastaj Ne e bëmë gjakun e ngjizur copë mishi, pastaj Ne bëmë prej asaj copë mishi eshtrat, pastaj i veshëm eshtrat me mish, dhe pastaj Ne e nxorëm jashtë si një krijim të ri. (Ky është riprodhim i njeriut). I Lartësuar është Allahu, më i miri Krijues!". (El-Mu'minunë: 12-14).

Në të kaluarën dijetarët i kanë komentuar këto etapa të zhvillimit të njeriut bazuar në njohuritë mjekësore që kanë poseduar në shekullin kur kanë jetuar. Kjo sepse mungonin tekstet (citate) fetare autentike që sqaronin domethënien e secilës etapë. Pikërisht për këtë është e domosdoshme që të përfitojmë nga të arriturat shkencore të shekullit tonë rreth të kuptuarit e këtyre etapave.

Të arriturat shkencore janë i vetmi burim që duhet mbështetemi në rast se nuk kemi tekst autentik fetar. Bazuar në këtë, është vërtetuar se në ajetin e Kuranit dhe në hadithin e Pejgamberit a.s. ka disa aspekte të mrekullisë shkencore që do të shpjegohen gjatë sqarimit të këtyre etapave të krijimit:

**a. copë balte**

Sa i përket etapës kur njeriu ishte krijuar nga një copë balte (ujë me dhe), është thënë se kjo është etapa e krijimit të Ademit a.s. Por ajo që është e vërtetë është edhe fakti se çdo njeri gjithashtu është krijuar prej përzierjeve të baltës, por jo prej baltës drejtpërsëdrejti. Është e njohur se njeriu krijohet nga vezët mashkullore (spermatozoidi) me vezët femërore. Këto sajohen në trupin e njeriut nga ushqimet. Ushqimi mund të vijë ose nga bota bimore (botanika), ose nga bota shtazore (zoologjia). Bota shtazore për burim ka botën bimore, ndërsa bimët për burim e kanë baltën, d.m.th. dheun dhe ujin. Kështu çdo njeri është i krijuar nga një varg etapash (fazash), e etapa e parë është balta. Kjo është nga të arriturat e para të zbulimit shkencor.

**b. Etapa: Nutfe – lëng, pikë uji (farë)**

Kjo etapë është përmendur në tekstet e Kuranit dhe hadithit, ashtu siç është edhe sot. E, si lëng i përzier, i bashkuar dhe i bashkëdyzuar është përmendur edhe në këtë tekst të Kuranit: "Ne e krijuam njeriun prej një lëngu të bashkëdyzuar…" (El Insan, 2)."En-nutfe" quhet çdonjëra nga vezët mashkullore ose vezët femërore,



ndërsa "en-nutfetul emshaxh" quhet bashkimi i vezëve femërore me ato mashkullore (spermatozoidet). Kjo njëherit formon zigotën.

Deri në shekullin XIX shkencëtarët joislamë mendonin se njeriu krijohet (formohet) vetëm nga vezët mashkullore (spermatozoidi). Aspekti kuranor tregon se njeriu është krijuar nga më tepër se një element. Fjala el-emshaxh - bashkëdyzim d.m.th. përzierje e bashkuar, e mbledhur. Këtë e konfirmon edhe hadithi bazë: "Çdonjërit prej jush i mblidhet krijimi i tij...", d.m.th. krijimi i njeriut ka qenë i shpërbërë, e pastaj është mbledhur dhe bashkuar. Në kohën e tanishme është vërtetuar se qeliza e parë njerëzore përbëhet nga 46 kromozome. Gjysma e tyre, 23, janë nga vezët e mashkullit (spermatozoid), e 23 të tjera janë nga vezorët e femrës. Kur këto kromozome mblidhen e bashkohen, atëherë formohet qeliza e parë njerëzore për frytin (fëmijën apo barrën), e cila pastaj fillon (të ndahet) të degëzohet dhe të zhvillohet. S'ka dyshim se edhe kjo është një mrekulli tjetër shkencore e konfirmuar në ajetin kuranor dhe hadithin e sipërpërmendur.

**c. Etapa "el aleka": - gjak i ngjizur (mpiksur)**

Kuptimi i kësaj fjale nuk ka ardhur në asnjë tekst shkencor në domethënie të plotë e që përputhet me procesin krijues. Shkencëtarët thonë: "El Aleka është copë e ngjizur e gjakut, e kjo thënie nuk ka të bëjë me te



vërtetën, sepse termi "el aleka" është me prejardhje nga infinitivi - "et-tealuk" - d.m.th. i lidhur, i varur. Dhe, fetusi (barra) në këtë etapë është e përqendruar dhe mbjellë në pjesën e lartë të cipës së mitrës (embrionit). Rrënjët i ka të nxjerra sikur rrënjët e bimës. Rrënjët janë lart, e barra është poshtë. Shkencëtarët e medicinës këtë etapë e kanë emërtuar etapa e mbjelljes (bimës), sipas përngjarjes së saj me bimët. Mirëpo nocioni kuranor është shumë më preciz emërtimin e kësaj etape. Bimët rrënjët i kanë poshtë, e degët i kanë lart, ndërsa barra i ka rrënjët lart e trungun e ka të lëshuar poshtë, dhe është e varur me varje të plotë. Bazuar në këtë formë të varur, Kurani këtë etapë e ka emërtuar "etapa e varjes", e jo etapa e bimës, ashtu siç e emërtuan gabimisht shkencëtarët e mjekësisë.

Po ashtu, fjala el-aleka është emër i ushunjëzës, krimb që jeton në ujë e i cili varet në trupat që hyjnë, dhe që bën thithjen e gjakut të tyre. Këtë më së miri e vërejmë te forma e barrës në etapën e parë, ku forma e saj plotësisht i përngjan formës së ushejzës, që ushqehen vetëm me gjak dhe është shumë vështirë për njeriun e rëndomtë që ta bëjë dallimin në mes tyre. Po ashtu barra jeton në lëng, ashtu siç jeton ushunjëza në ujë. Barra ushqehet nga gjaku, ashtu si edhe ushunjëza.

Pra, në këtë etapë barra (fryti) në formë, në mjedis ambienti dhe në të ushqyer, është sikurse ushunjëza. Në të dy domethëniet e kësaj etape kemi të bëjmë me mrekullitë shkencore të zbuluara nga ajeti kuranor dhe hadithi. Ndërsa, studimet shkencore këtë të vërtetë e kanë zbuluar shumë vonë, në dekadën e dytë të shekullit njëzet.

### d. Etapa El mudga - copë, gjungë mishi

Kuptimi i kësaj fjale nuk ka ardhur në asnjë tekst shkencor me kuptim të plotë. Shkencëtarët thonë: "Ajo është copë prej mishi." Ky nuk është mendimi i vërtetë. Ky mendim vjen në kundërshtim me ajetin që përcakton etapën e mishit, e cila është pas kësaj etape (El-mudga) dhe pas etapës së eshtrave. E vërteta qëndron se mudga është kafshatë, e barra (fetusi) në këtë etapë i përngjet kafshatës, por jo në madhësi. Është vërtetuar se madhësia e barrës në këtë etapë është sa madhësia e kokrrës së grurit, se barra në këtë etapë fillon të paraqesë gjymtyrët dhe disa pjesë të tjera. Shkencëtarët e medicinës këtë etapë e quajnë etapa "pjesët trupore." Pamja e formës së barrës në këtë etapë është plotësisht sikur forma e kafshatës. Pamjet e brendshme në barrë janë njësoj sikurse forma e çamçakëzit, dhe në të gjendet një vijë e plotë që i ngjan dhëmbëve të ngulur. S'ka dyshim se vërtet sikur t`i shikojmë format e kësaj etape - el mudga - në librat e mjekësisë do të vërejmë se format e saj janë sikur format e kafshatës së përpunuar në gojë. Edhe kjo fazë është një mrekulli shkencore kuranore, që nga ana e shkencës së anatomisë është vërtetuar shumë vonë, në kohën bashkëkohore.

### e. Etapa: el aidham - eshtrat

Kjo etapë fillon në formë të brinjëve (ashtit), e pastaj fillon të kalcifikohet dhe gëlqerëzohet. Së pari nis në zonën e boshtit kurrizor, e pastaj në pjesët anësore.

### f. Etapa: el-lahëm - mishi

Kjo etapë përfshin muskujt që i mbështjellin eshtrat. Në të kaluarën ka qenë një teori se mishi (muskujt) formohen së pari, e pastaj në brendësinë e mishit formohen eshtrat. Më vonë është vërtetuar se kjo teori është e paqëndrueshme, dhe se duhet të hidhet poshtë. E vërteta qëndron në atë që ka thënë Allahu xh.sh. në librin e Tij të shenjtë. E kjo është një mrekulli tjetër e Kuranit (pra eshtrat para mishit).

### c. Etapa e krijimit të ri (etapa e riprodhimit të njeriut)

Thuhet se kjo etapë sinjalizon në fryrjen e shpirtit. Thuhet se fryti në pamjen e tij para kësaj etape e ka formën e boshtit kurrizor (eshtrave), e formën e duhur të njeriut e merr në këtë etapë. Krejt këto mendime janë të vërteta. I Lartësuar është Allahu, më i miri Krijues, më i miri në shpikje e krijim. Allahu xh.sh. ka krijuar



nga asgjëja, dhe ka fuqi që një send ta shndërrojë në qenie të gjallë e me shpirt. Këtë nuk mund ta bëjë askush përveç Allahut.

3. Afati kohor i secilës prej këtyre etapave është me sa vijon:

a. etapa e parë - en-nutfe - lëng, pikë uji, zgjat një javë, përafërsisht, pas fekondimit të vezëve.

b. Etapa e dyte - el aleka - gjak i ngjizur, i mpiksur, apo më mirë ta precizojmë si etapa e varur. Kjo etapë zgjat dy javë, përafërsisht. Javën e dytë dhe të tretë.

c. Etapa e tretë: el-mudga - copë, gjungë mishi apo më mirë ta precizojnë si etapë që barra i përngjet kafshatës së përpunuar. Kjo etapë zgjat një javë, përafërsisht. Kjo është java e katërt.

d. Etapa e katërt: el-aidham - eshtrat, zgjat përafërsisht dy javë. Në javën e pestë krijohen eshtrat në boshtin kurrizor, ndërsa gjymtyrët në javën e gjashtë.

e. Etapa e pestë: el lahëm - mishi (muskujt), paraqiten diku në javën e gjashtë dhe të shtatë.

f. Etapa e gjashtë: etapa e krijimit të ri, kur fetusi (barra e merr formën e veçantë), e ky krijim paraqitet në javën e shtatë.

Bazuar në ajetin kuranor dhe hadithi, është vërtetuar se në to ka mrekulli shkencore në shumë çështje:

- Fetusi kalon nëpër disa etapa të ndryshme. Këto etapa shkencëtarët e medicinës në Evropë dhe Amerikë nuk i kanë ditur deri në fund të shekullit të XVIII. Ata kanë menduar se embrioni është në formën e njeriut nga momenti i parë i shtatzënisë. E, gjatë shtatzënisë fetusi vetëm rritet. Ndërsa, në anën tjetër, këto etapa të krijimit të njeriut i gjejmë shumë të qarta në Kuran dhe hadith, qysh para katërmbëdhjetë shekujsh.

- Emërtimi i fetusit (barrës) në mënyrë precize në çdo etapë të tij, siç sqaruam edhe me parë.

**Preciziteti detalizues i radhitjes së etapave krijuese të fetusit**

Të gjitha këto etapa kryhen brenda katërdhjet ditëve, ashtu siç përmendet edhe në hadithin bazë.

4. Te dijetarët (shkencëtarët) e hershëm dhe ata të sotmit është publikuar se çdonjëra prej këtyre etapave (lëng, gjak i ngjizur, copë mishi) zgjat nga 40 ditë. Krejt këto bëjnë 120 ditë. Ndërsa, etapa e eshtrave, pastaj e muskujve, është në muajin e pestë. E shpirtit, po ashtu pas kësaj etape, në muajin e pestë, i dhurohet fetusit. Nëse kthehemi dhe gjurmojmë argumentet, ne nuk hasim në asnjë tekst të vërtetë që tregon se shpirtit i fryhet fetusit pas muajit të katërt, gjegjësisht pas 120 ditësh. Por kjo teori është kuptuar gabimisht nga hadithi bazë, që transmeton Ibën Mes`udi, e të cilin jemi duke e sqaruar. Teksti i hadithit që Ibën Mes'udi e transmeton te Buhariju është kështu: "Çdonjërit prej jush i mblidhet krijimi në mitrën e nënës së tij për dyzet ditët e para, pastaj bëhet si gjak i ngjizur (mpiksur) sikurse ajo (etapë), pastaj bëhet copë (gjungë) mishi (sikurse ajo), pastaj dërgohet (nga Allahu) meleku për të fryrë (në trupin e tij) shpirtin…"

Pra shihet se në hadith nuk përmendet se shpirti i dhurohet frytit pas katër muajsh, gjegjësisht pas 120 ditësh. Po ashtu, në asnjë hadith të shkallës autentike, apo të shkallës së mesme, nuk potencohet etapa en-nutfe: lëng, pikë uji, farë, e as që shtjellohet se fetusi 40 ditë është pikë uji, por fjala (sikurse ajo) që është shtojcë që shpjegon 40 ditët e para në hadith është transmetuar gabimisht, dhe në të vërtetë ajo fjalë nuk është pjesë e hadithit.

Bazuar në këtë, edhe hadithi është keqinterpretuar. Komentuesit e hadithit thanë: "Nëse fetusi në 40 ditët e para është en-nutfe – pikë uji, atëherë bëhet gjak i ngjizur sikurse ajo (d.m.th. në 40 ditët tjera). Pastaj bëhet copë mishi sikurse ajo (pra në 40 ditët e treta). Nga të kuptuarit e tillë të hadithit është thënë se hadithi përmban tri katërdhjetëshe. Ky kuptim është bazuar në fjalën shtojcë të hadithit. Kjo shprehje nuk është potencuar në asnjë transmetim të pranuar.

a - të kuptuarit e tekstit në mënyrë të gabuar "mithle dhalike" – "sikurse ajo" që potencon katërdhjetshin e dytë dhe të tretë, më së miri e tregon transmetimi i hadithit të Muslimi në Sahihun e tij: "Çdonjërit prej jush i mblidhet krijimi në mitrën e nënës së tij për dyzet ditët e para, e pastaj në këtë (etapë) bëhet gjak i ngjizur si-



kurse ajo (etapa e mëparshme), e pastaj në këtë (etapë) bëhet copë (xhungë) mishi, sikurse ajo (etapa më herët), e pastaj dërgohet (nga Allahu) meleku për të fryrë (në trupin e tij) shpirtin…”[2]

Në këtë transmetim vërehet shprehja “fi dhalike” – “në këtë (etapë)”, e cila sinjalizon se etapat pikë uji dhe copë mishi formohen gjatë atij dyzetditëshi, e ai është dyzetditëshi i parë, ndërsa dyzetditësh të dytë dhe të tretë nuk ka.

Sa i përket shpjegimit të fjalës së Pejgamberit s.a.v.s. “mithle dhalike” – “sikurse ajo (etapë)”, kjo nuk tregon ngjashmërinë në kohë, ashtu siç është përmendur në transmetimin e Buharijut dhe të Muslimit, por tregon edhe ngjashmërinë në çështje (çështja e tyre, procesi është i njëjtë si në të parën ashtu edhe në të dytën dhe të tretën). Hadithi tregon se etapat – pikë uji, gjak i ngjizur dhe copë mishi janë të njëjta në diçka, në çështjen e procesit, sepse secila merr kohë të njëjtë, një ose dy javë. Nuk ka ardhur ndonjë tekst i qartë që tregon qartësinë e kësaj pike, e cila është e përbashkët dhe e njëjtë për to. Por, pjesa tjetër e mbetur e hadithit tregon për këtë ngjashmëri, dhe pasi që hadithi potencon etapën “el-mudgatu” - “copë mishi”, vazhdon: “...pastaj dërgohet meleku për të fryrë shpirtin në (trupin e tij), dhe urdhërohet për shkrimin e katër çështjeve...”

Fetusi para këtyre etapave, d.m.th. gjatë etapës pikë uji, gjak i ngjizur, copë mishi, nuk ka shpirt dhe nuk i shkruhet përcaktimi i tij. Kjo është pjesa e përbashkët (ngjashmëria e këtyre tri etapave) për të cilën sinjalizon hadithi.

b. Nga të kuptuarit e tekstit, gabimi që ndërlidhet me tre dyzetëshat, kemi disa hadithe të qarta dhe të vërteta që tregojnë se meleku dërgohet pas dyzetëshit të parë, e ndër to kemi: Transmetohet nga Hudhejfe El Gaffarij, se vërtet ai e ka dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: “Pasi qe fetusi t`i kalojë dyzet e dy net, Allahu dërgon te ajo (barra) melekun”.[3]

Kjo thënie tregon se meleku dërgohet te pika e ujit (fetusi) kur ai t’i kalojë dyzet e dy net ne mitër. Nëse ia shtojmë asaj edhe një javë (e cila quhet java e bashkëdyzimit të spermatozoidit të femrës dhe mashkullit) që pika e ujit (fara) pas fekondimit ka nevojë për të arritur në mitër, bëjnë gjithsej dyzet e nëntë ditë, e pas këtyre ditëve fryhet shpirti. Këtu qëndron e vërteta e kësaj teme dhe hadithit bazë për të cilin jemi duke bërë fjalë.

c. Po ashtu, nga të kuptuarit e tekstit gabimisht nga ata që thanë se ekzistojnë tre dyzetësha, dëshmon edhe fakti se eshtrat formohen pas etapës el-mudgatu – copë mishi, siç thotë ajeti kuranor: “Pastaj Ne bëmë prej asaj copë mishi eshtrat...” (El mu’minun:13).

Sipas mendimit të tyre (ata që e kuptuan gabim) nëse etapa –copë mishi formohet në dyzetëshin e tretë, atëherë eshtrat formohen në muajin e pestë. E ky është një gabim trashanik i shkencës, se shkencërisht, gjatë gjurmimit të etapave të fetusit, është vërtetuar se eshtrat formohen në muajin e dytë e jo në muajin e pestë. Kështu pra, gjatë shqyrtimit të hadítheve të vërteta e të qarta, dhe gjatë studimeve embriologjike, anatomike, është vërtetuar se gjithë këto etapa ndodhin gjatë një dyzetëshi, e jo në tre dyzetësha.

Sa i përket thënies së disa njerëzve, se shpirti i fryhet fetusit pas katër muajve, e të cilët argumentojnë se gruaja shtatzënë lëvizjet e fetusit (frytit) i ndien pas katër muajve, themi se edhe kjo është gabim dhe pakujdesi, sepse lëvizja e fetusit është diçka, e ndjeshmëria e nënës te këto lëvizje është diçka tjetër. P.sh.: zemra rrah pandërprerë edhe pse njeriu vërtet nuk i ndien këto rrahje të pandërprera. A thua me këtë kuptojmë se zemra nuk rrah? Nëse njeriu vetëm pak vrapon, atëherë të rrahurat forcohen dhe njeriu i ndien ato. Kështu ndodh edhe te fetusi. Ai lëviz me lëvizje spontane në fund të muajit të dytë, por këto lëvizje janë të dobëta ngase madhësia e fetusit është shumë e vogël, dhe ai është i rrethuar me mbështjellësin ujor, i cili i thith këto lëvizje, e nëna nuk i ndien. Kur fillon të rritet madhësia e fetusit, edhe lëvizjet e tij të forcohen, e atëherë nëna fillon t’i ndiejë ato. Ndodh që nëna t’i ndiejë ato para se të plotësohen katër muaj. Sot lëvizjet spontane para katër muajve janë vërtetuar në bazë të incizimeve të embrionit. *(vijon)*

(1) Sahihul Buhari v. 6 f. 303. Kitab bid`ul halk nr.3208; “Sahihu Muslim”, v. 13, f. 100, nr. 4781. (2) Sahihu Muslim v. 4, f. 2036. Kitabul Kader. nr: 2643. (3) Sahihul Muslim v. 4 f. 2037. Kitabul Kadr, nr. 2645.

Mr. Ejup Haziri

# Ngritja e duarve bëhet vetëm gjatë tekbirit fillestar! (1)

Disa tema me radhë ia kam kushtuar ngritjes së duarve gjatë tekbirit fillestar, duke përmendur opinionet e njohura, dhe në këtë kontekst si formë përfundimtare ia kam kushtuar edhe një analizë të thukët, që shtjellon transmetimet e ndryshme të haditheve dhe përputhjen, gjegjësisht bashkimin e teksteve.

## Hyrje

Veç kam përmendur se nuk ka kontradikta mes transmetimeve, pasi që mund të bëhet një përputhje e teksteve dhe kështu mund të largohen edhe perceptimet e gabuara në lidhje me këtë çështje.

Një tjetër çështje, e që prapë ndërlidhet me ngritjen e duarve, por jo se deri ku ngrihen duart, por që konfirmon se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar dhe jo më tutje, do të jetë pjesë e zbërthimit dhe analizës sonë.

## Kush mendon se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar?

Në shkollën tonë juridike duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, por jo më, si: gjatë shkuarjes në ruku apo ngritjes nga ajo. Gjithashtu nuk ngrihen as gjatë shkuarjes për në sexhde, e as gjatë ngritjes për në rekatin vijues.

Ebu Jusufi në librin e tij "Athar" transmeton nga babai i tij, i cili ka thënë: "Na ka informuar Ebu Hanifeja nga Hamadi, e ky nga Ibrahim (Nehaiu), i cili ka thënë: "Gjatë tekbirit të parë në fillim të namazit ngriti duart, por mos i ngrit më duart në asnjë vend."[1] Ndërsa nxënësi tjetër i njohur i Ebu Hanifes, Muhamedi, thotë: "Ka thënë Ebu Hanifeja: "Kur njeriu hyn në namaz shqipton tekbirin dhe ngrit duart deri te veshët e tij, gjatë tekbirit fillestar, e më pas nuk i ngrit duart, përveçse gjatë tekbirit fillestar."[2]

Medhhebi i Ebu Hanifes është medhhebi i sahabëve, sepse një numër i madh i tyre dhe pasuesve të tyre janë të mendimit se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, e prej tyre ishte: Ebu Bekri, Omeri, Othmani, Aliu, Talha bin Ubejdullah, Zubejr bin El-Avvam, Sa'd bin Ebi Vekkas, Seid bin Zejd, Abdurrahman bin Avf,



Ebu Ubejde Amir bin Abdullah bin El-Xherrah. Pastaj këtë mendim e kanë edhe Abdullah bin Mesudi, Xhabir bin Semre, El-Berra bin Azib, Abdullah bin Abbasi dhe Ebu Seid El-Hudriu.[3]

Përveç Ebu Hanifes, nxënësve të tij dhe pasuesve të shkollës së tij, këtë mendim e mbron edhe kolosi i madh në hadith Sufjan Thevriu[4] dhe shumë nga tabiinnjtë, si: Ibrahim Nehaiu, Ibën Ebi Lejla, Alkame, Esvedi, Shabiu, Ebu Ishaku, Hujtheme, Kajsi, Maliku, Ibën El-Kasimi, El-Mugir, Vekiu, Asim bin Kulejbi dhe



shumë të tjerë.[5] Pra, njerëz të dëshmuar në dije, e që një shumicë e madhe nuk i takojnë shkollës hanefite.

### Përse nuk preferohet ngritja e duarve përveç gjatë tekbirit fillestar?

Muhamed bin Haseni, nxënësi i njohur i Ebu Hanifes, i cili Fikhun e kishte marrë nga dy imamët e mëdhenj; në Kufë nga Ebu Hanife dhe në Medine nga Maliku, thotë: "Është konfirmuar nga Ali bin Ebi Talibi dhe Abdullah bin Mes'udi, se ata dy nuk i ngritnin duart, me përjashtim gjatë tekbirit fillestar. E këta dy padyshim që e njihnin më mirë të Dërguarin e Allahut sesa Abdullah bin Omeri, sepse na është përcjellë përmes transmetimeve se i Dërguari i Allahut kur përfundonte ikameti për namaz, i porosiste ata që pas tij të jenë ata që ishin më të njohur dhe që kishin dije më shumë se të tjerët, e më pas vinin të tjerët, e kështu me radhë. A mendon ti se dikush do të dilte para atyre që ishin pjesëmarrës në luftën e Bedrit me të Dërguarin e Allahut? Këta të Bedrit sigurisht që ishin në safin e parë e të dytë, dhe me ta sigurisht që ishin edhe ata që ishin të ngjashëm me ta, e Abdullah bin Omeri dhe të tjerët ishin nga të rinjët që faleshin pas tyre. Aliu dhe Ibën Mes'udi, dhe të tjerët që i takonin kategorisë së tyre, pjesëmarrës të Bedrit, ishin më të diturit për namazin e të Dërguarit të Allahut, ngase ata ishin më së afërmi me të, më afër se të tjerët dhe ishin njohësit më të mirë të asaj se çfarë duhet vepruar e çfarë duhet lënë."[6]

Autori i "El-Inajeh", që i bën shpjegim librit të mirënjohur "El-Bidajeh", në lidhje me këtë çështje thotë: "Ibën Omeri dhe Vail bin Huxhri kanë qenë më larg të Dërguarit të Allahut, prandaj marrja e opinioneve nga ata që ishin më afër të Dërguarit të Allahut është më parësore dhe apriori."[7]

El-Kasani në librin e tij të jashtëzakonshëm "Bedaiu-s Sanaiu...", në lidhje me këtë, thotë: "Transmetohet nga Ibën Abasi, i cili ka thënë: "Dhjetë personat që i Dërguari i Allahut i kishte përgëzuar me xhenet nuk i ngritnin duart e tyre në namaz, me përjashtim gjatë tekbirit fillestar."[8]

Kasani është i mendimit se hadithet që flasin për ngritjen e duarve, përveç tekbirit fillestar, janë shfuqizuar, e ai e argumentohet me transmetimin e Abdullah bin Mes'udit, i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut i ngriti duart, i ngritëm edhe ne, më pas ai nuk i ngriti e ashtu vepruam edhe ne."[9]

### Argumentet për ngritjen e duarve vetëm gjatë tekbirit fillestar

Kur jemi te çështja e ngritjes së duarve vetëm gjatë tekbirit fillestar, nuk do të sjellim hadithe të shumta me qëllim që të mos zgjerohemi tepër, mirëpo do t'i sjellim dy hadithe që flasin për këtë tematikë, ku do të ndalemi pak më tepër, sepse kjo çështje ka qenë arenë beteje mes hanefinjve dhe kundërshtarëve të tyre, dhe ka krijuar një situatë konfliktuoze mes dy taborëve, sidomos, pas vlerësimit të haditheve me tendenca. Madje, çuditërisht, disa prej dijetarëve këto hadithe i kanë klasifikuar si të dobët, që thuajse janë të ngjashëm njëri me tjetrin dhe përcjellin mesazh të njëjtë dhe unik. Hadithi i parë është në koleksionin e Tirmidhiut, ndërsa i dyti në koleksionin e Ebu Davudit. I pari ka këtë përmbajtje dhe këtë rrugë transmetimi: "Na ka treguar Hennad, i cili ka thënë: "Na ka treguar Vekiu, nga Sufjani, nga Asim bin Kulejb, nga Abdurrahman bin El-Esved, nga Alkame, i cili thotë: "Abdullah bin Mesudi tha: "A doni të demonstroj pranë jush namazin e të Dërguarit të Allahut -salAllahu alejhi ve sel-lem-? Ai u fal dhe duart nuk i ngriti përveçse në herën e parë (në tekbirin fillestar)." (Tirmidhiu në Sunen, 238).

Hadithi pra është nga koleksioni i Tirmidhiut, i cili në fund të transmetimit thotë: "Hadithi i Ibën Mes'udit është i mirë (hasen) dhe ngjashëm me të (thënien e tij) thonë një pjesë e ulemave nga shokët e të Dërguarit të Allahut dhe nga tabiinjtë. Njëherazi ky është edhe opinioni i Sufjan Thevriut dhe banorëve të Kufës."

Ahmed Shakir, njëri prej atyre që është marrë me klasifikimin dhe verifikimin e Sunenit të Tirmidhiut, i njohur në këtë çështje, kur vjen te ky hadith thotë: "Ky është hadith autentik (sahih), dhe ajo çfarë kanë thënë ata për të (hadithin), se ka dobësi, (e vërteta është se) nuk ka ndonjë dobësi (defekt)."[10]

Një tjetër verifikues i haditheve të Sunenit të Tirmidhiut është Albani, i cili këtë hadith e klasifikon në gradën më të besueshme, ndaj edhe për të, thotë: "Autentik (sahih)." (Mishkatul Mesabih, 809). Tirmidhiu, siç potencuam, këtë hadith e konsideron të mirë, ndërsa Ibën Hazmi si autentik.

Në transmetimin tjetër, me një ndryshim shumë të vogël e që përcillet nga koleksioni i Ebu Davudit, ka ardhur: "Na ka treguar Othman bin Ebi Shejbe, i cili ka thënë: "Na ka treguar Vekiu, nga Sufjani, nga Asim bin Kulejb, nga Abdurrahman bin El-Esved, nga Alkame, i cili thotë: "Abdullah bin Mesudi tha: "A doni të demonstroj pranë jush namazin e të Dërguarit të Allahut-salAllahu alejhi ve sel-lem-? Ai u fal dhe duart nuk



i ngriti përveçse një herë (në tekbirin fillestar)."[11]

Dallimi mes këtij hadithi dhe atij paraprak është në zingjirin transmetues (sened), dhe shprehja e fundit në tekst (metn). Ebu Davudi për këtë hadith thotë: "Kjo është një përmbledhje e shkurtuar nga hadithi i gjatë, dhe se në këtë formë të ardhur nuk është autentik." Imam Albani, që ka verifikuar dhe klasifikuar Sunenin e Ebu Davudit, kur vjen te ky hadith jep këtë shpjegim: "Unë them se zinxhiri transmetues (senedi) është autentik (sahih) sipas kushtit të Muslimit. Tirmidhiu e ka klasifikuar si të mirë këtë hadith, e Ibën Hazmi ka thënë se është autentik.[12] Si autentik e kanë llogaritur edhe Ibën Dekik El-Id, Zejleiu, Turkmani... Autori (Ebu Davudi), Allahu e mëshiroftë, i ka gjetur të meta, e për këtë edhe disa janë pajtuar, mirëpo në fjalët e tyre nuk mund të gjesh diç që këtë hadith e bën të dobët. E vërteta është se ky hadith është autentik (sahih)",-kështu e sqaron Albani problematikën e krijuar rreth këtij hadithi, e më pas rreth thënies së Ebu Davudit: "Kjo është një përmbledhje e shkurtuar nga hadithi i gjatë...", përgjigjet: "Ndoshta autori (Ebu Davudi) sinjalizon me shprehjen "hadithi i gjatë" në hadithin që përcillet nga Abdullah bin Idrisi, nga Asim bin Kulejb, e që në të nuk është shprehja "përveçse një herë.[13]"[14]

Që të gjithë transmetuesit në këtë hadith nga hadithologët janë vlerësuar me vlerësimin më të lartë dhe më të besueshëm. El-Abad-i, në komentin që i bëri Sunenit të Ebu Davudit, kur vjen te ky hadith, thotë: "Më i dobëti nga transmetuesit e tillë është Asim bin Kulejbi, e që te hadithologët është i besueshëm (*sudduk*), prandaj edhe grada më e ulët që mund të ketë hadithi është i mirë (hasen)." (Që të gjithë transmetuesit janë të besueshëm: Othman bin Ebi Shejbe, dijetar nga Kufa, njëri nga mësuesit e Buhariut dhe Muslimit, e që dijetarët e kanë vlerësuar si të saktë dhe të përpiktë (*thikah*), gjashtë autorët e koleksioneve të hadithit kanë transmetuar prej tij, me përjashtim të Tirmidhiut; Veki' bin El-Xherrah, dijetar nga Kufa, që konsiderohet i besueshëm dhe i saktë *(thikah)*, gjashtë koleksionet e njohura të hadithit kanë regjistruar prej tij; Sufjan Eth-Thevriu konsiderohet i besueshëm *(thikah)* dhe jurist i njohur *(fekih)*, që të gjitha koleksionet e njohura kanë nxjerrë transmetime nga ai; Asim bin Kulejb, konsiderohet i besueshëm, dhe gjashtë koleksionet e njohura të hadithit kanë regjistruar hadithe nga ai; Abdurrahman bin El-Esved, konsiderohet i besueshëm, dhe gjashtë koleksionet e njohura të hadithit kanë regjistruar hadithe nga ai; Alkame bin Kajs, konsiderohet i besueshëm, dhe gjashtë koleksionet e njohura të hadithit kanë regjistruar hadithe nga ai.)

Kundërshtarët janë munduar të gjejnë dobësi te ky hadith, duke thënë se Asim bin Kulejbi është i dobët, mirëpo kolosët e hadithit, si Jahja bin Mein dhe të tjerët e kanë konsideruar të besueshëm *(thikah)*, kanë transmetuar prej tij dhe janë argumentuar prej tij,[15] e prej atyre që e konsiderojnë të besueshëm është edhe Shu'beh, Ebu Hatimi dhe të tjerët, prandaj një akuzë e tillë është plotësisht e pabazë. Pastaj janë munduar të gjejnë shkëputje mes Abdurrahman bin El-Esved-it dhe Alkames, si Mundhiriu dhe disa tjerë, që pretenduan se Abdurrahmani nuk kishte dëgjuar nga Alkame, e këtë pretendim njohësi i mirë i këtyre çështjeve, Ibën Turkmani, e sheh shumë të çuditshëm[16] dhe se realiteti duket krejt ndryshe nga çfarë pretendohet, sepse Abdurrahmani, siç thotë Ibën Hibbani në librin "Eth-Thikat", vdiç në vitin 99 (hixhri), dhe mosha e tij ishte e ngjashme me moshën e Ibrahim Nehaiut[17]. E, nëse ishte moshatar me Nehaiun dhe Nehaiu -me konsensusin- kishte dëgjuar prej Alkames, atëherë çfarë pengese do të kishte Abdurrahmani që të mos dëgjonte prej Alkames?[18] Në këtë kontekst Hatib El-Bagdadiu në librin e tij "El-muttefak ve-l Mufterak", për biografinë e Abdurrahman bin El-Esvedit, mes tjerash thotë: "Është nga Kufa, e vizitoi Aishen kur ishte i vogël, dëgjoi nga babai i tij dhe nga Alkame bin Kajs..."[19] Një gjë të tillë e pohon edhe autori i librit "El-Kemal"[20] dhe Ibën Ebi Hatim, në librin "El-Xherhu vet-Ta'dil."[21] Prandaj, ai që e arriti dhe u takua me Aishen, do të ishte më parësore ta arrinte Alkamen dhe të takohej me të, e sidomos kur kihet parasysh që të dy këta dijetarë i takojnë një vendi (Kufës).

Rreth kësaj çështjeje, për ata që janë munduar të gjejnë ndonjë dobësi që e rrëzon edhe mendimin e hanefinjve në lidhje me mosngritjen e duarve, përveç tekbirit fillestar, Albani pasi që kundërshton pretendimet e tyre, në fund shprehet: "Nuk dëshiroj t'i nxij fletat e librit me tregime dhe kundërreagime të tilla, për shkak se janë të pavlefshme."[22]

### Argumente që sahabët nuk i ngritnin duart

Përveç haditheve, ka shumë transmetime që sinjalizojnë se sahabët e zgjedhur dhe ata që i takonin shkallës më të lartë të njohjes së fesë nuk i ngritnin duart, përveç gjatë tekbirit fillestar.

Tahaviu dhe Ibën Ebi Shejbe transmetojnë se Omeri i kishte ngritur duart vetëm gjatë tekbirit fillestar.



Transmetimi që përcjell Tahaviu është ky: "Na ka treguar Ibën Ebi Davudi, i cili thotë: "Na ka treguar El-Himmaniju nga Jahja bin Ademi, ky nga Hasen bin Ajjashi, e ky nga AbdulMelik bin Ebxher, e ky nga Zubejr bin Adijji, e ky nga Ibrahimi, e ky nga Esvedi, i cili thotë: "E kam parë Omer bin Hattabin, i ngriti duart në fillim të tekbirit, e më pas nuk i ngriti."[23]

Gjithashtu edhe Ibrahim Nehaiu dhe Shabiu kishin vepruar kështu, duke ngritur duart vetëm gjatë tekbirit fillestar. Tahaviu në këtë kontekst shprehet: "Hadithi është i vërtetë, dhe Omeri nuk i ngriste duart e tij, përveç gjatë tekbirit fillestar."[24]

Ngjashëm transmetohet se kështu vepronte edhe Aliu, dhe se për këtë arsye Tahaviu mendon se ky është argument i qartë, sepse Aliu nuk do të vepronte kështu sikur mos ta kishte parë të Dërguarin e Allahut.[25]

Ibën Ebi Shejbe në Musannefin e tij sjell një kapitull ku njerëz të njohur nuk ngritnin duart, me përjashtim gjatë tekbirit fillestar: "Na ka treguar Vekiu, nga Ebi Bekr bin Abdullah bin Kitaf En-Nehshelij, ky nga Asim bin Kulejbi, e ky nga babai i tij, se Aliu i ngriste duart gjatë tekbirit fillestar, e më nuk i ngriste." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2457).

"Na ka treguar Vekiu nga Mis'ari, e ky nga Ebi Ma'sheri, e ky nga Ibrahimi, e ky nga Abdullahu, se ai i ngriste duart vetëm kur ia fillonte namazit, e më pas duart nuk i ngriste." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2458).

"Na ka treguar Ibën Mubareku nga Esh'athi, e ky nga Sha'biu, se ai i ngriste duart gjatë tekbirit fillestar, e më pas nuk i ngriste." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2459). "Na ka treguar Hushejmi, i cili thotë: "Na ka informuar Husajni dhe Mugire, nga Ibrahimi, i cili thoshte: "Kur shqipton tekbirin në hyrje të namazit, ngriti duart, por më pas mos i ngrit ato në pjesën e mbetur (të namazit)." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2460). "Na ka treguar Vekiu dhe Ebu Usame nga Shu'be, e ky nga Ebu Is'haku, i cili ka thënë: "Nxënësit dhe pasuesit e Abdullah bin Mes'udit dhe Aliut nuk i ngrisnin duart, me përjashtim gjatë tekbirit fillestar. E Vekiu shtoi: "E më pas nuk i ngritnin duart." (Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 2461).

Shejbani në këtë kontekst shprehet: "Kanë ardhur transmetime të vërtetuara se Ali bin Ebi Talibi dhe Abdullah bin Mes'udi nuk i ngritnin duart, me përjashtim të tekbirit fillestar."[26]

(1) Ebu Jusuf, Kitabu-l Athar, f. 20.21. (2) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, bot.3, Alemu-l Kutub, Bejrut, 1403h, v.1, f. 94. (3) El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.3, f. 303. (4) Nevevi, Minhaxh Sherh Sahih Muslim, v.3, f. 369. (5) El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.3, f. 303. (6) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.1, f. 94-95. (7) Ekmeludin Muhamed ibën Mahmud ibën Ahmed el-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, pa vit dhe vend botimi, Daru-l Fikr, v.1, f. 311. (8) Alaudin el-Kasani, Bedaiu-s Sanaiu fi tertibi-sh Sherai, bot.II-të, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1406-1986, v.I, f. 207:el-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.1, f. 311. (9) Po aty, v.1, f. 208. (10) Shih Sunenin e Tirmidhiut sipas verifikimit të Ahmed Shakirit, hadithi me nr. 257. bot.II, Mektebetu Mustafa el-Babi el-Halebij, 1397-1977,v.2, f. 40-41. (11) Ebu Davudi në Sunen, nr. 639. Ky hadith ka pesë rrugë transmetimi, e njëra prej tyre është edhe ajo që gjindet në koleksionin e Nesaiut, ku në vargun e transmetuesve është edhe Abdullah bin Mubareku, dhe rreth tij është krijuar një përplasje verbale mes hanefinjve dhe kundërshtarëve të tyre, ku ajo që vlen të potencohet është fakti se në mbrojtje të hadithit dhe vlerësimit të tij pozitiv kanë dalë edhe shumë dijetarë që nuk i përkasin shkollës hanefite. (12) Ibën Hazm, el-Muhal-la, v.4, f. 88. (13) Siç shihet ka një ngatërrim të haditheve në këtë rast tek Ebu Davudi, sepse hadithi për të cilin flet Ebu Davudi është një tjetër, më i gjatë, ndërsa hadithin të cilin e ka sjellë këtu është krejtësisht tjetër, por që në sened gati është i njëjtë, megjithatë për disa nuanca edhe senedi është i ndryshëm, e teksti (metni) gjithsesi i ndryshëm. Prandaj, do të sjellim "hadithin e gjatë", që i referohet gabimisht Ebu Davudi: "Na ka informuar El-Hasen bin Err-Rrebi', na ka informuar Ibën Idrisi nga Asim bin Kulejbi, e ky nga Abdurrahman bin El-Esvedi, na ka informuar neve Alkame se Abdullah (bin Mesudi) ka thënë: "I Dërguari i Allahut na mësoi neve namazin, u ngrit, shqiptoi tekbirin dhe i ngriti duart, më pas shkoi në ruku dhe dy duart i vendosi në dy gjunjët e tij." Buhariu në Ref'u-l Jedejn, nr. 31. (14) Nasirudin Albani, Sahih Ebi Davud, nr. 733. Bot.I-rë, Muesesetu Garas Lin Neshri vet Tevzi', Kuvajt, 1423-2002, v.3, f. 338. (15) Bedrudin el-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, bot.I-rë, Mektebetu-rr Rrushd, Rijad-Arabi Saudite, 1420-1999, v.3, f. 342. (16) Ibën et-Turkmani, el-Xhevheru-n Nekij, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, pa vit botimi, v.2, f. 77. (17) Muhamed Ibën Hibbani, Eth-Thikat, bot.I-rë, Dairetu-l Mearif el-Uthmanijetu, HajdarAbad-Indi, 1393-1973, v.5, f. 78. (18) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v.1, f. 525. (19) Hatib el-Bagdadiu, El-Mut-tefak ve-l Mufterak, me recenzurë nga Muhamed Sadik El-Hamdij, Daru-l Kadirij, Damask-Siri, 1988, v1, f. 403. (20) Abdullah bin Adij, el-Kamil fi Duafai-rr Rrixhal, bot.III-rë, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, v.4, f. 283. (21) Ibën Ebi Hatim, El-Xherhu vet-Ta'dil, bot.I-rë, Dairetu-l Mearif el-Uthmanijetu, HajdarAbad-Indi, 1952, v.V, f. 209. (22) Nasirudin Albani, Sahih Ebi Davud, nr. 733. v.III, f. 340. (23) Tahaviu, Sherh Meani-l Athar, v.I, f. 228, nr. i hadithit 1364. (24) Tahaviu, Sherh Meani-l Athar, v.1, f. 228; El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.3, f. 300. (25) Tahaviu, Sherh Mushkilu-l Athar, v.15. f. 33, nr. i hadithit 5825. (26) Muhamed ibën Hasen esh-Shejbani, El-Huxhxhetu ala ehli-l Medineh, v.1, f. 94.

**Besnik Jaha**

# Recension për librin “Komentimi i sures Jasin” të Sabri Bajgorës

“Komentimi i sures Jasin” është një libër i veçantë, si për nga struktura e vet, ashtu edhe për nga qasja. Pena e dëshmuar prej vitesh e prof.Sabri Bajgorës këtë herë vjen edhe më e fuqishme, duke prezantuar gjetje të reja të trajtimit të njërës prej kaptinave më të njohura të Kuranit famëlartë. Nëse jo vetëm për këto arsye, ky libër ia vlen të lexohet edhe për faktin se është libri më i plotë i bërë gjer tani për kaptinën Jasin në gjuhën shqipe.

Jo të gjithë që shkruajnë dinë të shkruajnë. Të shkruajnë dinë vetëm ata që kanë zemër dhe guxim, sepse fjala lind vetëm nga zemra, ndërsa zemra e paguxim shuhet shpejt. Ja pse ata që shkruajnë jetojnë më gjatë se çdo njeri tjetër: politikan apo pushtetar. (Edhe ne i mbajmë mend shumë dijetarë e shkrimtarë që kanë vdekur para shumë dekadash e shekujsh, por jo edhe politikanët e sundimtarët e kohës së tyre). Ndërsa shkrimit si proces, para guximit, i paraprin leximi. Një lexim i ngadaltë dhe i kujdesshëm e didaktik. Vetëm ata që lexojnë në këtë mënyrë kanë guximin të shkruajnë. Ndërsa ajo që e shkruajnë jo gjithmonë është shumë, por gjithmonë peshon shumë. Apo thënë ndryshe (duke cituar Plinin): “Duhet të thuash shumë, e jo të flasësh shumë. Fjalët nuk duhet numëruar, por duhet peshuar.”

E nisëm kësisoj për të përmbledhur personalitetin e autorit të librit “Komentimi i sures Jasin”, Sabri Bajgorës, që është dëshmuar si hulumtues dhe penë e fuqishme dhe e arrirë, sidomos në dijen e komentimit të librit të shenjtë, Kuranit, pra në Tefsir.

Jo vetëm nga ky libër, por edhe nga shkrimet e mëparshme të autorit të lartcekur, mund ta kuptojmë se fjalët e shkruara kanë dalë vetëm pas shumë leximeve dhe meditimeve. Vetëm pas shumë leximeve të kujdesshme dhe meditimeve të gjata, që doemos kanë provokuar shpirtin e këtij autori, pra ka lindur shkrimi i tij për gjithë atë që e ka preokupuar nga ai lexim dhe meditim. Ndërsa, kur është fjala për suren Jasin, që për universalizmin e saj rri para shumë sureve tjera të Kuranit famëlartë, leximi dhe meditimi për porositë e kësaj sureje nuk ka të numëruar. Në parathënien e librit në fjalë edhe vetë autori e thotë se: ndër suret me të cilat më së shumti i është lidhur zemra përgjatë këtyre viteve ka qenë pikërisht sureja Jasin. Ndërsa studimin e saj dhe shkrimin për të , në formë më të shkurtër, e ka bërë para 7-8 viteve, në faqet e revistës “Dituria Islame”.

Libri “Komentimi i sures Jasin” është strukturuar në tetë kapituj themelorë: 1. Karakteristikat e sures Jasin; 2. Të vërtetat e besimit karshi armiqësisë së kufrit (ajetet 1-12); 3. Tregimi i banorëve të vendit që u ndëshkuan (ajetet 13-32); 4. Disa argumente të manifestimit të fuqisë së Allahut (ajetet 33-44); 5. Verbëria e jobesimtarëve dhe mohimi i ringjalljes (ajetet 45-54); 6.Shpërblimi i të devotshmëve dhe ndëshkimi i kriminelëve (ajetet 55-68); 7. Argumentet e pejgamberisë dhe njëshmëria e Allahut (ajetet 69-83) dhe; 8. Argumenti i pakontestueshëm për ringjalljen (ajetet 77-83). Kjo është struktura formale e librit, ndërsa struktura tematike e tij është e ndarë në dy pjesë: pjesa e parë përfshin komentimin e sures, ndërsa pjesa e dytë përfshin informacionet shtesë të sures Jasin, siç janë: karakteristikat, emërtimi i sures, vlera, lidhshmëria e saj me suren paraprake, shkaqet e zbritjes së citateve etj.

Vetë ndarja e shtatë pjesëve të komentimit dhe një pjesë tjetër të informacionit mbi suren, përkatsisht ajetet, si dhe e tematizimit të secilës pjesë me tituj përshkrues e tematikë, përgjithësisht nënkupton origjinalitetin e këtij libri. Pra, ky libër, përveçse na vjen si libër





shpjegues për suren Jasin, njëkohësisht na vjen edhe si një hartë orientuese për jetën: kapitulli i parë (Të vërtetat e besimit karshi armiqësisë së kufrit), i zbërthyer na del si mesazh se besimi ëstë i vërtetë, ndërsa kufri është armiku ynë. E, si zakonisht që kërkohet shembulli, autori vazhdon komentimin e vazhdimit të sures Jasin, dhe, edhe në libër, menjëherë pas pikës së lartcekur paraqet shembullin (Tregimin e banorëve të vendit që u ndëshkuan). Kapitulli vijues, "Disa argumente të manifestimit të fuqisë së Allahut", sikur na tregon se ndëshkimi i banorëve të popullit që pësoi ndëshkimin është nga fuqia e Allahut, dhe se çdo ikje nga kjo vijë e drejtë do të pasojë me ndëshkim, prandaj edhe janë përmendur argumentet e manifestimit të fuqisë së Allahut. Mirëpo, pavarësisht paraqitjes së argumenteve, prapë ka njerëz që nuk besojnë: kanë sy por nuk shohin. Për këtë arsye autori Sabri Bajgora kapitullin vijues e titullon "Verbëria e jobesimtarëve dhe mohimi i ringjalljes". Ndërsa, se çfarë do të ngjajë më pas, me jobesimtarët dhe besimtarët, e tregon titulli i kapitullit vijues: "Shpërblimi i të devotshmëve dhe ndëshkimi i kriminelëve". Për të na orientuar në jetën tonë, Allahu ka dërguar pejgamberë të shumtë, mirëpo atyre prapë nuk u besuan shumë prej njerëzve. Paraqitjen e shumë argumenteve të pejgamberisë dhe njëshmërisë së Allahut autori Sabri Bajrgora e veçon në një kapitull të veçantë, ndërsa "Argumenti i pakontestueshëm për ringjalljen" është kapitulli përmbyllës i këtij libri, që njëherit edhe shënon pikënadalesën apo destinacionin që orienton kjo sure, përkatësisht harta/libri i Sabri Bajgorës.

Kjo është edhe metoda që autori Sabri Bajgora ka përzgjedhur. Madje, ai edhe vetë e thotë se metoda e ndjekur për komentimin e librit Kuranit, gjatë komentimit të kësaj sureje të bekuar është ajo të cilën e preferojnë dhe e përdorin shumica e mufesirëve bashkëkohorë.

E veçantë tjetër e këtij libri është se për çdo pjesë autori ka përmbledhur porosinë e ajeteve që ka komentuar, duke ia lehtësuar secilit lexues të kuptuarit e librit por edhe të vetë sures Jasin.

"Gjatë komentimit të një grupi ajetesh, së pari i jam qasur lidhshmërisë së atyre ajeteve me ato paraprake, për të vazhduar me shkaqet e zbritjes së tyre, në rast se ka shkak të zbritjes, dhe pastaj e kam filluar komentimin, i cili mund të konsiderohet si një gërshetim i komentimit tradicional dhe atij racional, të pranuar", thotë vetë autori Sabri Bajgora.

Në 233 faqet e këtij libri, jo vetëm prezantues të sures Jasin, lexuesi nuk do të gjejë vetëm komentimin e ajeteve të sures me ajete kuranore, por edhe me hadithe e fjalë të sahabëve, gjë që komentimin do ta bëjë edhe më të plotë, ndërsa gjithsesi se do ta nxjerrë në pah edhe dijen e thellë të autorit për Kuranin dhe suren Jasin. Veçanërisht, një vlerë të madhe këtij libri ia shton edhe një nënkapitull "Vlera e sures Jasin", në të cilin autori ka përmbledhur një varg hadithesh që tregojnë vlerën e madhe që ka sureja Jasin.

Ndoshta arsyetimi i autorit se ndër suret me të cilat më së shumti i është lidhur zemra përgjatë viteve ka qenë pikërisht sureja Jasin, ka një logjikë profetike, pasi edhe në hadithe të Muhamedit a.s. transmetohet se Jasini ka një logjikë zemre. Enesi r.a. transmeton se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Çdo gjë ka zemër, e zemra e Kuranit është Jasini."

Sidoqoftë, pena e kryeimamit të Kosovës, Sabri ef. Bajgorës, veçse është e njohur në letrat shqipe, qoftë si përkthyes; së fundmi me përkthimin e disa pjesëve nga libri "Fragmente nga jeta e sahabëve", pastaj me përkthimin e plotë të librit "Të dërguarit e Allahut" të Ahmed Bexhet etj., qoftë si autor, me shkrimet e vazhdueshme në revistën e përmuajshme "Dituria Islame".

Në fund, duke rikujtuar se Jasini është sureja që, nëse lexohet me bindje dhe vullnet të arritjes së kënaqësisë së Allahut, pra na e mundëson arritjen e sukseseve dhe faljen e mëkateve, rikujtojmë dhe porosisim që libri "Komentimi i sures Jasin" është një libër i veçantë, si për nga struktura e vet, ashtu edhe për nga qasja. E nëse jo vetëm për këto arsye, ky libër ia vlen të lexohet edhe për faktin se është libri më i plotë i bërë gjer tani për kaptinën Jasin në gjuhën shqipe, ndërsa botimi i këtij libri nga shtëpia botuese "Dituria Islame" po që e begatoi bibliotekën e saj dhe të çdo lexuesi dhe studiuesi të shkencave islame dhe jo vetëm.

Në fund të fundit, ky recension për këtë libër le të mbetet si një (ri)kujtesë për ta shfletuar këtë libër dhe suren Jasin, për secilin që i rastis ta shohë, pasi vërtet dituria nuk është tjetër gjë pos (ri)kujtesë, siç ka thënë Platoni.

[1] Sabri Bajgora, Komentimi i sures Jasin, Dituria Islame, Prishtinë, 2014, f. 8. [2] Po aty, f. 8. [3] Po aty, f. 8. [4] Po aty, f. 8. [5] Transmeton Tirmidhiu (Hadithi 2812); Shih: Suneni i Darimiut, Rijad 2000, vëll. IV, f. 2149 –Fedailu-l Kur'an, Kapitulli 21 – "Rreth vlerës së Jasinit, hadithi nr. (3459; Shih: Tefsir Ibn Kethir, Kuvajt, 1998, vëll. III, f. 737. [6] Ekrem Murtezai, Leksikon i sentencave, citateve, sintagmave dhe proverbave latine, ASHAK, 2008, Prishtinë, f. 368.

Dr. Islam Hasani

# Sfidat e bankimit dhe financave islame në shekullin tonë - XXI

Studiues të shumtë të ekonomisë islame kanë theksuar se principet e financave islame nuk janë një zbulim apo risi e shekullit të njëzetë, por këto janë nxjerrë nga Kurani i shenjtë dhe Hadithi i Pejgamberit a.s.. Struktura e financave islame bazohet në këto burime, si dhe në interpretimin e këtyre burimeve nga Pejgamberi a.s. dhe pasuesit e tij, duke iu përgjigjur nevojave të kohës dhe duke e zhvilluar këtë lëmi, që të jetë konkurrente me kërkesat e kohës, ashtu siç po ndodh edhe tani në kohën bashkëkohore.

Bankimi dhe financat islame, si në aspektin teorik ashtu edhe në atë praktik, kanë bërë një zhvillim të madh në 50 vitet e fundit.[1] Megjithatë, ky sistem nuk kursehet edhe nga kritikat. Shumica e këtyre kritikave janë rreth origjinalitetit dhe elementit fetare, si dhe aspektit praktik të bankimit dhe financave islame. Në vijim do te diskutohet rreth koncepteve dhe qëllimeve, si dhe do te përmenden disa nga kritikat më të mëdha rreth sistemit financiar islam si tërësi.

### Principet bazike në implementimin e bankimit islam

Për t'i kuptuar edhe më mirë principet e bankimit në islam është shumë e rëndësishme dhe vendimtare të kuptohet dallimi në mes të asaj që konsiderohet Riba (kamatë) dhe Bej (shitje), ashtu siç është theksuar në mënyrë eksplicite në Kuranin e madhërishëm. Kjo nuk është e tëra, eliminimi i kamatës është një pjesë e principeve të biznesit në islam. Aty duhet të shtohen edhe principet e drejtësisë shoqërore, duke formuar ligje, praktika, procedura dhe mekanizma që ndihmojnë në implementimin dhe mirëmbajtjen e drejtësisë, barazisë dhe korrektësisë.[2]



Bankat islame duhet të udhëheqin transaksione për të mirën e të dyja palëve, të bankës dhe klientëve, dhe t'i përmbahen konceptit të drejtësisë. Me aplikimin e këtij koncepti bankat islame duhet të kenë kujdes kur ngarkojnë pagesa te klientët, në caktimin e përqindjes për t'u ndarë në mes të partnerëve, dhe çmimit për shërbimet që ofrojnë.

Nga studiues të ndryshëm mund të ketë keqkuptime rreth financave islame, duke iu referuar çështjes kryesore rreth qartësimit se çka konsiderohet kamatë dhe çka jo. Por një gjë është shumë e qartë, dhe se të gjithë studiuesit pajtohen, pra se kamata sipas normave islame është e ndaluar. Ka dijetarë që mendojnë se kamata të cilën bankat e sotshme e ngarkojnë mbi klientin nuk është e ndaluar, sepse kamata e cila është përmendur ne Kuran nuk është e njëjtë me atë të cilën e kërkojnë bankat moderne.[3] Arsyetimi i tyre është se kamata që ka ekzistuar në kohën kur ka jetuar Pejgamberi a.s. ka qenë shumë e lartë, duke arritur të dyfishohet dhe të shkojë edhe më lart, dhe kjo ka shtyrë deri te shfrytëzimi i padrejtë i të varfërve nga të pasurit. Islami e ka ndaluar këtë kategori të kamatës, dhe e ka ndaluar atë në formë shumë të prerë. Këto mendime janë shumë të rralla dhe zakonisht bëhen nga ata që nuk i njohin shumë mirë çështjet e ekonomisë dhe të sheriatit në të njëjtën kohë. Dijetarët ekspertë të kësaj fushe janë të mendimit se edhe kamata të cilën e kërkojnë bankat konvencionale është e ndaluar.[4]

Për shembull, Mevdudi e shpjegon me një shembull shumë të thjeshtë dallimin në mes të tregtisë dhe




kamatës, në kontekstin e shpërndarjes së barabartë dhe menaxhmentit efikas të rrezikut. Në transaksionet me kamatë rreziku transferohet te kredimarrësi, në mënyrë që i tërë kapitali i kredituar të bartë kamatë dhe të bëhet pa rrezik. Kjo situatë në aspektin shoqëror është e padrejtë dhe ekonomikisht joefikase. Në anën tjetër, biznesi që është në përputhshmëri me normat islame të financave bëhet me ndarje rreziku për pasigurinë natyrale, pra është i drejtë dhe efikas për shkak të ndarjes së fitimit dhe rrezikut nga të dyja palët. Efikasiteti i kësaj forme të financimit shihet edhe në stabilitetin financiar, për shkak të sigurisë në këtë treg, e çmimi mbi produktin e shitur nuk mund të ndryshohet sepse pronësia e asetit të shitur kalon te bleręsi, dhe shitësi humb çdo të drejtë për të vendosur çmim tjetër mbi atë të parin. Kurse, në kreditë kamatore mbi çdo vonesë ka edhe ndryshim çmimi, pasi që ajo çka është shitur është koha.

Ndihma e të varfërve dhe rregullimi i kushteve të tyre shoqërore dhe ekonomike ka një vend të lartë në islam, por limitimi i urtësisë së ndalesës së kamatës vetëm te ky qëllim është gabim dhe i padrejtë. Gjatë kohës së Pejgamberit a.s. shoqëria ishte e organizuar mirë, e për nevojat e të varfërve dhe atyre që ishin të pafatë kujdeseshin të pasurit nga shteti i asaj kohe. Prandaj, huazimet ishin bërë nga tregtarë të pasur, prodhuesi dhe biznesmenë që operonin me kompani të mëdha aksionare, si dhe ata që bënin tregti në distanca të largëta dhe me përmasa të mëdha. Ata i përdornin mjetet dhe kapitalin e të tjerëve duke i bërë ata aksionarë, ashtu siç parashihet nga normat e sheriatit dhe teknikat e financimit. Myslimanët patën mundësi të fitojnë nga kursimet e tyre, të sigurojnë financime për bizneset e tyre, pa e futur në përdorim kamatën, duke i aplikuar teknikat e financimit që janë të aprovuara sipas sheriatit.[5]

### Qëllimet e bankimit islam

Qëllimi i bankave islame në përgjithësi është që të përkrahë dhe zhvillojë shërbimet dhe produktet bankare, dhe t'i aplikojë ato në transaksione dhe biznese të pranuara nga normat e sheriatit. Metodat dhe procedurat e përdorura nga bankat konvencionale, të cilat nuk janë në kundërshtim me principet e sheriatit, mund të përdoren edhe nga bankat islame, mirëpo aty ku ekzistojnë dallime apo ka dyshime për lejueshmërinë e këtyre transaksioneve, atëherë bankat islame duhet të zhvillojnë metodat e veta, për të ndërmarrë aktivitetet bankare.

Bankimi islam ka një dimension fetar: një produkt nuk mund të adaptohet përderisa është studiuar dhe vërtetuar nga ekspertët e sheriatit që operojnë brenda bankës, apo ndonjë bord i pavarur, se produkti nuk ka asnjë element që është në kundërshtim me normat e sheriatit, dhe në të njëjtën kohë është fitimprurës.

Elementi kryesor për të kuptuar kornizën e bankimit islam është kuptimi i drejtë se si bankat islame kanë mundësi të funksionojnë pa e përdorur kamatën. Bankat islame duhet patjetër të bëjnë profit në mënyrë që të mbijetojnë dhe të zhvillohen në atë shkallë që të jenë konkurrente në treg me produkte dhe shërbime. Profiti i tyre realizohet në tri fusha kryesore të veprimit: tregti, leasing (qira), dhe duke bërë financime në partneritet apo vetëfinancime. Ligji i sheriatit është kundër kamatës por jo kundër




fitimit, prandaj bankat islame kanë zhvilluar produkte bankare që mundësojnë përfitime dhe janë në konformitet me normat e sheriatit.[6]

Ekzistojnë shkrime që bankimin islam e përshkruajnë si 'bankimi pa-kamatë'. Është dallim i madh në mes të këtyre dy termave; bankim islam dhe bankim pa-kamatë. 'Bankim pa-kamatë' është një koncept më i ngushtë, duke iu referuar një numri të vogël të produkteve apo shërbimeve që nuk përmbajnë kamatë. Ndërsa bankimi islam i referohet një sistemi të kompletuar dhe që është në harmoni me etikën islame. Bankimi islam duhet që jo vetëm të largohet nga kamata, por gjithashtu edhe investimet dhe biznesi në të cilin investon duhet të jetë hallall, dhe, në të njëjtën kohë, t'i shërbejë qëllimit për arritjen e objektivave të ekonomisë islame.

Janë dy metoda kryesore nëpërmjet të cilave bashkëpunimi financiar në aspektin islam merr formën e vet. Investim i drejtpërdrejtë dhe me ndërmjetësim. Nga një perspektivë islame, pa marrë parasysh a është investim i drejtpërdrejtë apo me ndërmjetësim, nuk ka mundësi të ketë shumë fikse të paracaktuar mbi kapital apo huazime. Sipas sistemit islam, nuk mohohet e drejta e fitimit, por mohohet fitimi në formë të kamatës dhe që bazohet vetëm në kalimin e kohës e jo në mënyrën se si ka përfunduar projekti për të cilin është bërë huazimi. Fitimi duhet të jetë si përqindje në fitim, mirëpo kjo përqindje mund edhe të mos realizohet. Por, edhe mund të ketë humbje në investimin e bërë, dhe atëherë në mes tyre ndahet edhe humbja. Përndryshe, nëse huadhënësi (banka) nuk bart aspak rrezik por e ka të caktuar fitimin edhe nëse huamarrësi humb në investimin e bërë, atëherë kjo është e padrejtë dhe çon drejt asaj që të pasurit t'i bëjë më të pasur, e të varfrit më të varfër.

### Karakteristikat e bankimit islam

Karakteristikë bazë e bankimit islam është besimi në prezencën hyjnore, e cila është shtytje kryesor për futjen e etikës në aktivitetet ekonomike. Myslimanët besojnë se janë në lidhje direkt me Zotin, I Cili sheh, dëgjon dhe shpërblen për punë të mira, dhe ndëshkon për punë të këqija. Duke i ditur këto fakte, njeriu shpreson në ndihmën dhe bekimin e Zotit në çdo lëvizje të rëndësishme; ndihma ndaj të varfërve, jetimëve, mosngarkimi me kamatë në huadhënie, ruajtja e mjedisit etj. Qasja islame rreth ekonomisë është e bazuar në kornizë etike dhe shoqërore, përveç asaj ekonomike. Ajo prezanton lëvizjen e ekonomisë nga një ekonomi e bazuar në borxh në një ekonomi të bazuar në partneritet. Ekziston kornizë e hallallit dhe haramit, nëpërmjet të cilave të gjitha aktivitet ekonomike do të praktikoheshin. Një aktivitet që në ekonominë kapitaliste do të konsiderohej produktiv për arsye se ka kërkesë dhe ka profit në të, si p.sh.: pijet alkoolike, bixhozi, etj., është i papranuar në ekonominë islame, për shkak se është në kundërshtim me rregullat e sheriatit. Qasja islame e biznesit është shumë e ashpër kur vjen në pyetje lejueshmëria dhe legaliteti i biznesit. Dimensioni etik dhe moral janë të pandarë në skemën e aktiviteteve financiare islame, qofshin ato në mënyrë institucionale apo private.

Bankimi islam është një sistem i financimit në mënyrë aksionare dhe bartje të rrezikut, e jo vetëm në huadhënie dhe huamarrje. Kthimi (fitimi) është i bazuar në produktivitetin dhe suksesin e projektit. Ky sistem kërkon që të gjithë aktorët ekonomikë të jenë aktivë, dhe nuk lejon që një kategori të jetojë nga pasuria ku huadhënësi e shfrytëzon huamarrësin.[7] Ky është një dallim i madh nga sistemi kapitalist, ku i tërë sistemi financiar është i bazuar në kamatë, dhe kamata e gjeneruar e ndërton një klasë e cila bëhet barrë në progresin e shoqërisë dhe çon në humbjen e potencialeve produktive, gjë që është shenjë e padrejtësisë ekonomike dhe shoqërore.[8]

### Nevoja për financim

Nevoja për ndihmë financiare lindi për shkak të dallimeve në pasuri dhe aftësi të udhëheqjes së ndonjë investimi. Për shembull, skema e investimit në mudarabah dhe musharakah (partneritet në investim, partneritet pasiv dhe partneritet aktiv) është e nevojshme për shkak se jo çdokush që ka pasuri ka edhe aftësi tregtie, dhe jo secili që ka aftësi tregtie posedon para të mjaftueshme dhe ka mundësi financimi. Prandaj, dallimet në resurse ekonomike së bashku me nevojën e bashkimit të pasurive financiare me ekspertizë apo aftësi menaxhimi dhe investime mund të jenë arsyeja kryesore për të zhvilluar skemat apo produktet financiare. Ky lloj financimi bashkon kapitalin dhe ekspertizën: ata që kanë kursime dhe ata që kanë aftësi financimi apo menaxhimi. Shekuj me radhë myslimanët ishin në gjendje të udhëheqin aktivitete ekonomike ndërkombëtare dhe rajonale, në



agrikulturë, industri dhe tregti, pa përdorur kontrata të bazuara në kamatë, pa marrë parasysh sa i madh ka qenë investimi. Në atë kohë tregtia pati arritur edhe vendet e Lindjes dhe të Perëndimit. Ndalimi i kamatës nuk e ka privuar shoqërinë myslimane për të bërë tregti dhe investime duke gjetur mënyra të cilat janë të lejuara dhe fitimprurëse.[9]

Pasi që tregtia ishte i vetmi aktivitet ekonomik i arabëve, e në veçanti i kurejshëve, një numër i madh i karvanëve tregtarë financoheshin nga persona që kishin arritur të bënin pasuri duke dhënë para hua me kamatë, dhe në të njëjtën mënyrë i financonin edhe karvanët që udhëtonin për çështje tregtie. Kurejshët i financonin edhe aktivitetet tjera në të njëjtën mënyrë, për t'u përgatitur për betejën e Uhudit. Për t'i luftuar myslimanët ata i përdorën fondet të cilat i kishin akumuluar nga kamata.[10] Ky është vetëm një shembull për të treguar se sa shumë është përdorur kamata në Arabinë e para Islamit. Mirëpo, pas ardhjes së Islamit këto aktivitete u anuluan dhe kamata u zëvendësua me tregti dhe me bashkinvestime, dhe në vend filloi të aplikohej një formë e re e kreditimit dhe financimit.

### Kritikat dhe sfidat e bankimit islam

Më herët u tha se sistemi financiar islam është zhvilluar shumë në 50 vitet e fundit, si në aspektin teorik ashtu edhe në atë praktik. Megjithatë, ekzistojnë kritika të drejtuara kah sistemi financiar islam, e në veçanti bankat islame. Por, asnjëherë deri më tani nuk ka pasur ndonjë kritikë rreth principeve, qëllimeve apo karakteristikave të bankimit dhe financave islame, por kritikat kanë të bëjnë me tra aspekte:

- Origjinaliteti i bankimit islam (Sa është në përputhje teoria dhe praktika e bankimit islam?);
- Praktikuesit e bankimit islam (Sa janë të përgatitur dhe të përkushtuar personeli i bankave islame për implementim të principeve të sheriatit?), dhe;
- Bordi i Sheriatit (Emërimi i personave joadekuatë në Bordin e Sheriatit).

Ndoshta njëra nga pyetjet dhe kritikat më irrituese për ata që janë në sferën e bankimit dhe financave islame është rreth dyshimit se a është në përputhje bankimi islam me parimet sheriatit. Kritika e cila vazhdon të mbetet sfidë edhe në ditët e sotme është në mes të konceptit fillestar dhe praktikës së tanishme. Shfrytëzimi i vetëm disa produkteve bankare që janë me lehte të praktikueshme dhe me një rrezik minimal për institucionin financiar, e që janë më pak të preferuara në sistemin financiar islam, ka bërë që kritikat të adresohen në atë mënyrë, duke thënë se bankat islame kanë ofruar një alternativë në aspektin e kontraktimit, por jo edhe të praktikimit të bankimit islam.

Gjithashtu, personeli i bankave islame duhet të ketë një përkushtim më të madh rreth principeve dhe objektivave të sheriatit. Përveç kritikave për aspektin praktik të bankimit islam, edhe akademikët dhe praktikuesit e përfshirë në bankimin islam janë bërë cak studimi/vlerësimi. Kjo bëhet për shkak se pak akademikë janë të përfshirë në bordet mbikëqyrëse të sheriatit të institucioneve financiare islame. Sipas studiuesve kjo bëhet me qëllim legjitimim apo justifikimi të praktikave dhe produkteve bankare që dalin në treg, duke i favorizuar ato që janë më lehtë të praktikueshme dhe me më pak rrezik për bankën, dhe jo ato që janë më të favorshme për shoqërinë. Anëtarët e Bordit të Sheriatit të një institucioni financiar duhet të kenë përgatitje në lëmin e Sheriatit, dhe në të njëjtën kohë të kenë studiuar ekonomi/financa, që të jenë në gjendje t'i kuptojnë transaksionet financiare dhe të mos varen nga shpjegimet e të tjerëve.

### Konkludim dhe rekomandime

Përgjatë tërë gjysmëshekullit të kaluar sistemi bankar islam ka zgjuar interesim, si në nivelin e ndërmarrjeve private ashtu edhe në nivelin publik. Një dëshirë e madhe ekziston për ta kuptuar këtë sistem edhe nga shtresa të ndryshme të popullit. Akademikët, bankierët dhe publiku në përgjithësi kanë dhënë kontributin e tyre në këtë drejtim. Politikëbërësit në sektorët monetarë dhe financiarë të shteteve të ndryshme kanë shfaqur interesim rreth rëndësisë teorike dhe praktike të eliminimit të kamatës nga ekonomitë e brendshme të shteteve, si dhe rreth transformimit të sistemit ekzistues në një sistem pa kamatë. Në disa nga pyetjet që parashtrohen më së shumti pasqyrohet dëshira për



të kuptuar konceptet bazë të ekonomisë dhe financave islame. Disa kanë të bëjnë me krijimin e një ambienti të favorshëm përmes reformës makroekonomike dhe adaptimit të strukturave të nevojshme për krijimin e sistemit financiar islam, si dhe vështirësive që paraqiten kur bëhen përpjekjet për transformim, pa e krijuar një ambient të tillë.

Modelet islame të financimit, të përshtatura nga bankat dhe institucionet financiare islame, kanë arritur sukses bukur të madh, ndonëse veprimtaria e tyre zhvillohet kryesisht në ambient të ekonomisë konvencionale. Suksesi i bankave dhe institucioneve financiare islame është arritur me gjithë vështirësitë e caktuara, të shkaktuara nga mungesa e një mekanizmi të përshtatshëm ligjor dhe institucional, i cili do të mbështeste veprimtarinë e këtyre bankave. Nuk ka dyshim se porsa të kompletohet infrastruktura e përshtatshme institucionale, shkalla e suksesit të tyre do të jetë edhe më e madhe.

Secili sistem i ka kërkesat e veta institucionale. Në këtë aspekt, bankat dhe financat islame nuk bëjnë përjashtim. Bankat islame kanë nevojë për një numër institucionesh mbështetëse dhe rregullativat, me qëllim të lehtësimit të funksioneve të domosdoshme. Aktualisht pjesa më e madhe e institucioneve bankare islame janë duke vepruar në një ambient konvencional. Ato po mundohen që të përshtaten me kornizat ekzistuese institucionale, të cilat janë krijuar për bankat konvencionale. Atyre u mungon mbështetja institucionale, e cila do të merrej me nevojat e tyre. Ndërtimi i një mekanizmi të përshtatshëm institucional për bankat dhe financat Islame paraqet një sfidë të madhe. Një gjë e tillë mund të arrihet në dy mënyra. Njëra do të ishte që ambientit konvencional t'i shtoheshin institucionet dhe marrëveshjet që do të lehtësonin funksionimin e bankave islame. Ndonëse një gjë e tillë nuk është e pamundur, nevojitet kujdes i madh për të siguruar kushtet e domosdoshme për funksionimin në të njëjtën kohë si të bankave islame ashtu edhe atyre konvencionale. Për shembull, mbikëqyrja bankare mund të rregullohet në atë mënyrë që të ketë përsipër të dyja llojet e bankave, derisa rregullat e tregut të financave mund të përshtaten për të inkuadruar edhe instrumentet financiare islame, të cilat do të vepronin krahas atyre konvencionale.

Përderisa ekzistojnë kritika rreth implementimit të bankimit islam, si në aspektin teorik ashtu edhe në atë praktik, kjo nënkupton që ende duhet të hulumtohet dhe të zhvillohet ky sistem. Dhe, gjithherë duhet të synohen qëllimet e ekonomisë/financave islame, në çdo aktivitet ekonomik.

Gjithashtu, rekomandoj që institucionet financiare islame t'u japin përparësi financimeve në partneritet, sepse kjo formë partneriteti me bartje rreziku dhe ndarje fitimi në mes bankës dhe klientit siguron lëvizje të kapitalit te të gjithë partnerët e përfshirë në aktivitet financiare. Kështu njëra palë e siguron tjetrën, dhe në të njëjtën kohë përfitojnë më shumë persona. Nëse fitimi i bankës varet nga suksesi i projektit të financuar, kjo siguron që klienti të studiohet mirë para se t'i lejohet financimi dhe mbështetja të mos dështojë në aktivitetet e tij.

Kritikat që u përmendën me lart nuk i drejtohen ndonjë vendi apo institucioni të caktuar, por janë kritika të përgjithshme rreth sistemit financiar si tërësi.

(1) Muhammad Hashim Kamali, Islamic Commercial Law: An-Analysis of Futures and Options, (Kuala Lumpur: Ilmiah Publishers, 2002) f. 66-67. (2) Sudin Haron, "The Philosophy of Islamic Banking" Brenda: Anthology of Islamic Banking (editor) Asma Siddiqi. (3) Rasul Shams, A Critical Assessment of Islamic Economics, (Hamburg: Institute of International Economics, 2004) f. 5-6. (4) M. Umar Chapra, "Why Islam has Prohibited Interest? Rationale behind the Prohibition of Interest", Review of Islamic Economics, No. 9 2000. F. 7. (5) Muhammad Nejatullah Siddiqi, "Islamic Banks: Concepts, Precepts and Prospects", Review of Islamic Economics, No. 9, 2000. F. 22-23. (6) Fuad Al-Omar & Mohammad Abdel-Haq, Islamic Banking: Theory, Practice & Challenge, (Karachi: Oxford University Press, 1996) f. 2. (7) Rodney Wilson, "Islamic Development Finance in Malaysia", inside, Leading Issues in Islamic Banking and Finance, edited by Saad Al-Harran. (Kuala Lumpur: Pelanduk Publications, 1995), f. 60. (8) Samir Abid Shaikh, "Islamic Banks and Financial Institutions: A Survey", Journal of Muslim Minority Affairs, Vol. 17, No.1, f. 97. (9) M. Ramzan Akhtar, "Modelling the Economic Growth of an Islamic Economy", The American Journal of Islamic Social Sciences, Vol. 10, No.4., f. 5001-5002. (10) Monzer Kahf & Tariqullah Khan, Principles of Islamic Finance, (Jeddah: Islamic Research and Training Institute, 1992), f. 11.

Mr. Ekrem Simnica

# Islami dhe bashkëjetesa paqësore me të tjerët

Nuk ka dyshim se feja islame është fe që në tërësi përputhet me natyrën e njeriut, prandaj edhe me të drejtë ajo quhet fe e njerëzimit. Nuk i takon të quhet e tillë për hir të dëshirës apo vullnetit të dikujt, por për hir të legjislaturës që përmban. Këtë ligj natyrshëm e pranon mendja e njeriut, ngase ndriçon zemrat, dhe besimin e skalit në thellësinë e shpirtit. Ky ligj vlen dhe i përshtatet çdo kohe dhe çdo vendi, pasi rregullon çështjet e bashkësisë njerëzore, duke u siguruar barazi dhe raporte të ngushta mes vete. Ligji islam jep mundësinë e besimit në botën tjetër, në të cilën do të gëzohet shpërblimi në bazë të veprave të kësaj bote. Këto dhe shumë të tjera bëjnë që Islami të jetë në përshtatshmëri të plotë me natyrën e njeriut, të jetë fe që njeriu e përqafon dhe e konsideron si fanar udhëzues në jetën e tij. Madje, në këtë mënyrë njeriu arrin të ballafaqohet me plot sukses ndaj çfarëdo dyshimi apo sfide të kësaj bote. Allahu xh.sh. nuk është Zot vetëm për myslimanët, por për të gjithë njerëzit, dhe Islami nuk është fe që është paraqitur me Muhamedin a.s., por është vazhdimësi e shpalljeve hyjnore të mëparshme, të cilat u devijuan nga pabesimtarët. Lidhur me këtë Allahu xh.sh. e urdhëron Muhamedin a.s. të thotë: "Thuaj: Unë nuk jam risimtar prej të dërguarve, e nuk e di se çka do të bëhet me mua e as me ju, unë nuk ndjek tjetër vetëm atë që më shpallet, unë nuk jam tjetër pos i dërguar që ju tërheq vërejtjen qartas!" (El-Ahkaf, 9).

Se Islami është fe hyjnore për të gjithë njerëzit, pa dallim race, nacionaliteti, vendi a kohe, dhe se vetëm forcon raportet ndërnjerëzore, posedojmë shumë argumente nga Kurani, thënie dhe vepra të Muhamedit a.s., si dhe sqarime të dijetarëve. Ndër to veçojmë:

### Nderi

Islami rëndësi thelbësore i ka dhënë qenies së njeriut, si krijesa më e përsosur dhe më e nderuar ndër krijesat tjera mbi tokë. Prandaj, Zoti xh.sh. thotë: "Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam."(El Isra, 70).

Dijetari Muhamed Gazaliu thotë: "Njeriu në Islam është ngritur shumë lart, deri në atë përmasë saqë është shpallur zotëri i tokës dhe qiellit, dhe kjo duke pasur parasysh se në njeriun ngërthehen dy gjëra nga vetë Krijuesi i Madhërishëm, e ato janë: Shpirti nga shpirti i Tij, dhe shkëndija drite nga drita e Tij e shenjtë. Prandaj ky nder i lartë nga Allahu xh.sh. njeriun e ngriti aq lart saqë e bëri edhe mëkëmbës të Zotit në tokë. Mbase kjo engjëjt i bëri që të pranojnë se njeriu është i veçantë dhe





superior mbi të gjitha krijesat."[1]

Meqë njerëzit janë të nderuar nga Zoti i tyre deri në këtë nivel, atëherë është e natyrshme që ata doemos të jetojnë në harmoni mes vete. Për këtë arsye Islami parimin e bashkëjetesës me të tjerët e bëri fondament bazë, pasi sipas Kuranit njerëzit janë një shoqëri që jeton në një familje të vetme njerëzore.

Në Islam njeriu përpos që nderohet dhe respektohet për së gjalli, ai nderohet edhe pas vdekjes së tij. Pejgamberi i mbarë njerëzisë na dha shembull në rastin kur pranë tij kaloi një funeral nga hebrenjtë, e Muhamedi a.s., në shenjë respekti, u ngrit në këmbë. Me atë rast dikush nga shokët e tij iu drejtua me fjalët: "O i Dërguar i Zotit, ky funeral është i hebrenjve!" Ndërsa ai u përgjigj: "A nuk është edhe ai njeri?!" (Muslimi).

Ashtu siç urdhëroi Islami për inkurajim të njeriut në çështje pozitive e veprime të mira, ai në të njëjtën kohë urdhëroi në metodë të mirë kur ndalojmë nga e keqja, dhe ndaloi poshtërimin e njeriut. Me një rast Ebu Dherri i kishte thënë djalit tij: "O djalë i të keqes!" Ndërsa, Muhamedi a.s. u hidhërua kur e dëgjoi këtë shprehje, dhe e qortoi atë, prandaj edhe i tha: "Te ti, o njeri, paskan mbetur elemente të injorancës (xhahiletit). (Buhariu)

### Mëshira

Nga parimet bazë të Islamit është mëshira për mbarë botën, e mbase ajo konsiderohet natyrshëm dhe në formë të mishëruar edhe si fundament i fesë hyjnore. Allahu i Madhëruar thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija, 107).

Mbështetur në këtë parim, mëshira është e drejtë absolute për të gjithë, prandaj praktikimi i saj nuk vjen vetëm nga aspekti i mirësisë, por në të njëjtën kohë është edhe obligim. Sipas Islamit, të gjitha shtresat e shoqërisë pa dallim kanë pjesë të barabartë në institucionin e mëshirës. Por, për fat të keq, në shoqëri të ndryshme njerëzore e drejta e të dobëtit dhe nevojtarit kundrejt shtresës së lartë nuk respektohet. Mëshira parimore e garantuar nga ligji islam është siguria e vetme për një bashkëjetesë paqësore në mes të njerëzve.

### Drejtësia

Drejtësia është një parim tjetër, prej bazave fundamentale të Islamit, prandaj Allahu xh.sh. thotë: "Ne i dërguam të dërguarit Tanë me argumente të qarta, dhe Ne zbritëm me ata librin dhe drejtësinë që t'i përmbahen njerëzit e së drejtës…" (El Hadid, 25).



Drejtësia në Islam është gjithëpërfshirëse ndaj vetvetes, familjes dhe shoqërisë. Drejtësia është e domosdoshme në të gjitha gjendjet, pavarësisht rrethanave, qofshin ato të paqes apo luftës eventuale. Lidhur me këtë Allahu xh.sh. thotë: "...dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë se ajo është më afër devotshmërisë! Kini dro Allahun, se Allahu di hollësisht për atë që vepronі!" (El Maide, 8).

### Barazia

Para drejtësisë ligjore janë të barabartë të gjitha shtresat e shoqërisë, dhe pa asnjë dallim. Pavarësisht aktit të gjykimit, sipas Islamit të gjithë janë të njëjtë. Largimi nga barazia çon drejt dëmtimit dhe shkatërrimit të shoqërisë, prandaj Muhamedi a.s. ka thënë: "O ju njerëz, kanë humbur dhe kanë devijuar popujt para jush, sepse kur kryente vjedhje ndonjëri i shtresës së lartë nuk e ndëshkonin atë, e kur kryente vjedhje ndonjëri i shtresës se ulët e ndëshkonin atë. Për Zotin, po edhe sikur të kryente vjedhje Fatimeja (bija e Muhamedit), do t'ia kisha prerë dorën e saj." (Transmeton Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi). Barazia në Islam nuk bie ndesh me drejtësinë, pasi Islami ka caktuar detyrat dhe përgjegjësitë në bazë të natyrshmërisë krijuese nga Allahu xh.sh., në të gjitha aspektet psiko fizike. Kjo përfshin të drejtat, obligimet dhe përgjegjësitë me drejtësi të plotë për të gjithë pjesëtarët e shoqërisë.[2]

### Toleranca

Me tolerancë nënkuptojmë fleksibilitetin e plotë karshi besimeve tjera, duke përfshirë këtu bindjet, ritualet fetare, etj. Islami urdhëron që të respektohen të drejtat e të tjerëve në mënyrë të plotë, duke mos i armiqësuar dhe nuk lejon përdorimin e asnjë metode të dhunës për t'i larguar ata nga besimi i tyre, çfarëdo qoftë ai. Por kjo nuk nënkupton nënshtrim ndaj ideve dhe bindjeve tyre, mirëpo diskutim paqësor e të argumentuar mbi të vërtetën. Allahu xh.sh. thotë: "Ju mos ua shani ata (zota) që u luten (idhujtarët), pos Allahut, e (si hakmarrje) të fyejnë Allahun nga armiqësia, duke mos ditur (për madhërinë e Tij). Kështu Ne ia kemi zbukuruar çdo populli veprimin e vet, mandej e ardhmja e tyre është te Zoti i tyre, e Ai i shpërblen për atë që vepruan." (El En'am, 108). Pastaj: "Dhe kur e dëgjojnë ndonjë llomotitje marrëzie, i kthejnë shpinën dhe thonë: "Ne kemi veprat tona e ju tuajat, qofshit larg nesh, ne nuk na duhen injorantët!"(El Kisas, 55). Toleranca islame njerëzimit ia jep mundësinë madhështore për bashkëpunim dhe bashkëjetesë, në të gjitha aspektet dhe



në të gjitha çështjet e jetës. Në anën tjetër, qasja argumentuese me të tjerët në mënyrë prosperuese sjell në pah të vërtetën islame dhe kumtimin e saj tek ata.

### Ndihma dhe bashkëpunimi i ndërsjellë

Nga vetë natyrshmëria e tij njeriu është krijesë shoqërore, prandaj ai në parim nuk mund të jetojë vetëm dhe pa bashkëpunim me të tjerët. Ai kështu përfiton në të gjitha aspektet e jetës, e mbase kjo maksimë në Islam konsiderohet bazë e domosdoshme e bashkëpunimit ndërnjerëzor. Njeriu gjithnjë ka nevojë për Krijuesin, dhe është i varur prej Tij, madje edhe nëse nuk pranon ekzistencën e Tij. Për këtë arsye Islami premtoi se ndihma e Zotit xh.sh. është me atë njeri që ndihmon njerëzit e tjerë. Lidhur me këtë, Muhamedi a.s. thotë: "Zoti është në ndihmën e besimtarit, përderisa ai është në ndihmën e vëllait të tij." (Transmeton Muslimi, Ahmedi dhe Ebu Davudi). Në anën tjetër, dallimet në mes popujve për shkak të racës, gjuhës apo nacionalitetit Islami i konsideron motivacion shtesë për t'u njohur dhe bashkëpunuar në mes vete, prandaj Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur." (El Huxhurat, 13).

Muhamedi a.s. është shëmbëlltyra praktike e shtrirjes së këtij bashkëpunimi në mes të njerëzve. Ai me shpërnguljen e tij në Medinë bëri marrëveshje me Ithtarët e Librit, e më pas edhe me idhujtarët. Bazë e këtyre marrëveshjeve ishte paqja, drejtësia, bashkëpunimi dhe ndihma e ndërsjellë në mes të komuniteteve përkatëse. Prandaj, me plot të drejtë, në kohën bashkëkohore, marrëveshjet e tilla i quajmë "memorandum paqeje".

### Aplikimi i marrëveshjeve

Aplikimi i marrëveshjeve nënkupton zbatimin e plotë të të gjitha pikave të saj, me plot besnikëri dhe sinqeritet. Përmbushja e marrëveshjeve vlerësohet lart, mbase kontribuon në rritje të bashkëpunimit mes njerëzve, ndërsa e kundërta e saj dëmton seriozisht atë. Për këtë arsye Islami vlerësoi lart dhe urdhëroi prerazi zbatimin e marrëveshjeve, ngase premtimi duhet mbajtur gjithsesi. Në Islam thyerja e marrëveshjes konsiderohet cilësi e hipokrizisë, ndërsa zbatimi i saj shenjë e devotshmërisë së lartë. Myslimanët, nëse vërtetojnë qartazi se pala tjetër nuk po i përmbahet marrëveshjes përkatëse, dhe po e shkelin atë, kanë të drejtë të mos e respektojnë atë dhe ta shpallin të pavlefshme. Kjo ngase shkelja e premtimit konsiderohet tradhti e madhe në Islam. Prandaj Allahu xh.sh. thotë: "Nëse ti e heton tradhtinë e një populli (ndaj marrëveshjes), atëherë edhe ti ua hidh atyre (marrëveshjen) në mënyrë të njëjtë, sepse Allahu nuk i do ata që tradhtojnë (fshehurazi)". (El-Enfal, 58).

Nga e tërë kjo rezulton se Islami ka vendosur bazat e bashkëpunimit ndërnjerëzor, në të gjitha aspektet e jetës, në mënyrë që njerëzit të jetojnë me tolerancë, paqe dhe harmoni në mes vete.[3]

(1) Hukukul Insan bejne tealijmul islam dhe iwlan el umemul mutehide, Muhamed Gazali, f. 11, botimi I tretë, viti 1984, Kajro. (2) Et-teajush es-silmi bejne muslimijne ve gajrihim, përgaditi/surhaman hadajat, f. 27, 28, botimi I parë, viti 2001, Daru-selam, Kajro, Egjipt. (3) Shiko: Et-tajush es-silmi bejne muslimijne ve gajrihim, përgaditi/surhaman hadajat, f. 33, 34, botimi I parë, viti 2001, Daru-selam, Kajro, Egjipt.

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (5)

## Kërkues ndaj vetvetes

Besimtari bën përpjekje të vazhdueshme për arritjen e synimeve të tij madhore, që kanë të bëjnë me sukseset në këtë botë, por, mbi të gjitha, me ngritjen e tij në botën tjetër.

Derisa kujdeset për nevojat fizike dhe mendore, myslimani i vërtetë nuk harron se ai përbëhet nga trupi, mendja, dhe gjithashtu ka një shpirt të pasionuar dhe të zjarrtë, dëshirat e forta të të cilit e motivojnë të ngritet përmes përkushtimit në adhurim, kërkimit të bekimeve të Allahut dhe frikës nga ndëshkimi i Tij.[1]

Nefsi i njeriut, i ngjan fëmijës, të cilin po e edukove dhe e formove, e ke përmirësuar dhe e ke forcuar, por nëse e neglizhon, ai devijon dhe humb, pasi nga natyra anon nga gjërat pasionante, argëtimi dhe papërgjegjësia. Nëse dëshirat nuk kushtëzohen me parime fetare, ato nxisin në punë të liga dhe të ulëta, që degradojnë dhe shkatërrojnë personalitetin e njeriut.

Porosia e Ebu Bekrit r.a. kur e caktoi për halife Omerin r.a. ishte: "Gjëja e parë që duhet ta kesh kujdes le të jetë nefsi që e ke në brendësi".

### Beteja e vërtetë

Sigurisht që duhet një përpjekje e madhe për përmirësimin e nefsit njerëzor, "E ata, që përpiqen për hir Tonin, Ne me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e besimtarëve". (El Ankebut, 69).

Kur njëri nga të devotshmit shkoi për ta vizituar Ibën Tejmijen, në burg, ndjeu dhembje në shpirt dhe qau për gjendjen e tij, ndërsa Ibën Tejmije i tha: "A po qan për izolimin tim? A po qan për prangosjen time? I izoluar është ai që e ka të izoluar zemrën ndaj Allahut, kurse i prangosur është ai që e kanë pranguar pasionet dhe epshet e tij."

Duhet përpjekje e madhe për ta mbajtur nën kontroll energjinë negative me të cilën njeriu ballafaqohet në vazhdimsi, madje kjo është e paarritshme pa lidhjen e drejtpërdrejtë me Krijuesin e Gjithëpushtetshëm.

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Lufta më e çmuar është lufta e njeriut me nefsin dhe epshin e tij".

Ndërkohë që, lënia pasdore e vetkontrollit mbi nefsin çon deri te çoroditja e personalitetit dhe deri te shkatërrimi përfundimtar, siç na tërheq vërejtjen Allahu xh.sh.: "...e mos shko pas dëshirave, se ato të shmangin nga rruga e Allahut! Ata që largohen nga rruga e Allahut i pret dënim i rëndë, për shkak se e harruan Ditën e Përgjegjësisë." (Sad, 26).

Ndërsa Aliu r.a. kishte thënë: "Luftoje nefsin në nënshtrim ndaj Allahut xh.sh., siç e lufton armiku armikun, sepse më i fuqishmi i njerëzve është ai që ka fuqi mbi nefsin. Luftoje nefsin dhe kërko prej tij llogari, ashtu siç kërkon partneri ndaj partnerit (në tregti), dhe kërkoji të drejtat e Allahut xh.sh. nga ai, siç kërkohet nga kundërshtari. Përmirësimi i nefsit bëhet me luftë, se vërtet lufta mbi nefsin është më e madhja, ngase është më e rënda, sepse kërkohet ta ndalosh nga ato që nefsi dëshiron prej kënaqësive dhe epsheve që i ka ndaluar Allahu xh.sh."

Pasimi i dëshirave të nefsit çon deri te nënshtrimi i plotë ndaj tij, gjë që rrezikon edhe besimin, duke e sjellë një situatë të rivalitetit përballë adhurimit të drejtë, siç thotë Ibën Abasi r.a.: "Pasioni është idhulli më i keq që adhurohet mbi tokë, duke iu referuar ajetit: "A e ke parë ti (Muhamed) atë që, duke e ditur dëshirën e vet, e respekton si zot të vetin. Atë Allahu e ka humbur, ia ka mbyllur të dëgjuarit dhe zemrën e tij, i ka vënë perde mbi të parit e tij; më thuaj, pos Allahut, kush mund ta udhëzojë atë?" (El Xhathije, 23).

Duhet patjetër që nefsi të mbahet në kontroll, dhe deri te përmirësimi i plotë duhet ndjekur një rrugë me stacione dhe etapa, deri sa ta arrijë kënaqëisnë e Allahut. Së pari duhet të pastrohet nga gjynahet, të dëlirësohet nga gabimet, pastaj të ndalet me vetvetën me sinqeritet të plotë, duke bërë vetëllogari në çdo të keqe të vepruar në raport me Allahun, vetveten, njerëzit, e madje edhe me krijesat tjera. Kjo vetëllogari të ketë synim përmirësimin e asaj që është prishur dhe



drejtimin e asaj që ka qenë e devijuar, meqë nuk ka gjynah që nuk përmirësohet me pendim dhe pasim të veprave të mira, qoftë edhe kufri e shirku, nëse njeriu kthehet me tërë fuqinë e tij në besim, siç thotë Muhamedi a.s. "I penduari nga gjynahu është si të mos kishte gjynah".

Përmirësimi i nefsit të njeriut është baza e përmirësimit të përgjithshëm në familje, shoqëri, popull dhe mbarë njerëzimin. Pra, nëse përmirësohen nefset, përmirësohet jeta. Siç thuhet: "njeriu nuk tërhiqet për hunde siç tërhiqet kafsha, por tërhiqet nga brendësia, mendja, e ndërgjegjja e tij, prandaj epiqendra e ndryshimeve është brendësia e individit: "Allahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) përderisa ata të mos e ndryshojnë veten e tyre". (Err-Rra'd, 11). Dhe hadithi: "Kujdes! Vërtet në trup ka një copë mishi, nëse ajo është e përmirësuar, është përmirësuar i tërë trupi, e nëse ajo është prishur, është prishur i tërë trupi. Vëreni, ajo është zemra".

Ky subjekt i brendshëm është e vërteta e njeriut, e jo gjaku, mishi, eshtrat e gjymtyrët. Ndoshta këto kanë rolin kyç te gjallesat tjera, të cilat për nga forma janë më të mëdha e më të fuqishme se njeriu, por esenca e njeriut qëndron në brendësinë e tij, anën shpirtërore e morale, përmes së cilës njeriu u bë njeri dhe mori nderin dhe privilegjin nga Allahu ndaj krijesave tjera, për t'u bërë halife (mëkëmbës) në tokë, me çka edhe u ngarkua me përgjegjësinë të cilën nuk qenë në gjendje ta bartin qiejtë, toka dhe kodrat.

### Llojet e nefsit

1. Nefsi urdhërues për të keq: Mbizotëron pronarin e vet, të papërmbajtshëm ndaj gjynahit, dhe gjithmonë e shtyen në gjëra që e kundërshtojnë Allahun xh.sh.: "Unë nuk e shfajsoj veten time pse epshi është shumë nxitës për të keqen..." (Jusuf, 53).

Nefsi emare shok e ka shejtanin, i cili e pason atë. Ai i premton atij, i jep shpresa, e hedh në të pavërtetën, e urdhëron me të keqe, ia zbukuron atë, i jep shpresë të gjatë, ia paraqet të pavërtetën në një pamje pranuese e të mirë, e përforcon me lloje të ndryshme të kotësive, me shpresa të rrejshme, me epshe shkatërruese...[2]

2. Nefsi qortues: Kur njeriu bën një gjynah, ai e bën të mendojë pse veproi ashtu, dhe si e veproi një gjë të tillë. Çdoherë që bën një vepër të ligë, ai ndien keqardhje, pastaj edhe frikë, pra nga Allahu xh.sh.: "Betohem në Ditën e Kiametit! Dhe betohem në shpirtin që është shumë qortues!" (El Kijameh, 2). Këtu vërejmë një gjë të habitshme, ku në dy ajetet e bashkangjitura betimi bëhet në Ditën e Kiametit dhe në shpirtin qortues. Kjo ngaqë ky shpirt gjithmonë është përkujtues i Ditës së Kiametit, dhe shërimi i nefsit urdhërues për të keq deri sa të arrijë këtë nivel bëhet përmes përkujtimit të llogaridhënies para Allahut në botën tjetër, duke i thënë: "O nefsi im, ti do takohesh me Zotin tënd, do të qëndrosh para Tij, dhe nga Ai do të marrësh dënimin meritor".

Ky është një nefs që pranon ndryshimin, por kërkon angazhim dhe përpjekje këmbëngulëse, ka nevojë për një moment të sinqertë, përmes të cilit vendos që jetën e mëtutjeshme ta vazhdojë i përkushtuar ndaj Krijuesit të Madhëruar.

Shokët e të Dërguarit s.a.v.s. thoshin: "Çdo gjynah që e bën robi është për shkak se ai është injorant ndaj asaj çfarë bën..." Transmetohet nga Ibën Abasi r.a., se ka thënë: "Nga injoranca e njeriut është edhe ajo kur ai vepron diçka të keqe (gjynah).[3]

Transmetohet nga Rebia El Eslemi, të ketë thënë: "Banoja me Pejgamberin a.s., të cilit i sillja ujin për abdes dhe gjërat që i nevojiteshin, kur më tha mua: "Kërko (çka dëshiron)! I tashë: "Kërkoj shoqërimin tënd në Xhenet." Më tha: "Po diçka tjetër?" Thashë: "Ajo më duhet." M'u përgjigj: "Më ndihmo ndaj nefsit tënd me sexhde të shumta!"

3. Nefsi i përgjegjshëm: Është nefs që pendohet dhe vazhdon të qëndrojë për një kohë, pastaj e mbizotërojnë dëshirat dhe disa gjynahe, duke mos pasur mundësi rezistimi, e me gjithë këtë vazhdon t'iu përmbahet ibadeteve, duke i lënë një mori gjynahesh, edhe pse i ka pasion dhe ka mundësi t'i bëjë. Në gjendje të lirë, pendohet dhe logjikshëm thotë: "Ah sikur të mos e veproj këtë gjynah, dhe të largohem krejtësisht prej tij", por kohë pas kohe i përsëritet e njëjta situatë. Një lloj të tillë nefsi e përshkruan Allahu xh.sh.: "Ka edhe të tjerë që i kanë pranuar mëkatet e tyre: ata përziejnë vepra të mira, e edhe të tjera të këqija. Atyre do t'ua falë Allahu, se Ai i falë atij që pendohet, e mëshiron atë që



përmirësohet." (Et Tevbe, 102).

Çështja e këtij varet nga përkushtimi ndaj devotshmërisë dhe urrjetjes së gjynahit, ndoshta Allahu do ta falë.

Nga injoranca e mëkatarit është edhe ajo se ai bazohet në shpresat e tij të gjata, se ka për të jetuar edhe një kohë, andaj edhe për këtë ai e vonon pendimin, e nuk e di se vdekja është më afër njeriut se këpucët e tij, dhe se momenti i vdekjes nuk i kërkon leje atij, kur t'i afrohet.[4] Rreziku i tij qëndron pikërisht në vonimin e pendimit, sepse ndodh ta zë vdekja duke qenë në atë gjendje e i papenduar dhe me përfundim të pakëndshëm, kurse vendimi i takon Allahut xh.sh., nëse do e falë, nëse do e dënon.

4. Nefsi i kënaqur: Ky është i mbushur me frikërespekt dhe shpresë te Allahu xh.sh., i këndshëm, stabil, për çka e Ai e quan "plotësisht i kënaqur", sepse njerëzit tjerë përreth kanë probleme e mërzi, ndërsa ai është i kënaqur: "O shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i kënaqur (për vete) e kënaqës (për Zotin)! Hyr mes robërve të Mi! Dhe hyr në xhenetin Tim!" (El Fexher, 27-30).

Tregohet për disa të devotshëm të cilët po argetoheshin, kurse njëri prej tyre qëndronte vetëm në një distancë. Iu afrua njëri dhe deshi të bisedojë me të, e ai i tha: "Dhikri është më i këndshëm." I tha: "Ti po rri vetëm?" Ia ktheu: "Me mua është Zoti dhe engjëjt." I tha: "Kusht ta ka kaluar në këtë?" Iu përgjigj: "Ai të cilin e ka falur Allahu." I tha: "Ku është rruga?" Ai bëri me shenjë kah qielli. Pastaj u ngrit dhe shkoi.

### Si ta luftojmë nefsin?

1. Ngjallja në zemër e dashurisë ndaj Allahut të Lartësuar, deri sa ta kalojë dashurinë ndaj vetes, familjes, fëmijëve e pasurisë. Kjo arrihet duke shpeshtuar shikimin në ekzistencën e dukshme dhe në Librin e lexueshëm (Kuranin), vazhdimin në dhikër, në traditën e besimit me namaz të ditës e të natës.

2. Ngjallja në zemër e frikërespektit ndaj Allahut të Lartësuar, duke e marrë në konsideratë Madhështinë e Tij, fuqinë dhe dënimin e paralajmëruar për mëkatet ndaj Tij, "E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet, dhe ndaloi veten prej epsheve, xheneti është vendi i tij." (En Naziat, 40- 41). Hasan El Basriu thotë: "Besimtari vazhdimisht i kërkon llogari vetvetes: çfarë kërkove me atë që the? Përse e hëngre këtë gjë? Përse e pive atë gjë? Ndëras mosbesimtari vazhdon përpara pa i kërkuar kurrë llogari vetvetes."[5]

3. Fuqizimi i vullnetit dhe vendosmërisë për konfrontim me nefsin, i bindur se robi, sado që është i dobët, me mbështetje në Zotin e tij dhe kërkimin e ndihmës së Tij, do të ngadhënjejë. E pyetën Dhununin: "Me çfarë e fiton njeriu xhenetin?" Dhe ai u përgjigj: "Me pesë gjëra: me qëndrimin fort në fe, qëndrim që nuk njeh lëkundje; me përpjekje të vazhdueshme, e cila nuk njeh shkujdesje; me mbikëqyrjen e përhershme të Allahut haptas edhe fshehtas; me pritjen e vdekjes dhe përgatitjen për të; me gjykimin e vetvetes para se t'i vijë dita ta gjykojnë."[6]

4. I domosdoshëm është përkujtimi i vdekjes dhe përfundimit në xhenet apo xhehenem, ngaqë vdekja sjell vështërsi më të mëdha se e kaluara, ose lehtësi më të mëdha se e kaluara, sepse problemi nuk qëndron në vdekjen por në atë që pason. Patjetër duhet të kujtojmë rrjedhën e situatave që na presin në jetën e përtejme: ringjallja, tubimi, llogaria, shpërblimi ose ndëshkimi, prandaj nuk është gjë e thjeshtë që njeriut ta humb xhenetin e të hyjë në xhehenem.

Njeriu mërzitet nëse humb pak nga pasurisa e kësaj bote të përkohshme, e si të mos mërzitet dhe të mos ketë kujdes në humbjen e të mirave të xhenetit. Omeri r.a. e ofronte gishtin pranë kandilit me zjarr të dobët, dhe thoshte: "O Ibën Hatab, a mund t'i bësh durim një gjëje si kjo? Po si do të jetë halli me zjarrin e ahiretit, kur zjarri i dynjasë është 1/70-ta e zjarrit të ahiretit.

Ibn Kajim thotë: "Luftimi i nefsit kalon në katër etapa: 1. Detyrimi i tij për njohjen e udhëzimit dhe fesë së vërtetë, 2. Detyrimi i tij të veprojë mbi këtë njohje, 3. Detyrimi i tij të ftojë në këtë të vërtetë, dhe 4. Detyrimi i tij të qëndrojë me durim ndaj vështërsive të kësaj ftese drejt Allahut xh.sh., duke i përballuar të gjitha këto për hir të Tij.

(1) Dr. Muhammed Ali El Hashimi, Myslimani ideal. Fjala e Bukur, Prishtinë, 2008. f. 58.(2) Ibn Kajjim El-Xhevzijje. Shpirti. Fondacioni i Rinisë Islame. Zurich, 2007. f. 404. (3) (Ibid.). (4) (Ibid.). (5) Dr. Jusuf Kardavi. Besimi dhe jeta. Furkan ISM. Shkup, 2010. f. 233. (6) (Ibid).

Dr. Hatixhe AHMEDI

# Një letërurim (tebriknâme) interesant i vitit 1938 midis dy myderrizëve të shquar nga Presheva dhe Shkupi

Sa herë që përmendet Hafëz Ali efendi Ahmedi, ma kujton një personalitet që në thesarin e kujtimeve të mia ka zënë vend si një autoritet që shpërndante dituri gjithandej ku punoi dhe veproi, në Preshevë, Prizren, Erzurum të Turqisë, etj.



Gjithmonë më kujton dijetarin që, sipas përshkrimit të babait tim të ndjerë, Hafëz Zihniut, gjatë gjithë jetës së tij kishte mbajtur ditarë për të shënuar ngjarjet dhe ndodhitë e ditës, e veçanërisht ato më të rëndësishmet.

Ma kujton një burrë të moshuar që kishte mjekër gjithmonë të rregulluar dhe të krehur mirë, që ishte shumë pedant dhe i përpiktë, një njeri, siç e quante ai vetën "me program", që njihte shumë gjuhë të huaja përveç gjuhës amtare, duke filluar nga ajo osmane, arabe, perse, serbokroate, etj. Mbi të gjitha, ma kujton edhe drejtorin e shkollës së normales "Daru'l-mualiminë" të Prizrenit antik.

Prandaj, në këtë vështrim zgjodha të komentoj një letër të vetë Myderriz Hafëz Ali efendi Ahmedit, dërguar shokut dhe njëkohësisht kolegut të tij, Myderriz Atullah efendi Kurtishit, në Shkup. Kjo letër i dërgohet Atullah efendiut, në prag të fillimit të Luftës së Dytë Botërore, dhe është një letërurim dhe falënderim njëkohësisht, që në diplomatikën osmane quhet "tebriknâme", pra, me një fjalë, është përgjigje në letrën që më parë Myderriz Atullah efendiu ia kishte dërguar Myderriz Hafëz Ali efefendiut.

Aty bëhet fjalë për ekzistimin e medresesë në Preshevë, dhe udhëheqjen e saj nga pinjollët e arsimit, myderrizët e famshëm babë e bir, Hafëz Ali efendiu dhe Hafëz Nexhat efendiu, për mësimin e gjuhës osmane gjatë këtyre viteve në këtë shkollë.

### Kuptimi terminologjik dhe etimologjik i letërurimeve (takdirname)

Urimi dhe përgëzimi me anë të letrës ndërmjet individëve, personaliteteve dhe institucioneve me ndikim, qoftë për së afërmi apo nga larg, me rastin e manifestimeve të ndryshme, gjatë ditëve dhe ceremonive të rëndësishme, paraqet ngritjen e njeriut duke e personifikuar atë si një qenie dhe pasuri sociale, që sjell teorinë përfundimtare se kjo krijesë është një rezultat hyjnor. Gjatë jetës së përditshme, në përgjithësi ndjenjat e njeriut dhe marrëdhëniet e tij me shoqërinë shfaqen edhe në gjurmë letrare, dhe nga kjo orvatje e tij dalin në pah shprehje të ndryshme letrare, që më vonë fitojnë një autorizim pasurie për të dhe krijojnë funksionalitet në personalitetin, familjen dhe në mesin ku ai jeton. Në mesin e këtyre shprehjeve dhe eseve të çmuara letrare në gjuhën diplomatike osmane gjithashtu bëjnë pjesë edhe letrat e urimit (tebriknâmet) dhe të vlerësimit (takdirnâmet).[1]

Sipas kuptimit etimologjik, në diplomatikën osmane fjala "tebrik" – "urim" shpjegohet në këtë formë: urimi i ndonjë



*Faksimile e origjinalit të tebriknâmes*

grade apo shpërblimi përgjatë ndonjë ndodhie jetësore, ndërsa në fjalor njihet si shtim ose shumim i ndonjë gjëje.[2] Gjithashtu, kësaj fjale i qëndron përballë edhe fjala "tahnijet", pra është fjalë që përdoret për të njëjtin kuptim, e që nënkupton: gjënë që ekziston ose që bëhet fjalë për të, të ngrihet dhe të ketë dobi ndaj diçkaje.[3]

Ndërsa, në kuptimin letrar, fjala "tebrik-nâme" nënkupton: letrat e dërguara dhe të shkruara me fjalë të radhitura me kujdes dhe me stil të lartë, të stilizuara, në të shumtën e rasteve me rimë të përshtatur, që dërgoheshin nga familja dhe farefisi i gjërë, shoqëria e ngushtë, personalitetet e larta shtetërore, dhe nga njerëz autoritativë, me rastin e lindjeve, synetive, martesave, gradimeve dhe ngritjeve në pozita, festave fetare (bajrameve, kthimit nga Haxhi, lëshuarjes së mjekrës), tubimeve dhe mbledhjeve të ndryshme (cülûs – xhylûs), rikthimit të shëndetit dhe tejkalimit të ndonjë sëmundjeje, fitores (zafer), kthimit nga ndonjë vend i largët (kudûm), ndërtimit të ndonjë ndërtese të re, blerjes së ndonjë gjëje, përtëritjes së ndonjë ndërtese që është zotëruar edhe më herët, urimit për ardhjen e vitit të ri etj. [4]

**Përkthimi i letrës:**

*"Në emër të Allahut*

*Anëtarit të nderuar të emëruarit me meritë nga Ylema Mexhlisi - Komisioni i Ylemave në Shkup, të respektuarit Hirësisë së Lartë të tij Ataullah efendiut*

*I nderuari, i dashuri, Zotriu Im! Paqja dhe Shpëtimi qoftë mbi ty dhe mbi të tjerët që janë përeth teje, të dashurit tu!*

*Në vijim: Dje, respektivisht ditën e shtunë, përafërsisht aty kah ora nëntë, duke shkuar në Medrese e mora një letër telegraf të nënshkruar me pseudonimin "Fettah", dhe më erdhi lajmi përgëzues për emërimin dhe anëtarësimin tuaj në anëtarësinë e Ylema Mexhlisit – Këshillit të Ylemave. Në Medrese Nexhatiut ia dhashë myzhden në formën më të performuar, aty ishte bërë gati çaji. Nuk mund ta përshkruaj dhe vlerësoj shkallën e kënaqësisë sonë. Nexhatiu ma mori telegrafin nga dora dhe kishte dalë në kahve, aty i kishte qarrosur të dashurit e tij me çaj.*

*Edhe unë i ngrati më në fund dola në çarshi, porse ky haber ishte shpërndarë përnjëherë, shumë shpejtë. Me përjashtimin e vetëm disa prej njerëzve në përgjithësi tek secili shiheshin qartë nga ana e tyre shenjat e vërtetueshmërisë. Në të vërtetë, përdoret një shprehje burrërore: "asketi, i përvuajturi (dervishi) që bëri durim (sabër) arriti të plotësojë dëshirën e tij", dhe ja gjithë kjo kohë që ju parariu juve me sakrificën tuaj për shpërndarjen e frytit të diturisë pa u ndal më në fund arritët fitore, shoqërimi i këtyre veprave me punët dhe me idetë tuaja të drejta gjithmonë bëhen prijatare (pir), shërbimet e dobishme për kombin shpëtues mysliman (shqiptarë) do të jenë të shpërblyera me verifikimin dhe kënaqësinë e Njëshmërisë Hyjnore. Duke u lutur me lutjen: Zoti i Drejtë të bekoftë dhe të mbrojtë, po e përmbylli këtë letër.*

*Nga Presheva, i dashuri juaj i sinqertë:*

*Ali Rexhaiu*

*E diel, më 29 Maj, 1938*

*Nexhatija këtë mëngjes ka shkuar në Çaushqoj, edhe bashkëshortja e tij është një personalitet që i rri përkrah dhe e respekton, ka sjellje të mira, e që do të gëzohet edhe ajo.*

*Vërejtje:*

*Djali i vëllai tim (nipi im) Hafëz Lutfija, imami i Xhamisë së Re (Xhami-i Xhedid) Fahruddin efendija, dhëndri im Rabit efendija me sinqeritet të njëjtë të përcjellin urimet e përzemërta, derisa kanë dashur t'i dërgojnë edhe një palë papuçe së bashku me këtë letër telegraf, bile Nexhatija kishte kërkuar prej njërit nga studentët, porse unë lutësi për të mirën tuaj u bëra pengesë, sepse këtë letër urimi e pashë të mjaftueshme, andaj fali ata. Vëllazëri të përhershme.*

Po kush janë këta dy dijetarë që kishin korrespodenca mes vete, dhe kishin kaq raporte të ngushta e miqësore me njërin-tjetrin?

**Hfz. Ali ef. Ahmeti (1856-1952)**



Ali "Rexhai" Ahmeti lindi në Preshevë, më 1856. Mësimet e para i mori tek i ati i tij, myderriz hafëz Ahmeti, tek i cili mësoi përmendsh Kuranin. Mësimet i vazhdoi në Shkup, e më pastaj i plotësoi në Stamboll, ku edhe mori ixhazetnamenë. Ishte profesor dhe drejtor i parë i "Dārulmualimīnit" të Prizrenit.

Më 1934 hapi medresenë e Preshevës, bashkë me të birin, myderriz Hafëz Nexhatiun. Lëndët e Kuranit, logjikës, astronomisë, osmanishtes, i jepte myderriz hafëz Ali ef. Ahmeti. Ishte njohës i mirë i 'irtifasë', prandaj edhe hartonte "Takvimin" për shumë vise shqiptare. Ali ef. Ahmeti ishte imam, mualim, vaiz e hatib në "Xhaminë e Ibrahim Pashës" në qytetin e Preshevës. Hafiz Ali ef. Ahmeti ishte drejtor i shkollës "Darul Mualliminë" në Prizren, si dhe nga arsimtarët e parë të kësaj shkolle. Vdiq më 1952 në Preshevë.[5]

**Atullah ef. Kurtishi (1874-1946**



Ataulla ef. Kurtishi, u lind në vitin 1874, në fshatin Studeniçan të Shkupit, nga babai Kurtishi dhe nëna Husnije. U lind nga dy prindër të devotshëm, e u rrit dhe u edukua në një familje me taban fetar dhe kulturor. Shkollën fillore e nisi në mektebin e fshatit, ku mësoi shkrim-leximin, leximin e Kuranit fisnik, dhe kishte mësuar edhe disa parime fillestare në lidhje me fenë islame. Pas përfundimit të mektebit, Ataullah ef. regjistrohet në medresenë e Shkupit, ku do t'i ndjekë mësimet te myderrizi i njohur i asaj kohe, Hoxhë Nabi Efendi Memishi. Pasi me sukses i kishte mbaruar mësimet në Shkup, ai nuk u kënaq me këtë, por ia mësyu qendrës së perandorisë, Stambollit, për t'u regjistruar në vitin 1891 në medresenë shumë të njohur nëpër të gjitha trojet islame të Lindjes, "Medresenë Fatih".[6] Në Stamboll mësoi te profesorët më të njohur të asaj periudhe, mirëpo krahas shumë hoxhallarëve nga të cilët kishte marrë dituri ishin edhe: Hafiz Husein Nexhmuddin Rodomiri, Abdulfettah ef. Dagistan Bahduri, Hafiz Qamil Efendi Istambolli (Imam në Aksaraj), Thani Hakki Bursavij, Haxhi Hafiz Ismailhakki Efendi Manastiri[7], etj.

Si rezultat i përgatitjes së tij profesionale, pas mbarimit të kësaj medrese, ai po në këtë medrese inkuadrohet mësimdhënës-profesor. Ataullahi gëzonte një autoritet jashtëzakonisht të madh, jo vetëm në mesin e popullatës në Stamboll, por edhe në mesin e kolegëve dhe dijetarëve të asaj kohe, dhe njihej si dijetar dhe orator i spikatur.[8] Ataullah ef. ndërroi jetë më 25.11.1946, dhe u varros në varrezat në Gazi Babë, në Shkup. Këto varreza në periudhën komuniste u dislokuan nga Gazi Baba në Butel, ndërsa tani janë të rrafshuara, dhe nuk ekziston ndonjë gjurmë që tregon se në ato vende dikur kishte varreza myslimane. Në bazë të pohimeve të popullit, varri i Ataullah efendiut ishte afër Tyrbës, që gjendej në maje të kodrinës së Gazi Babës. Në vend të kësaj Tyrbe sot është ngritur shtylla metalike, në të cilën janë instaluar antenat dhe repetitorët e radio televizorëve, ndërsa varri i Ataullah Ef. gjendej në anën veriore të kësaj shtylle, për vetëm disa metra.[9]

(1) İbrahim Halil Tuğluk, "Klâsik Türk Şiirinde Manzum Tevbe-nâmeler", EKEV Akademi Dergisi, Vitit:13, f. 38, 2009, f. 198; dhe autori: Metin Akkuş, "Klâsik Türk Şiirinin Anlam Dünyası - Edebî Türler ve Tarzlar", Erzurum, viti: 2008: bot: Fenomen Yayınları. (2) Mütercim Âsım, Tercümetü'l-Kâmûs, kap. 3, Dârüssaade - Stamboll, 1305, f. 1044. (3) Mütercim Âsım, age., kap. 1, Dârüssaade - Stamboll, 1304, f. 126-127. (4) Dr. İbrahim Halil TUĞLUK: "DİVAN ŞİİRİ'NDE MANZUM TEBRİK-NÂMELER" Revista: A. Ü. Türkiyat Araştırmaları Enstitüsü Dergisi (TAED) 42, ERZURUM 2010, 41-68. (5) Dr. Sadik Mehmeti: "Arsimi në Kosovë gjatë Rilindjes Kombëtare Shqiptare (1830-1912)", disertacion i doktoraturës, dorëshkrim, mbrojtur në Tiranë, 2015. (6) Këto fjalë ai i shkroi në Ixhazetnamen (Diplomë), të cilën ia kishte ndarë Mehmed Sadikut, f. 4. (7) Ismailhaki b. Abdullah el Manastiri. Kishte jetuar në Astane dhe kishte mbajtur ligjërata në xhamin e Ajasofijes. Veprat e tij më të njohura janë; "Ahkamu eshehri es-sijam", në gjuhën turke, "Telhisul kelam fi berahini akaidil islam", "Bejinat ahmedije fi terxhimeti er-risaletil hamidijeti", "Sherhu es-sadri bi fedaili lejletil kadri", "Mevahibu err-rrahmani fi menakibi el imam ebi Hanife En-nu'man", dhe vepra "Vesailul felah fi mesaili en-nikahi", si dhe vepra tjera. (8) Mutalib Ademi, në "Hëna e Re", 1 shkurt 1994, f.  30. (9) Taxhedin Bislimi, Medreseja Medah e Ataullah ef. dhe nxënësit e saj, Shkup, 2011.

Dr. Bernard Tahirbegolli (PhDc)

# Çështje të shëndetit mjedisor në Islam

Të jesh i shëndetshëm, sipas përkufizimit të Organizates Botërore të Shëndetësisë, do të thotë të kesh mirëqenie të plotë fizike, mentale dhe shoqërore, e jo vetëm mungesë të sëmundjes. Shëndeti është në ndikim të vazhdueshëm me faktorët gjenetikë dhe rrethin ku jeton e vepron njeriu.



Kur jemi te raportet e njeriut me rrethin apo mjedisin, duhet përmendur mjedisin e punës, mjedisin e jashtëm, ambientin personal, ambientin fizik, kimik, biologjik, socio-kulturor e socio-ekonomik, si pjesë të pandashme të bashkëveprimit mes njeriut dhe ambientit.

Kur e shikojmë në aspektin shëndetësor, mjedisi mund të përgatitë terrene për sëmundje. Si për shembull, kushtet klimatike ndikojnë në shtimin e sëmundjeve të sistemit respirator. Ai po ashtu mund të jetë shkaktar i drejtpërdrejt i sëmundjeve, apo të lehtësojë përhapjen e tyre, ose të përcaktoj rrjedhën dhe përfundimin e disa sëmundjeve, siç është, për shembull: ndotja e ajrit në vendet në zhvillim dhe rritja e sëmundjeve respiratore, si astma, dhe zvogëlimi i saj në vendet e zhvilluara, ku ka më pak ndotje të ajrit. Apo shembulli tjetër, me rastin e pasojave radioaktive pas shpërthimit në Çernobil, dhe efektet e tij në një hapësirë të gjerë gjeografike.

Në anën tjetër, sëmundja dhe shëndeti sa janë në lidhje me faktorët e mjedisit natyror, janë në një ndikim sa të drejtpërdrejt aq edhe indirekt me komunitetin. Ngase papunësia, hapësira e pamjaftueshme dhe kushtet e vështira sociale, ndërtimet pa plan dhe kritere, mungesa e kujdesit shëndetësor, zhurmat, stresi i tepërt, kultura e pirjes së duhanit, apo mosvënies së rripit të sigurisë gjatë udhëtimit me automjet, ndikojnë dhe i paraprijnë problemeve shëndetësore dhe ndotjes së ambientit. Thënë më drejt, të gjitha ndryshimet fiziko-gjeokimike që e vënë në rezik shëndetin e njeriut dhe gjallesave tjera mund të përkufizohen si ndotës të ambientit.

Këta ndotës mund të hyjnë në sasi të ndryshme dhe rrugë të ndryshme në organizëm duke ndikuar në ciklet biokimike të funksionimit të organizit dhe duke i prishë e ndryshuar funksionin me fillim nga qelizat, indet, organet dhe gjithë organizmit. E për ndotje të ambientit dhe vënies në rezik të shëndetit, dhe njëherit vuajtjes së pasojave më pas, rolin kryesor e luan vetë njeriu.

Këtu duhet theksuar se diciplina shkencore që merret me problematikën e identifikimit dhe marrjes nën kontrol të faktorëve fizikë, kimikë, biologjikë, socialë e psikologjikë, që ndikojnë drejtpërdrejt apo indirekt në shëndetin e njeiut dhe gjallesave tjera, pra është Shëndeti Mjedisor, si pjesë e Shëndetit Publik.[1]

### Ndotja e ambientit

Nën ndikimi i globalizimit dhe rritjes së fluksit të lëvizjes nëpër botë, në fillim dhe enkas pas gjysmës së shekullit të kaluar, është parë dhe vërtetuar se e ndotë ambientin, është një e vërtetë e patjetërsueshme që duhet ndalur në mënyrë që të kemi një vazhdueshmëri të barazpeshës në natyrë. Për këtë arësye kanë filluar nisma nga më të ndryshmet për ruajtjen e ambientit dhe shëndetit mjedisor, siç është rasti i përdorimit për herë të parë i termit "Edukimi Mjedisor" në literaturë,



në vitin 1948, në Paris, nga Asociacioni Ndërkombëtar Për Ruajtjen e Ambientit, ose edhe futja e edukimit mjedisor si pjesë e edukimit formal, në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, më 1960.[2] Këtu nuk po i listojme të gjitha iniciativat e mëvonëshme, por duhet të themi se janë një numër shumë i madh i takimeve dhe konferencave kombëtare e ndërkombëtare në vende të ndryshme të botës, pa i harruar edhe iniciativat individuale dhe të grupeve më të vogla nëpër mbarë botën. Në këtë drejtim një rol të rëndësishëm në formësimin e vetëdijes për një ambient të shëndoshë patjetër që e kanë edhe religjionet, e për ne myslimanët qasja ndaj kësaj çështje është thelbësore, ngase vjen direkt nga Kurani fisnik.

Sipas dijetarit nga India, Abdulhafiz el-Masri, në Kuran ekzistojnë rreth 500 ajete rreth ambientit, e që tregojnë se si duhet të sillemi në raport me të. Sigurisht se këtu nuk kemi mundësi që t'i diskutojmë të gjitha ato, por më poshtë po i përmendim vetëm disa, e që në vete përmbajnë parime të raportit të njeriut me ambientin dhe shëndetin mjedisor.

Pastërtia është sfidë jo vetëm e shëndetit mjedisor por në përgjithësi e kohës moderne, ndërsa për të kemi kërkesa të drejtpërdrejta në Kuran: "Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen"[3]

Allahu ka krijuar çdo gjë dhe ka krijuar balancë mes tyre. Njeriu nuk është ngarkuar ta balancojë natyrën, e as të bëjë seleksionime. "Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë balancën" (Er-Rahman, 7); "Ne i kemi krijuar qiejt, Tokën, dhe gjithçka që gjendet midis tyre, vetëm me urtësi…"(El Hixhr, 85); "Dhe mos bëni çrregullime në Tokë, pasi është vënë rregulli…!"(El A'Raf, 56).

Ajo që e bën akoma më të rëndësishme ambientin në raport me shëndëtin mjedisor është se për natyrën vlen parimi i të qenit e përkohshme dhe e kufizuar, dhe nuk ekziston komoditedi që të konsumohet dhe ndryhohet pa masë dhe për interesin personal.

"Ai, që nga qielli zbret ujë me masë, e nëpërmjet tij ngjall tokën e vdekur…"(Ez-Zuhruf, 11); "Ne i kemi krijuar qiejt dhe Tokën dhe çfarë gjendet midis tyre me qëllim të plotë dhe me afat të caktuar…"(El Ahkaf, 3); "Qoftë i lartësuar Ai, në dorën e të Cilit është pushteti supreme, dhe që është i Fuqishëm të bëjë çdo gjë!"(El Mulk, 1).

Elementi estetik i ambientit është potencuar në Kuran, ndërsa tani shkenca bashkëkohore rekomandon që ambienti të soditet për relaks dhe shërim.

"Çdo gjë që gjendet në Tokë, Ne e kemi bërë stoli për të…."(El Kehf, 7); "Edhe Tokën e kemi shtruar! Sa shtrues të Mrekullueshëm që jemi!"(Edh-Dharijat, 48).

Ndër problemet kryesore të shëndetit mjedisor vlerësohen të jenë ndotja e ujit, ajrit, tokës dhe ushqimeve. Kurse porosia pejgamberike "Pastërtia është gjysma e imanit" e bën pastërtinë pjesë të pandashme të jetesës së shëndoshë të myslimanit. Po ashtu edhe thirrja tjetër e Pejgamberit a.s., që ta duam natyrën ashtu sikurse është krijuar, siç thuhet në hadith: "Uhudi është një bjeshkë. Ai na do neve, edhe ne e duam atë."[4], pra është çështje e rëndësishme, ngase është vërtetuar se motivi më i lartë nxitës dhe me jetëgjatësinë më të madhe për njeriun është dashuria.

Ajeti tjetër "... hani e pini, por mos e teproni, se Ai nuk i do ata që e teprojnë."(El A'raf, 31), që thërret në

barazpeshë në konsum, sikur i del në krye zgjidhjes më të mirë të njërit nga problemet më serioze të kohës. Ngase ndër problemet bashkëkohore fenomeni i konsumimit sa më shumë është gjithnjë e më evident. Për të vërtetuar këtë nuk kemi nevojë për shumë hulumtime, mund ta provojmë lehtë, dhe ta testojmë gjithësecili nëpër shtëpitë tona. Vetëm kemi nevojë ta shikojmë se sa shpesh e hedhim shportën me mbeturina nga shtëpia. Ose edhe më thjeshtë, se me çka e mbushim përditë atë shportë të mbeturinave. A nuk janë ambalazhet e gjësendeve që i kemi blerë dhe konsumuar gjatë asaj dite ose të një dite më parë?!

Muhamedi a.s para katërmbëdhjet shekujsh na ka porositur me parime themelore të shëndetit mjedisor, e të cilat parime sot dalin të jenë mjaft bashkëkohore, dhe që trajtojnë problemet e përditëshme të civilizimit.

**Pastërtia e ambientit**

Ai e ka ndaluar kryerjen e nevojës në burimet e ujit dhe përskaj lumenjve. Po ashtu e ka ndaluar të urinohet në ujëra rrjedhës dhe ujëra të qetë, të prishet abdesi në rrugët që çarkullohet, ka rekomanduar të hiqen pengesat nga rrugët që përdoren për qarkullim... Çështja e strehimit është një sfidë me të cilën janë ballafaquar njerëzit qysh nga fillimi i jetës në tokë. Me kalimin e kohës strehimi ka marrë forma nga më të ndryshmet, duke filluar nga përdorimi i shpellave e deri te shtëpitë dhe banesat më luksoze të kohës. Sa i takon planifikimit të shtëpive, një problem ky që na sfidon edhe sot e kësaj dite, Muhamedi a.s. shtëpitë e gjera i ka definuar si dhënëse të rehatisë dhe lumturisë, ndërsa shtëpitë e ngushta si shkaktare të mos rehatisë moslumturisë, duke i dhënë dimension edhe sociokulturor përveç atij fizik, dhe sikur është kërkuar që të planifikohet hapësira për anëtarët e familjes. E shkenca bashkëkohore përveç që ka caktuar standarde të hapësirës së banimit për çdo anëtarë të familjes, ka arritur të vërtetojë edhe ndikimin në shëndet të ngjyrave të interierit nëpër vendbanime. Këtyre që u thanë më lartë nuk bënë pa ua shtuar edhe konstatimin e studiuesit Hüseyin Akyüz, i cili në një rast Muhamedin a.s. e quan: "Një Pejgamber mik i ambientit"[5].

Në ditët e sotme njerëzimi ka nevojë për një vetëdijësim më të madh rreth ruajtjes së ambientit, dhe njëkohësisht ruajtjes së shëdetit mjedisor, në mënyrë që të ruhet shëndeti publik dhe të parandalohen problemet dhe sëmundjet e reja dhe epidemike.

Po e përfundojmë me përkujtimin e ajetit: "Me të vërtetë Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli derisa ai të ndryshojë ç'ka në vetvete…"(Er-Ra'd, 11).

(1) Prof. Dr. Çağatay Güler, Çevre Sağığı (Çevre ve Ekoloji Bağlantılarıyla), 1. Cilt, Yazıt Yayıncılık, Ankara 2012, f 39.(2) KÖYLÜ, M., "Çevre Eğitimi: Dini Bir Yaklaşım", Uluslararası Çevre ve Din Sempozyumu, C. 1, s. 165-189, (15-16 Mayıs 2008). (3) El-Bekare, 222(Të gjitha përkthimet e ajeteve i janë referuar: Kurani i Madhërıshëm–Përktheu kuptimet e tij nga gjuha arabe: Prof. Hasan Nahi, Përgaditi për botim Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam, 2011-1432.)(4) Malik b. Enes, el-Muvatta', Çağrı Yayınları, İstanbul 1992, Medine, 10, 20; Buharî, Zekât, 54; Cihad, 71, 74; Enbiya, 10; Et'ime, 28; İ'tisam, 16; (5) Hüseyin AKYÜZ, ÇEVRE DOSTU BİR PEYGAMBER: HZ. MUHAMMED, Turkish Studies - International Periodical For The Languages, Literature and History of Turkish or Turkic; Volume 9/2 Winter 2014, p. 107-126, ANKARA-TURKEY



Ma. Sc. Burim Bibaj

# Përballja e besimtarit me sprovat

Në kohën tonë vërtet po përballemi me sprova mjaft të rënda, por nga ligjet e Allahut të Lartësuar është që besimtari të sprovohet, e kjo bëhet që ai të jetë i fuqishëm në besim dhe bindje e qëndrim të forte në Zotin.

Sprovat e besimtarit nuk janë të nivelit fyes dhe ofendues, por ato janë të natyrës verifikuese dhe korrigjuese, edukuese dhe reformuese. Thotë Allahu: "Dhe që Allahu t'i provojë (pastrojë) besimtarët (nga gjynahet), dhe t'i shkatërrojë mosbesimtarët." (Ali Imran, 141).

Konflikti dhe debati mes të vërtetës dhe gënjeshtrës është i pandashëm dhe prezent në çdo kohë dhe vend. Kjo filloi me Ademin a.s., i cili ishte simbol i dashamirësisë dhe mirëdashjes, në njërën anë, kurse në anën tjetër kishte Iblisin e mallkuar si simbol të së keqes dhe urrejtjes, bashkë me ndihmësit e vet, dhe kjo sprovë e filluar do të ekzistojë dhe vazhdojë deri në Ditën e Fundit.

Sprovat testojnë besimin dhe sigurinë e besimtarëve te Zoti i tyre. Ato testojnë besimin mes besimtarëve, por jo vetëm kaq. Ato testojnë gjendjen shpirtërore dhe durimin e besimtarëve, nëse Zoti ua pranon ose jo lutjet. Ato testojnë umetin nëse plotëson kriteret për t'u rimëkëmbur ose jo. Thotë Zoti në Kuran, lidhur me sprovat: "A menduan njerëzit të thonë: Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë? Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që Allahu gjithqysh do t'i dallojë ata që e thanë të vërtetën, do t'i dallojë edhe gënjeshtarët." (El Ankebut, 2-3). Në raste sprovash dhe fitnesh njerëzit hutohen dhe e humbasin ekuilibrin. Ata nuk dinë si të veprojnë dhe në krah të kujt të qëndrojnë.

### Përse sprovohemi?

Është ligj universal i Allahut të Lartësuar që robërit e Tij të sprovohen, dhe sprovat të jenë të llojeve dhe formave të ndryshme. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Ju patjetër do të sprovoheni, si në pasurinë tuaj, si në veten tuaj, madje do të dëgjoni ofendime të shumta prej atyre që u është dhënë libri para jush, e edhe prej idhujtarëve, po në qoftë se duroni dhe ruheni, ajo është gjëja më vendimtare." (Ali Imran, 186).

Sprovat janë të nevojshme që të ngritet vullneti i besimtarëve të sinqertë, sepse ato nxjerin në shesh dhe ripërtërijnë besimin, hapin dhe shndëritin zemrat e besimtarëve.



Shumë gjëra nuk do t'i dinte besimtari, po të mos sprovohej, dhe kështu ai kalitet nën klimën e sprovës.

Besimi nuk është vetëm fjalë që thuhet me gjuhë, por është vërtetësi me detyra, obligime dhe përgjegjësi. Nuk mjafton që njerëzit të thonë: besuam, e këta të mos sprovohen, e të pastrohen ashtu siç pastrohet ari me zjar nga gjërat e tjera që janë pa vlerë. "A menduan njerëzit të thonë: Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë? Ne i sprovuam ata që ishin para tyre, ashtu që Allahu gjithqysh do t'i dallojë ata që e thanë të vërtetën do t'i dallojë edhe gënjeshtarët". (Ankebut, 2-3).

Njerëzit më të sprovuar ishin të Dërguarit e Allahut xh.sh., meqë ishin më të paluhaturit në misionin e shenjtë thirrës. Sad bin Ebi Vekasi e pyet Muhamedin s.a.v.s.: Cilët njerëz janë më të sprovuar? E ai përgjigjet: "Njerëzit më të sprovuar janë pejgamberët, pastaj ata që janë më afër tyre dhe që i ndjekin ata. Sprovohet njeriu sipas shkallës së besimit, nëse është i fortë në besimin e tij edhe sprovën e ka më të madhe, e nëse është i dobët në besimin e tij, do të sprovohet sa shkalla e besimit të tij. Njeriu sprovohet derisa të ecë mbi tokë pa asnjë



mëkat. (Transmeton Tirmidhiu, e hadithi është sahih).

Nëse i referohemi librit të Allahut të Lartësur, aty mund t'i hasim sprovat e pejgamberëve të Tij. U sprovua Ademi a.s. me pemën e ndaluar. U sprovua Nuhi a.s. me popullin pabesimtar dhe në fund u urdhërua ta ndërtojë anijen në mes të shkretëtirës. U sprovua Ibrahimi a.s. me babain dhe popullin pabesimtar, si dhe u hodh në zjarr. U sprovua Luti a.s. me gruan dhe popullin e shfrenuar në imoralitet. U sprovua Ejubi a.s. me sëmundje. U sprovua Musai a.s. me Faraonin mendjemadh. U sprovua Muhamedi a.s. me idhujtarët në Mekë, me mynafikët në Medine.

U sprovuan dijetarët e umetit islam, Ebu Hanifeja vuajti në burg. Imami i Ehli Sunetit, Ahmed bin Hanbeli u sprovua me çështjen "Kurani a është i krijuar" etj.

Kështu do të sprovohen besimtarët, e Allahu Fuqiplotë i sprovon ata që i do, nga të devotshmit, por besimtarët çdoherë duhet të jenë të qëndrueshëm.

### Si të ruhemi nga fitnet (përçarjet)?

Në këtë temë do të përmend katër faktorë që na e shtojnë qëndrueshmërinë përballë fitneve dhe sprovave. Është normale që kemi këndvështrime dhe opinione të ndryshme, por nëse secili prej nesh nuk i ka parasysh këta katër faktorë, situata mund të dalë jashtë kontrollit. Njohja e mirë e këtyre katër faktorëve e kthen humbjen në fitore, humbjen e shpresës në kulmin e shpresës dhe pesimizmin në optimizëm. Këta faktorë duhet t'i kultivojmë te vetja jonë, t'ua përcjellim fëmijëve tanë, t'ua tregojmë njerëzve në lagjen, rrugën dhe rrethin ku jetojmë. Këta faktorë janë:

1 – Ndërgjegjësimi dhe bindja se gjithçka është në dorë të Zotit, dhe ndodh sipas vullnetit të Tij. Toka ku jetojmë, dhe i gjithë universi, janë pronë e Zotit të Madhëruar. Thotë Zoti në Kuran: "Allahu ka kontroll dhe fuqi të plotë mbi çështjet e Tij, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Jusuf, 21); "A nuk e sheh ti se, në të vërtetë, Allahut i përulen në sexhde ata që gjenden në qiej dhe në Tokë: edhe Dielli, edhe Hëna, edhe yjet, edhe malet, edhe drunjtë, edhe kafshët dhe shumë nga njerëzit." (Haxh, 18); "Vërtet urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është që t'i thotë asaj: "Bëhu!", - dhe ajo bëhet." (Jasin, 82).

Nëse ne kështu i besojmë Zoti xh.sh., atëherë nuk ka përse të dobësohet besimi dhe siguria në ndihmën e Tij. Gjithçka që ndodh, e mirë apo e keqe, ndodh sipas një plani të Zotit. Ne mund të mos e kuptojmë urtësinë e sprovave dhe ngjarjeve që na ndodhin, ato shfaqen pas dhjetëra vitesh. Kur zbulohet urtësia e asaj që ne mund ta kemi konsideruar fatkeqësi dhe sprovë, qeshim me veten dhe themi: I pa të meta je, o Zot! Atëherë mendoja se ishte ndëshkim dhe fatkeqësi për mua, por në fakt paska qenë në favorin tim!

Ne duhet t'i edukojmë fëmijët tanë me faktin se gjithçka është në dorë të Zotit. Prandaj, mos ia lejoni vetes t'u dobësohet besimi dhe siguria në Zotin. Mos ia lejoni të keni mëdyshje nëse Ai ua pranon ose jo lutjet. Pranimi i lutjeve mund të vonohet, në vartësi të urtësisë dhe caktimit të Zotit, por ajo nuk mund të harrohet dhe të neglizhohet.

Pas betejës së Uhudit, ku mbetën të vrarë dhjetëra myslimanë, shokët e Profetit a.s. ndiheshin të thyer në zemër dhe pyesnin: "Nga nga na erdhi kjo?! Si është e mundur që u thyem, duke pasur të Dërguarin e Zotit mes nesh?!" Zoti iu përgjigj këtyre pyetjeve me këtë ajet: "... nga kjo? Thuaj: Ajo është nga vetë ju ...!" (Ali Imran, 165).

2 – Feja e Zotit do të triumfojë patjetër. Për këtë duhet të jemi të sigurt dhe të bindur. Thotë Zoti në Kuran: "Ata dëshirojnë ta fikin dritën e Allahut me gojën e tyre, por Allahu e përsos dritën e Vet, edhe pse e urrejnë jobesimtarët. (Saff, 8).

Kjo është sikur dikush që dëshiron të bllokojë dritën e diellit me duar, me qëllim që ajo të mos arrijë te njerëzit. Nëse flitet për një njeri të tillë, menjëherë të shkon mendja se ai është i marrë.

Në fund të fundit, feja islame është e Zotit, dhe Ai e ka marrë në mbrojtje që ditët e para. Ne jemi thjesht aktivistë që çojmë në vend fjalën e Tij. Është Zoti Ai që do e mbrojë fenë e Tij dhe do e bëjë të triumfojë. Ne do ta trashëgojmë tokën, por kur të bëhemi të mirë dhe të suksesshëm. "Allahu u ka premtuar atyre prej jush, që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira, se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë, ashtu siç i ka bërë ata para tyre, dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur, dhe që frikën do t'ua shndërrojë në siguri. Le të më adhurojnë Mua e të mos Më shoqërojnë asgjë (në adhurim). (El Enbija, 55).



### Jetë e mbushur me sprova

Këto janë premtime të Zotit, dhe kënaqësia më e madhe që mund të përjetojë një besimtar është nëse ky triumf ndodh në kohën e tij dhe me kontributin e tij. Nëse jeta e kësaj bote mbushet me sprova dhe fitne, nëse i gjithë njerëzimi ka marrë rrugën e ligë etj., mos u shqetëso nëse i ke përvetësuar kata faktorë të qëndrueshmërisë. Profeti a.s na porositi kështu: "Unë i këshilloj të gjithë besimtarët që, sidomos në kohë sprovash dhe sfidash, të lexojnë sa më shumë Kuran. Ai do i frymëzojë me ushqim shpirtëror për t'u përballur me realitetin" (Transmeton Tirmidhiu).

Është normale që do të mërzitemi, do të hidhërohemi dhe qajmë kur shohim vëllezërit tanë se si vriten, por këta lotë nuk duhet të jenë lotë demoralizimi dhe të humbjes së shpresës. Vetë profeti Muhamed a.s qau dhe i rrodhën lotë kur vdiq Hamzai r.a., në Uhud. Tregojnë bashkëkohësit e tij: "Ne e shihnim Profetin a.s. që qante me të madhe." Por kjo nuk ishte e qarë demoralizuese dhe shenjë e humbjes së shpresës. Ajo ishte e qarë pikëllimi dhe hidhërimi. Mirëpo, menjëherë pas betejës, Profeti a.s. iu tha myslimanëve: "Kush beson Zotin dhe botën tjetër, le të më ndjekë mua!", dhe vazhdoi misionin e tij. Ne mund të qajmë nga dhimbja dhe hidhërimi, por nuk na lejohet të qajmë në shenjë thyerjeje, demoralizimi të humbjes së shpresës.

3 – Faktori i tretë: Të thuash se të vazhdosh i qëndrueshëm dhe i palëkundur në adhurimin dhe respektimin e urdhrave të Zotit. Të adhurosh Zotin nuk ka lidhje me situatën në të cilën gjendet umeti dhe rezultatet e përpjekjeve. Shpeshherë ne e lusim Zotin, falemi, agjërojmë etj., sepse kemi shpresë se gjërat mund të ndryshojnë për mirë. Por në çastin kur shohim se ato po përkeqësohen, e ndërpresim adhurimin dhe veprat e mira. Adhurimi i Zotit dhe bindja ndaj Tij, nuk kanë lidhje me rezultatet dhe impaktin. Fitnet e dallojnë besimtarin e sinqertë nga ai që nuk është i sinqertë. "Disa njerëz të tjerë e adhurojnë Allahun me kusht: nëse u ecën mbarë, janë të kënaqur, por nëse i godet fatkeqësia, ata kthehen në mohim e kështu humbasin këtë botë dhe tjetrën. Pikërisht kjo është humbja e qartë." (Haxh, 11). "Ka disa njerëz, që thonë: "Ne besojmë Allahun". Por kur vuajnë për çështjen e Allahut, e quajnë përndjekjen prej njeriut njësoj si dënimin e Allahut." (El Ankebut, 10).

Rezultati dhe rendimenti nuk kanë përse të t'i shuajnë shpresat dhe aspiratat. Sido që të jetë situata, mos u demoralizo, mos e ndërpre adhurimin dhe mos i braktis lutjet!

Një detyrë madhore për këtë kanë edhe prindërit, të cilët duhet t'u përkushtohen fëmijëve të tyre. Nëse i gjithë njerëzimi e braktis të drejtën dhe të vërtetën, ti mos e bëj këtë! Nëse i gjithë njerëzimi rend pas të kotës, ti mos e bëj! Ndoshta, për hatrin dhe vendosmërinë tënde Zoti ia kthen lavdinë këtij umeti.

4 – Vëllazëria mes besimtarëve, është një nga bazat e Islamit. Sido që të jenë vëllezërit tanë në fe, ata mbesin vëllezër. Që Zoti të na nderojë dhe ndihmojë, ne duhet t'i harrojmë mëritë me njëri-tjetrin, të çfarëdolloji qofshin ato. Ne nuk duhet të ushqejmë inat dhe urrejtje për asnjë vëlla mysliman, i çfarëdo kombësie qoftë. Nëse ekzistojnë mëri të vjetra, le ta falim njëri-tjetrin, dhe t'ia bëjmë hallall. Fitnet dhe fatkeqësitë lehtësohen dhe kalojnë më shpejt nëse lidhjet vëllazërore mes myslimanëve janë të fuqishme.

"Vërtet, ky është umeti juaj, umet i vetëm, e Unë jam Zoti juaj, andaj më adhuroni Mua!" (El Enbija, 92); "Të gjithë mbahuni fort për litarin e Allahut (Kuranin)." (Ali Imran, 103); "Edhe ata që erdhën pas tyre, thonë: "O Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh, dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë asnjë të keqe ndaj besimtarëve!"(El Hashr, 10).

### Për fund

Këta ishin katër faktorët që e shtojnë dhe e konsolidojnë qëndrueshmërinë te myslimani, veçmas në kohë sprovash dhe fitnesh. Çdo sprovë dhe fatkeqësi konsiderojeni si rast për një lindje të re. Ditën kur mongolët hynë në Bagdad, ata vranë gati një milionë njerëz, shkatërruan dhe dogjën gjithçka. Ajo që ndodhi më vonë është se mongolët u ndikuan nga mësimet e Islamit dhe e përqafuan atë.

(1) Osman Nuri Topbash "Vargu i Profeteve 1" f. 57. Stamboll, 2001. (2) Abdullah Nasih Ulvani "Formimi i Personalitetit të Njeriut në Pikpamje Islame" f. 46-47, Gostivar, 2003. (3) El-Hafidh Ibën Kethir "Rrëfime mbi Pejgamberët 1-2" Mitrovicë, 1988. (4) Sufijjurrahman El-Mubarekfuri "Nektari i Vulosur i Xhennetit" f. 307, Prishtinë, 2001. (5) Amër Halid "Gjurmëve të të Dashurit tonë" f. 276, Shkup, 2006. (6) Ibid. (7) Aid El-Karni "Mos u Trishto" f. 326, Gostivar, 2005.

Fitore Jaha - Ahmeti

# Gjidhënia apo beberoni, alternativa e kohës moderne

Gjidhënia është vazhdim i lidhjes së natyrshme në mes nënës dhe foshnjës pas lindjes. Mundohuni të mos e ndërpritni gjidhënien, sepse foshnja menjëherë pas lindjes vetë do ta kërkojë gjirin e nënës; përqafojeni foshnjën dhe do të bindeni! Ajo e di çfarë është e mirë. Të ushqyerit me gji ofron siguri, ngrohtësi, ushqim, gjëra këto që nëna ia dhuron foshnjës për nëntë muaj rresht, kur edhe e kishte mbajtur me vete.

Qumështi i gjirit është i pastër, i ngrohtë, që prodhohet pa mund në çdo vend dhe kohë, falas për foshnjën, dhe jep plot dashuri, veti mbrojtëse dhe ushqyese, e që nuk i ka asnjë qumësht tjetër. Me dhënien e gjirit ju i ofroni foshnjës suaj ndjenjën e sigurisë, butësisë, dashurisë, gjëra këto që formojnë një bazë të fortë për një jetë stabile psikike.[1]

Gjatë shtatzënisë, nga gjëndrat e qumështit mund të shtrydhet kulloshtra. Kulloshtra në vetvete përfaqëson një lëng me reaksion bazik, që përmban proteinë, qeliza epiteliale dhe leukocite të mbushura me pika lipoide. Në ditën e dytë ose të tretë të paslindjes fillon dalja e qumështit. Zakonisht gjatë kësaj kohe gjendrat fryhen dhe bëhen më të ndjeshme. Kur këto fryhen dhe forcohen lehona ankohet për dhimbje në gjendrat e qumështit. Dalja e qumështit bëhet nën ndikimin e veprimeve të ndërlikuara reflektore dhe hormonale. Procesi i formimit të qumështit, rregullohet nga sistemi nervor dhe hormoni laktogjen i hipofizës. Gjatë aktit të thithjes, si pasojë e ngacmimit të elementeve nervore, lindin kontraksionet e mitrës. Kontraksionet reflektore të mitrës gjatë ushqyerjes me gji jo rrallë ndihen nga lehona si kontraksione të lindjes.



Qumështi është një lëng i bardhë, që në vetvete paraqet emulsion pikash të vogla dhjami, të cilat gjenden në serum. Qumështi ka reaksion bazik, dhe duke u zier nuk koagulohet. Përbërja e qumështit të gjirit përmban rreth 87-88 % ujë, 1,5-2 % proteina, 3,5-4 % dhjamra, 6,6-7.5 % sheqer dhe 0,18-0,2 % kripëra.

### Pozicionet për ushqyerje

Për ta ushqyer fëmijën është e domosdoshme të zgjidhet një vend i qetë dhe pozicion komod. Nëse gruaja ka zgjedhur të qëndrojë ulur, duhet të kërkojë një mbështetje të mirë për shpinën, të rrafshojë shpatullat, të vërë në këmbë një stol të vogël pasi ngritja e këmbëve do të ndihmojë të mbajë të qetë edhe abdomenin. Pozicioni ulur është i vështirë si rezultat i epizotomisë ose edemave të organeve gjenitale që ndodhin direkt pas lindjes, dhe ky pozicion është i vështirë edhe për dhënien e gjirit natën. Në këto raste përdoret pozicioni anësor i dhënies së gjirit, i cili është më i indikuar.
Në rastet kur gruaja ka lindur me prerje cezariane (operim), mbështeja e fëmijës mbi bark mund të jetë e dhimbshme. Ose, në rastet kur fëmija ka krijuar të çara në thithkën e gjirit, atëherë lind nevoja e pozicioneve të ndryshme. Në këto raste këshillohet që gruaja të qëndrojë ulur, ta mbajë fëmijën në krah nga njëra anë dhe në drejtim të gjirit që do t'i japë fëmijës. Fëmija vendoset mbi një jastëk të vogël. Ky pozicion mund të jetë i



adoptuar edhe në rastet e ushqyerjes njëkohësisht të dy binjakëve. Për të lehtësuar këtë pozicion, fëmija duhet të jetë ngjitur me trupin e nënës, ndërsa koka duhet të jetë pak e ngritur në parakrahun e nënës. Kurrizi i fëmijës preferohet të jetë në të njëjtin aks me kokën e ngritur, dhe dora të mund ta rrotullojë fëmijën në drejtim të barkut të nënës, duke pasur barkun e fëmijës kundrejt barkut të saj, dhe fytyrën e tij ekzaktësisht përballë gjirit.

Duhet pasur kujdes që hunda të mos takohet me gjirin, pasi mund të vështirësojë, madje edhe ta bllokojë frymëmarrjen e foshnjës.

### Kur duhet udhqehet foshnja me gji?

I porsalinduri kërkon të ushqehet atëherë kur ai ka uri. Numri i ushqyerje varion nga 6 deri në 10 ushqyerje në ditë, dhe kërkesa për qumësht rritet 10 gram për pirje në ditë, për 10 ditët e parë të jetës. Nëna nuk duhet t'i bëjë orar strikt fëmijës për ushqyerje, por duhet ta ushqejë atë sipas nevojës, pasi nevojat e tij rriten bashkë me rritjen e tij. Nuk është e rëndësishme se sa herë ushqehet fëmija, por ka rëndësi se sa ritet dhe shton në peshë. Fëmija duhet të shtojë afërsisht 150-200 gram në javë, gjatë tremujorit të parë të jetës. Një foshnje që rritet në këtë mënyrë tregon se ecuria e tij është shumë e mirë. Prandaj nuk është e domosdoshme që të bëhet peshimi në çdo ushqyerje, para dhe pas ushqimit. Shpesh ky veprim është motiv për ankthet e nënës, të cilës i duket sikur fëmija nuk është mirë dhe kërkon të bëjë gjithmonë balancime ushqimore. Foshnja duhet të peshohet çdo javë, gjithmonë në të njëjtat kushte, p.sh.: në mëngjes, i paveshur etj. Vetëm kështu mund të konfirmohet shtesa e peshës. Ndodh që në javën e parë shpeshtësia e pirjeve ndryshon, pasi varet nga koha e adaptimit të foshnjes dhe jetës ekstrauterine, nga metabolizmi i tij, si dhe nga ardhja e gjirit. Ushqyerja me gji është e lirë ose sipas kërkesës, që do të thotë: vëje në gji fëmijën sa herë që ai qan, por duke respektuar ritmet e gjumit. Me ardhjen e mirë të gjirit frekuenca e ushqyerjeve arrin 7 deri në 10 ushqyerje në 24 orë, me interval afërsisht 2-3 orë nga një pirje te tjetra, ose me pushime pak më të gjata e që duhen bërë natën. Ushqyerja dhe kërkesa për gji është fiziologjike. Nëse ndodh që fëmija e ndërron ditën për natën, atëherë duhet të provohet qëndrimi më shpesh ditën, dhe të mësohet të flejë natën. Është e këshillueshme që fëmija të flejë ditën në një ambjent të ndriçuar, duke e rezervuar errësirën dhe qetësinë për orët e natës.

### Zgjatja e pirjes

Në pjesën më të madhe vihet re se foshnjat 5 minutat e para të thithjes së qumështit të gjirit janë mjaft aktivë. Ndërsa pjesa tjetër pihet në 20 minutat e tjerë. Është e këshillueshme që fëmija të mbahet 10-15 minuta, dhe

pastaj të lihet i lirë, për ta ndërprerë ushqyerjen kur të dëshirojë. Pra, fëmija duhet të lihet i lirë të pijë kur ai të dojë. Është praktikë e gabuar që fëmijës t'i prishet gjumi që të ushqehet me gji, gjë që ndodh më shpesh te nënat e reja, nga frika që foshnja mos të mbetet e uritur. Në dietën e gruas me gji është e rëndëndësishme të futet qumështi me derivatet të tij, për të balancuar nevojën e rritur për kalcium, me afër plus 40 mg në ditë, duke parë nevojat e gruas që ushqen me gji. Këshillohet ngrënia e ushqimeve të ndryshme, të të gjitha grupeve, si: mish, peshk, vezë, drithëra, zarzavate, produkte të gjelbra, shumë fruta, për të balancuar nevojat për zink, jod, selenium, vitaminë A,vitaminë B dhe C. Është domosdoshmëri pirja e shumë lëngjeve, pasi ushqyerja me gji rrit nevojat për ujë më së paku 600-800 ml suplementar në ditë.[2] Në qoftë se mjeku gjatë kohës së dhënies gji ju jep ndonjë ilaç, pyeteni atë a është ilaçi i dëmshëm për gjidhënësen, sepse substancat vepruese mund të depërtojë nëpërmjet sistemit të tretjes në gjak dhe pastaj në gjëndrat e qumështit. Konsumimi i kafesë në masë mund të lejohet, por në rast të konsumimit të shumtë disa fëmijë reagojnë duke qenë tepër nervoz, si dhe duke qëndruar zgjuar kohë të gjatë. Nikotina gjithashtu ndikon keq në hormonin e prodhimit të qumështit, prandaj duhet pasur kujdes që fëmija të rritet në një ambient pa tym duhani, ndërsa drogat përbëjnë rrëzik të dyfishtë për fëmijën.[3]

Edhe pse shumë nuk e kuptojnë, të dhënit gji është akt modern. Vetë bindja që jeni duke bërë më të mirën për foshnjen tuaj krijon vetëbesim. Qumështi i nënës ka veçori imunitare dhe e mbron fëmijën ndaj infeksioneve. Ai përmban ushqimin e nevojshëm për gjashtë muajt e parë të jetës së foshnjave, dhe njëkohësisht i bën ata rezistues ndaj infeksioneve si: diarreja, infeksionet e veshit, infeksionet e rrugëve të frymëmarrjes etj. Përmban ujë të mjaftueshëm për fëmijën edhe kur moti është tepër i nxehtë, e në të njëjtën kohë është edhe zgjedhja numër një në ndalimin e dehidratimit. Përmban më shumë laktozë se çdo qumësht tjetër, dhe kjo është ajo për të cilën ka më së shumti nevojë fëmija. Përmban hekur të mjaftueshëm dhe të përshtatshëm për t'u absorbuar në zorrët e fëmijës, prandaj edhe te fëmijët e ushqyer me qumështin e nënës nuk vërehet anemia dhe mungesa e hekurit. Përveç këtyre, është përherë i gatshëm dhe nuk kërkon ngrohje të ujit, apo shishe me biberon të sterilizuar.

Studimet gjithashtu thonë se gjidhënia është e dobishme sa për fëmijën ashtu edhe për nënën. Fillimi i



gjidhënies menjëherë pas lindjes nënën e ndihmon në rimarrjen e formës fizike të mëparshme, duke djegur yndyrat e tepërta. Gjidhënia pengon fryerjen dhe qelbëzimin e gjirit nga qumështi. Gjithashtu shërben si metodë kontraceptive, sepse pengon shtatzëninë në gjashtë muajt e parë. Te nënat që e praktikojnë gjidhënien, kanceri i gjirit dhe i vezorëve është më i rrallë. Në të njëjtën kohë, gjidhënia ndikon edhe në psikologjinë e nënës dhe fëmijës, i bën ata që të lidhen fort me njëri-tjetrin.

### Sa kohë të jepet gji?

Sipas Organizatës Botërore të Shëndetsisë rekomandohet që gjashtë muajt e parë foshnjes t'i jepet vetëm qumësht gjiri, e pastaj të kombinohet të dhënit gji me një ushqim shtesë e të përshtatur, derisa fëmija të mbushë rreth dy vjet.[4]

Çdo ditë zbulohen dobi të reja që përmban qumështi i nënës për fëmijën. Një prej argumenteve që shkenca ka zbuluar rreth qumështit të nënës është se pirja e tij gjatë dy viteve të para të jetës ka dobi mjaft të madhe. Në Kuran jepet një lajm mjaft i rëndësishëm, 14 shekuj më parë, po në lidhje me këtë fakt të zbuluar nga shkenca vetëm kohët e fundit: "Nënat duhet t'i ushqejnë foshnjat e tyre për dy vjet me radhë…" (El-Bekare, 233). Qumështi i nënës është një përzierje e pakrahasueshme që shërben si burim ushqimor i shkëlqyeshëm për foshnjën e porsalindur. Asnjë ushqim artificial për fëmijë, i prodhuar nga teknologjia e ditëve tona, nuk mund ta zëvendësojë këtë burim ushqimi të mrekullueshëm. "Ne e kemi urdhëruar njeriun që të sillet mirë me prindërit, sepse nëna e vet e mbajti në barkun e saj, me vështërsi pas vështërsie, dhe pas dy vitesh ia ndau gjirin. Ji mirënjohës ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve tu, sepse tek Unë është kthimi juaj!" (Lukman, 14).[5]

Përballë gjithë të mirave që shtrojnë studimet lidhur me gjidhënien qëndron ushqimi me biberon dhe të mirat e tij. Sot në botë kjo metodë përdoret nga 50-70 % e nënave. Kjo mënyrë e të ushqyerit, e cila është më e shkurtër në kohë dhe me frekuenca më të rralla, i siguron nënës më shumë kohë për veten, duke mos e bërë të ndihet e varur pas fëmijës gjatë gjithë ditës.

Përveç kësaj ushqimi me biberon, shihet si një mënyrë që mund të lidhë shumë mirë fëmijën me babanë, i cili gjatë gjidhënies përjashtohet krejtësisht nga procesi, duke bërë që herë-herë të largohet nga fëmija, e herë-herë të largohet edhe nga bashkëshortja. Jetesa e kohëve moderne përveçqë është bërë më komode, në anën tjetër ka shtuar impenjimet, por gjithashtu ka shtuar dhe vëmendjen e nënave ndaj



vetvetes. Ushqimi me biberon i siguron nënës vijimin e aktivitetit të mëparshëm. Por, ajo që mund të thuhet me siguri është fakti se nënat kërkojnë gjithmonë më të mirën për fëmijën e tyre. Kështu, duhet të jenë ato dhe vetëm ato që duhet të vendosin për rrugën që duhet të zgjedhin, si nëna që vlerësojnë kufizimet, mundësitë dhe pamundësitë e jetesës së sotme, që vlerësojnë të mirat dhe të këqijat e dy metodave të ushqyerjes, e që më pas marrin vendime të pavarura dhe të pakushtëzuara.[6] Një nënë e tillë e di se gjidhënia është më e mire për atë dhe foshnjën e saj, prandaj gjithsesi se edhe gjen kohë për këtë.

(1) Dr. Teuta Sejdiu –Hasbahta neonatologe 1:46 / 28.10.2009. (http://www.telegrafi. com/shende tesi/gjidhenia-dhe-menyja-e-ushqimit-te-bebes-suaj-51-22.html. Qasja 05.07.2015. (2) Obst-Gyn Mimoza Keta http://www. bebaime.com/perinatologjia/lehonia-qumeshti-i-gjirit 2010 qasja 11.09.2015 . (3) Dispozita fetare dhe Këshilla mjekësore për të posalindurin 0-4, Sabit Gashi, Gazmend Gjota, Botimi 1, Prishtinë: Lib Art. 2010. f. 153. (4) Dispozita fetare dhe Këshilla mjekësore për të posalindurin 0-4, Sabit Gashi, Gazmend Gjota, Botimi 1, Prishtinë: Lib Art. 2010. f. 156. (5) Mrekullitë e Kuranit, Harun Jahja (Adnan Oktar), shtypur nga Secil Ofset, Qershor 2010. f. 62. (6) www.infoalbaniahttp://www.bebaime.com/tema/sa-i-shendetshem-eshte-qumeshti-i-nenes / qasja 09.09.2015.

Shahin Mu'tez

# Frika te fëmijët, shkaqet dhe trajtimi

Frika është "shpatë me dy teha", nëse mbetet në kuadër të normales dhe formës së saj të natyrshme; ndikon në ruajtjen e qenies së individit dhe mbrojtjen e tij nga shumë rreziqe, ndërsa nëse tejkalon kufirin e saj dhe shndërrohet në (agorafobi), kjo do të shndërrohet në pengesë të patejkalueshme, gjë që do të ndikojë në pakësimin e aftësive të tij, që të ballafaqohet me sfidat e jetës.



Siguria është një dhunti që Allahu xh.sh. ia dhuron atij që do nga robërit e Tij. Zoti ka thënë: "I Cili i ushqeu pas urisë, dhe i siguroi nga çdo frikë." (El Kurejsh, 4). Zoti e ka potencuar sigurinë si një dhuratë dhe dhunti nga ana e Tij për banorët e Mekës. Frika është instinkt, sikur gjithë instinktet tjera, të cilën Zoti e ka krijuar në shpirtin e çdo njeriu me qëllim të mbrojtjes dhe sigurisë së tij. Frika ka shumë definicione, ndërsa mund t'i përmbledhim në atë se frika është: "Emocion i fuqishëm dhe jo i këndshëm, i cili rezulton nga ndjenja e ekzistimit të një rreziku dhe mundësisë së ndodhjes së tij". Në të kaluarën shkencëtarët kanë besuar se fëmija lind i furnizuar me instinktin e frikës, mirëpo studimet bashkëkohore aludojnë në atë se frika te fëmija nuk fillon para muajit të gjashtë të lindjes së tij. Ky ritëm vazhdon duke u ngritur në këtë mënyrë derisa të fillojë zbritjen pas moshës gjashtëvjeçare, moshë e cila konsiderohet fillim i periudhës së pjekurisë mendore të fëmijës. Hulumtimet kanë vërtetuar se 90 % e fëmijëve para moshës gjashtëvjeçare kanë frikë nga gjërat dhe burimet e shumëllojshme.

### Shkaqet e frikës

Shkaqet e frikës ndryshojnë nga individi në individ. Është shumë me rëndësi evidentimi i shkakut të frikës, në mënyrë që të kemi mundësi të trajtimit të saj. Ekzistojnë shkaqe të përgjithshme të frikës, dhe ato mund t'i përmbledhim si më poshtë:

Mund të jetë si rezultat i filtrimit të tepërt ose kritikës dhe mizorisë së tepruar. Kritika e tepruar ndaj fëmijës tek ai rezulton me një ndjenjë të fuqishme të frikës për të bërë ndonjë gabim, gjë që në fund ndikon në humbjen e besimit. Ndërsa filtrimi atë e bën të pavendosur dhe të pafuqishëm në bartjen e vështirësive të jetës, gjë që e bën të ndiejë frikën në çdo përvojë dhe eksperiencë të re që kalon, prandaj kjo çështje kërkon një ekuilibër mes teprimit dhe lehtësimit (filtrimit dhe kritikës).

Përvojat jo të këndshme nëpër të cilat kalon fëmija-veçanërisht gjatë periudhave të fëmijërisë së hershme, mbesim vazhdimisht në mendjen e fëmijës, për t'i rikthyer ato pa vetëdije në pozicionet dhe përvojat e ngjashme.

Konfliktet familjare, atmosfera e grindjeve të vazhdueshme te fëmijët lind frikë në të ardhmen.

Dhënia e përparësisë ndaj të tjerëve. Mund të ndodh që fëmija ta përdorë frikën me qëllim të mbizotërimit ndaj prindërve dhe tërheqjes së vëmendjes ndaj tij, e kjo metodë rrit në mënyrë të drejtpërdrejtë ekzistimin e frikës te fëmija, dhe kështu frika shndërrohet në një përvojë të rehatshme dhe të dhimbshme në të njëjtën kohë.

Dobësia fizike apo shpirtërore. Dobësia fizike apo shpirtërore pakëson mbrojtjen psikologjike te fëmija, e si rezultat i kësaj tek ai fëmijë formohet frika nga



fërkimi me njerëz.

Frikësimi i fëmijës. Fëmija gjatë periudhave të hershme të jetës së tij mendimet e tij i bazon mbi imagjinatën, larg realitetit, e për këtë arsye ai gjatë procesit të të menduarit i nënshtrohet faktorëve të jashtëm më shumë sesa logjikës, dhe kështu reflekton mbi gjërat.

Reagimi i tepruar i prindërve ndaj tij. Konfuzioni dhe paniku që i godet nënat gjatë ballafaqimit të fëmijës së tyre me ndonjë vuajtje rrit ndjenjën e frikës te fëmija.

Llojet e veçanta të frikës dhe metodat e tejkalimit të tyre

**Frika nga errësira:**

Është frikë e natyrshme dhe që ndodh te fëmijët dhe të rriturit. Logjika njerëzore nuk mund të bashkëveprojë me të panjohurën, ndërsa errësira e bën të panjohur atë që na rrethon, e frika e fëmijës nga errësira është njëra nga shenjat e moskuptimit të plotë se ndaj cilës dukuri ekspozohet njeriu. Fëmija, me logjikën e tij të kufizuar, nuk arrin ta kuptojë se gjërat ekzistojnë edhe nëse ai nuk i sheh, sepse gjërat janë statike dhe nuk lëvizin vetvetiu. Ai nuk është në dijeni se errësira i mbulon gjërat që na rrethojnë, dhe se ato ende ekzistojnë mirëpo ne nuk i vërejmë. Prandaj, si rezultat i asaj gjendjeje të moskuptimit dhe imagjinatës që e gëzon fëmija, ai sheh hije dhe fantazma, e që tek ai ngjallin frikën. Dr. Jin Birman, eksperte e specializuar në trajtimin familjar në Beverliy Hills-Kaliforni thotë: "Kur të bisedojmë për frikën nga vendet e errëta, s'ka dyshim se TV është nga shkaqet më të këqija të këtij problemi te fëmijët. Prindërit nuk arrijnë ta kuptojnë se sa fëmijët ndikohen nga ajo që shfaqet në ekranet televizive. Fotografitë dhe pamjet e gjërave frikësuese, si dhe zërat që shoqërojnë ato gjatë shfaqjes televizive, të tregimeve imagjinare apo reale e frikësuese, veprojnë si faktorë nxitës dhe aktivizues të frikës dhe ndjenjës së saj, si realitet ekzistues që e jeton truri i fëmijës dhe logjika e tij".

Mirëpo, me rritjen e fëmijës dhe zhvillimin e logjikës së tij pakësohen ato ndjenja të frikës, derisa të zhduken me vitet e avancuara të fëmijërisë, e gjithashtu edhe përmes shpjegimit dhe qëndrimit tonë afër tyre, me qëllim të qetësimit dhe sigurimit të tij, e që ndikon në pakësimin e frikës nga errësira.

**Frika nga kafshët:**

Është një lloj frike nga e cila vuajnë shumë fëmijë të moshës 2-4 vjeç, dhe nuk është e detyrueshme që fëmija ta ketë pas ndonjë situatë të pakëndshme me kafshët prej të cilave frikësohet, ose ta ketë parë ndonjë person që është dëmtuar prej kafshëve të tilla. Mirëpo, ajo është një periudhë nëpër të cilën kalon fëmija, kryesisht si rezultat i moseksperiencës së tij dhe frikës së tij nga çdo e re e panjohur për të. Me kalimin e kohës kjo frikë pakësohet, pra duke u zhvilluar fëmija, dhe dikur adaptohet në mënyrë graduale.

**Frika nga vdekja:**

Frika nga vdekja është e natyrshme edhe nëse gjendet te të rriturit. Përqendrimi i fëmijës gjatë periudhës parashkollore fokusohet në egocentrizëm, në të menduarit magjik dhe në animizëm, e për këtë arsye të kuptuarit e tij ndaj realitetit të vdekjes dhe të imagjinuarit e saj në atë periudhë kohore mund të mos jetë i saktë ose i plotë. Plotësimi i të kuptuarit të fenomenit të vdekjes fillon në vitet e tij të mëvonshme: fëmija i moshës dhjetëvjeçare në të shumtën e rasteve nuk mund ta kuptojë vdekjen si fenomen. Kjo frikë mund të jetë si rezultat i kalimit të tij nëpër eksperienca jo të këndshme rreth natyrës së vdekjes, e këto eksperienca zakonisht janë ato që ndodhin nëpër familjet dhe të cilat shoqërohen me të qarje, vajtime, mërzi dhe piskama, ose si rezultat i humbjes së një personi të cilin e ka dashur shumë dhe nuk mund ta pranojë humbjen e tij.



**Trajtimi i frikës:**

Prindërit e kanë për detyrë që të jenë model i qetësisë dhe stabilitetit në veprimet e tyre përpara fëmijët të frikësuar. Ata duhet ta bëjnë jetën e tyre në formë të natyrshme, në mënyrë që atmosfera familjare që e rrethon fëmijën të jetë motiv i qetësisë dhe sigurisë. Edhe në kohën kur fëmija ndien frikë, prindi duhet ta qetësojë dhe të flasë me qetësi dhe besim, e jo të përdorë dhunë. Duhet ta pyetur dhe biseduar me të...: Pse po frikësohesh? Ne duam të të ndihmojmë..., ne jemi përkrah teje, etj.

Ulja e ndjeshmërisë dhe kushtëzimi i kundërt karshi burimit të frikës. Rregulli i përgjithshëm thotë se ndjeshmëria e frikës te fëmijët ulet atëherë kur ndërlidhet tema e frikës me diçka të këndshme-të dashur. P.sh.: nëse vendosim diçka që fëmija e dëshiron në një dhomë gjysmë të errët (një çokollatë), dhe atij i themi shko dhe sille atë çokollatë nga dhoma, kjo do të ketë ndikim pozitiv.

Orvatja për të biseduar me fëmijën rreth realitetit të vdekjes me një formë logjike, duke i shpjeguar në përpikëri se çfarë ndodh..., d.m.th., të orvatemi që fëmija ta kuptojë në formë të thjeshtë (realitetin e vdekjes), duke i thënë se Zoti e ka krijuar vdekjen që t'i sprovojë robërit e Tij, dhe ai që vdes shkon në parajsë për t'u kënaqur, gjithmonë duke iu shmangur përmendjes së ferrit, sepse kjo është periudha e inkurajimit dhe jo e frikësimit. Pra, duhet lënë fëmijën që në imagjinatën e tij të mendojë rreth mirësive të parajsës.

Orvatja për të siguruar modele të mira të bashkëveprimit me frikën, që ngjallin ndjenjën e frikës te fëmija. Baba që frikësohet nga ndonjë shtazë, të orvatet t'i fsheh ato ndjenja të frikës nga fëmija, dhe mos t'i shfaqë ato para tij.

Prindërit të provojnë që ta zvogëlojnë përqindjen e frikës te fëmija, duke ndjekur strategji të bashkëjetesës. Në rast të frikës së fëmijës nga errësira prindi le të ulet me fëmijën në një dhomë, pastaj të fillojë ta zvogëlojë dritën në mënyrë graduale, duke e bërë atë të ndiejë se është bashku me të, dhe se janë të sigurt, ose prindi të flejë bashkë me fëmijën, në dhomën e tij, me derë hapur, dhe për çdo ditë ta mbyllë derën në një masë të caktuar, dhe në këtë mënyrë të veprojë derisa fëmija të adaptohet ndaj errësirës dhe të mos ketë frikë.

Prindërit duhet të orvaten që fëmijës t'ia përforcojnë vetëbesimin, e kjo mund të realizohet përmes lutjes. Ata mund t'ia mësojnë fëmijës shprehjet si: "Zoti është me mua, unë kam mundësi që të përballem me këtë, unë do të bëhem më i fuqishëm, etj.", ose t'i lexojnë ajete nga Kurani, siç janë kaptina "El-Fatiha", apo dy kaptinat: "Felek" dhe "Nas", në mënyrë që ta eliminojë frikën, apo edhe ta përgatitë një incizim (CD ose diç tjetër) që përmban kaptinën "El-Fatiha", "El-Bekare", "Felek" dhe "Nas", dhe të njëjtën ta futë në përdorim gjatë natës, në mënyrë që fëmija të ndiejë një siguri se Zoti është me të.

Prindërit duhet të orvaten që të bisedojnë më fëmijën dhe ta bëjnë atë të kuptojë se frika është e natyrshme, mirëpo ajo nuk duhet të dominojë ndaj individit sepse më vonë ndikon negativisht.

Prindërit të kenë kujdes, të mos tallen dhe të mos e minimizojnë frikën që shfaqet te fëmijët e tyre, sepse në këtë mënyrë i bëjmë që në të ardhmen ta fshehin frikën, gjë që mund të ndikojë shumë negativisht nga aspekti psikologjik.

Nuk duhet të orvatemi që fëmija ta bëjë një veprim që nuk e dëshiron, si p.sh.: të ulet në një vend të errët në vetmi, sepse kjo mund të ndikojë që ai të goditet me ndonjë pasojë edhe më të madhe të frikës.

T'i edukojmë fëmijët tanë mbi parimin e trimërisë dhe mos të turpërohemi nga frika e fëmijëve tanë. Është shumë me rëndësi që fëmijën ta mësojmë, përmes fjalës dhe veprës, se ankthi dhe frika janë ndjenja të natyrshme. Gjithashtu është me rëndësi që ai të nxitet në tejkalimin e frikës, duke i premtuar edhe ndonjë dhuratë të veçantë.

Dhe në fund, është e domosdoshme që fëmija mos të ndiejë se prindërit e tij janë lodhur nga përsëritja e fenomeneve të frikës tek ai, ose se ata janë të hidhëruar nga sjelljet e tij. Prindërit duhet të punojnë që të mbjellin ndjenjën e sigurisë te fëmija, përmes sjelljeve të tyre të buta dhe veprimeve të tyre. Dua t'i përkujtoj prindërit se nëse fëmija i tyre nuk e gjen sigurinë brenda familjes, ai nuk do ta gjejë atë askund.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Mr. Vedat Shabani*
*Burimi: www.almoslim.net*

Mr. Qemajl Morina

# Shejh Dhehebiu shehidi-viktima e parë e terrorizmit

Nga dita kur terorizmi e vrau shejh Dhehebiun, shejhun e parë të Ez-herit bashkëkohor, nga ajo kohë shohim viktimat e mungesës së mendjes, mungesës së fesë, mungesës së besimit, njerëzores, atdhetarizmit, diturisë, guximit, nderit, kulturës dhe edukatës, duke bërë kërdi në tokë, duke bartur parullat false të Islamit, kur dihet se deri dje këto parulla ishin: "Organizata e xhihadit", "Të shpëtuarit nga zjarri', "Grupimi islamik", "Et-tekfir vel-hixhre" etj., për t'u ballafaquar me organizatat ekstremiste të sotme, siç janë: "Bejtul Makdis", "Nusra", "Al-kaide", "Al –Kassam", "Daash", si dhe shumë të tjera.



*Imam Dhehebiu*

## Kush e kidnapoi shejh Dhehebiun?

Analistja e njohur egjiptiane, Sunae Elbejsi, sulmin terrorist ndaj shjeh Dhehebiut, në shtëpinë e tij, e përshkruan në këtë mënyrë: Në kohën kur po thërriste ezani i sabahut, i ditës së diel të 3 korrikut të vitit 1977, atë ditë nuk kishin shkuar të gjithë "vëllezërit", për ta falur namazin e sabahut bashkërisht. Mirëpo një grup "tekfiristësh" shkoi për t'i rënë ziles së derës së dijetarit të madh, shejhut, Dr. Muhamed Husejn Dhehebiut, ish-ministër i Vakëfeve dhe çështjeve të Ez-herit, që banonte në rrugën "Et-turabi", në kopshtijet e Hilvanit... Në ato orë të vona të natës dijetari i madh kishte shkuar për të fjetur, pasi që e kishte bërë traditë të thërriste në një ndejë miqësore fqinjët, të afërmit dhe shokët rreth një tabaku çaji me nenexhik (nav-nav). Mirëpo, atë natë qetësinë e prishi zhurma e ziles dhe të rënave të njëpasnjëshme të derës, që po vinin nga jashtë. I pari që e hetoi këtë ishte i biri i tij Mustafai, i cili e hapi derën për t'u befasuar me pesë njerëz të uniformuar, njëri prej tyre me gradën e majorit, të cilët kërkonin shejh Dhehebiun. Shejhu drejtohjet kah vizitorët e mëngjesit, duke i përshëndetur me selam, por prej të cilëve nuk pranoi kurrfarë përshndetje, përveç: "Dëshirojmë me ty dy fjalë jashtë!" Atëherë ia ua kthehu: "Unë vetëm sa u ktheva nga Ministria, dhe mëngjesi nuk është larg!" Esmaeja, bija e madhe e Shejhut, sikur e kuptoi se e tëra ishte dredhi, për çka kërkoi të vërtetohej identiteti i tyre, ndërsa ata të gjithë nisën të pëdornin dhunën. Dy prej tyre e morën shejh Dhehebiun, duke e shtyrë përpara derisa e çuan në veturën Fiat 128, kurse i treti ia ktheu dimçikun e pushkës në drejtim të Esmasë, për ta frikësuar.

Shtëpia e shejh Dhehebiut ishte tejet modeste. Pasuria e vetme në shtëpinë e tij ishin librat e tij të shumtë. Nuk posedonte as varrezë individuale e as familajre. Për çështjen e varrezës kishte hulumtuar në muajin e fundit, para vrasjes. Kishte hulumtuar për blerjen e një cope tokë në varrezat e Imam Shafiiut, për varrezat familjare. Ishte ministri i vetëm që kishte refuzuar të posedonte veturë personale, në shërbim të tij, pra nga ana e shtetit. Në jetën e tij të përditshme i përmbahej këshillës pofetike: "...të zë shtëpia jote." Shejh Dhehebiu, profsion krysor e kishte mësimdhënien, pra ishte profesor i lëndës së Tefsirit, në Fakultetin Teologjik, pranë Universitetit të El-Az'aharit, në Kajro, kurse nga veprat më të njohura të tij është: "Komenti dhe kometuesit", ku shqyrton burimet e miteve dhe të israiljateve, të cilat kishin depërtuar në disa libra të tefsireve. Ai përmend si shemull, në librin e Thalebiut, në komentimin e disa ajeteve të kaptinës "El-Kehf", ku

përmenden emrat e djemve të banorëve KEHFIT, si dhe qenit të tyre. Aty gjithashtu ekziston edhe një dialog i çuditshëm në mes qenit dhe djemve. Prej veprave të tij më të njohura është: "Komenti i Kuranit i ibnu Arabiut..., e vërteta dhe rreziku", duke refuzuar të gjitha komentet gjuhësore mbi atë që mund të bartin rreziqe dhe deformime, si dhe ata që e lidhin komentimin e Kuranit me teoritë bashkëkohore shkencore. Kështu pra, shohim se Imam Muhamed Ebu Zehra Dhehebiun e quaunte "Imam i komentatorëve", ndërkohë që ky i fundit atë e quante "kodër të diurisë".

Para se të arrijë koha e drekës së ditës së rrëmbimit, grupimi i njohur islamik "Et-tekfir velhixhre" e shpalli përgjegjësinë dhe i përcaktoi kushtet e lirimit të shejh Dhehebiut: lirimin e menjëhershëm të grupit të arrestuar dhe grupit të dënuar lidhur me çështje të mëparshme; dhënien e 200.000 funtave egjiptiane si haraç; mediat egjptiane të kërkojnë falje për shkak të publikimit të të pavërtetave lidhur me grupimin islamik "Et-tekfir velhixhretu", dhe; publikimin e librit të Shukri Mustafas, emir i xhematit "Et-tekfir velhixre", "Halifati", në vazhdim, në faqet e para të gjitha gazetave egjiptiane.

Vlen të theksohet se deri në momentin e publikimit të deklaratës së xhematit "Et-tekfir velhixhre", organet e sigurimit nuk e dinin se ku gjendej ministri egjiptian i Vakëfeve dhe çështjeve të Ez-herit. Kështu pra, sigurimi shtetëror ra në kontakt me avokatin Shevket Tomen, të cilin e përdori si ndërmjetës për kontakt me grupimin "Et-tefkir velhixhre", për ta zgjatur kohën e zbatimit të ekzekutimit të shejh Dhehebiut, nga ora 12:00, në drekë, deri në ora 5:00 pasdite.

Sa i përket kërkesave tjera, Ministria e Punëve të Brendshme kishte deklaruar: "Sa i përket shumës së kërkuar, ajo do t'u jepet nga ana e Othman Ahmed Othmanit, biznesmen i njohur në Kajro dhe mik i shejh Dhehebiut. Kurse sa i përket grupit të të akuzuarve që gjenden në organet e gjyqësisë, kjo nuk është në kompetencë të Ministrisë.

### Si u zbulua xhenazja e shejh Dhehebiut?

Xhenazja e shejh Dhehebiu u gjet kejtësisht rastësisht, në një vilë në rrugën e Piramidave të Kajros, kur dy bashkëpunëtorë të sigurimit egjiptian kishin dyshuar në lëvizjet e dy-tre personave që po bënin aty, për çka i legjitmojnë dhe aty gjejnë një pushkë automatike dhe një mijë fishekë.

Rastësisht hyn dhe personi i tretë, i cili porsa sheh njerëzit e sigurimit, një letër që e mbante në dorë e fut në gojë dhe fillon ta përtypë. Letra në fjalë përmbate një sekret të madh, ku u zbulua i tërë sekreti që kishte të bënte me shejh Dhehebiun. Në relaitet aty ishte një letër e shifruar, e shkruar nga emiri i grupit, Shukri Ahmed Mustafai, ku jepej urdhëri për bartjen e xhenazes së Dr. Dhehebiut, nga vila në rrugën Muhamed Hasen, në një qerre të thjeshtë, e pasi të ndërmerren të gjitha masat e duhura, të dërgohej në lagjen popullore, Ebu Katade, dhe të hidhet në një kanal me ujëra të zeza.

Më vonë u vërtetua se emir i këtij grupi ishte Shukri Ahmed Mustafai, i cili u arrestua vetëm pesë ditë pas ekzekutmit të shejh Dhehebiut. Thuhet se arrestimin e kishte pritur me gjakftohësi. Ndërsa në pyetjen e zëvendësminisrit për punë të brendshme, Nebevi Ismailit, se sa ka kërkuar prej jush angazhim kidnapimi dhe ekzekutimi i shejh Dhehebiut, ai ishte prgjigjur: "Kidnapimi ka kërkuar mund dhe angazhim, kurse ekzekutimi aspak"!



**Ali Vezaj**

# Tridhjetë vjet i mbushe

## *(DITURISË ISLAME)*

*Kur linde në këto troje, na mbushe me gëzim*
*Dhe qetësisht e lëshove një zë të ëmbël fëmije*
*Por sa shpejt na fole, me shpresë e dashuri:*
*"Unë në këtë vapë të qyfrit do t'ju bëj hije."*

*Me kënaqësinë më të madhe çdo besimtar*
*Me dëliresinë e shpirtit ty të kërkonte, Dituri*
*Ti e para nise të shkruash me gjuhën e Kuranit*
*Edhe kur zullumi i shpatës së ateizmit të rrinte përmbi*

*E kjo fe e Allahut që s'mund të përhapej lehtë*
*Përmes gojës tënde kudo po zinte vend*
*Atje ku u mbyllën sytë dhe s'fliste njeri*
*Ti si zonjë e parë po uleshe në kuvend*

*Sa mirë po flisje me rininë, me pleq dhe fëmijë*
*Dhe ai që për të parën herë të merrte në dorë*
*Po bënte dua që ti të rritesh lirshëm në këtë tokë*
*T'i bëhesh krah kësaj feje, mbretëreshë me kurorë*

*Sa shumë na mësove se si duhet atdheu*
*Na tregove se fe e atdhe veç një rrënjë e kanë*
*Kush e ndan këtë trung me këta fryte të mira*
*Mbjell sherr për ahiret, dhe të keqe do ta ketë dynjanë*

*E tash rritën tënde më askush nuk mund ta ndalë*
*Madje as zullumi që kudo kishte vënë pushtet*
*Treqind herë besimtarëve ti e para u jep selam*
*E ata të urojnë rritje të mbarë dhe të kesh shëndet*

*Tashmë në shtëpi të çdo besimtari shpirtmirë*
*Përherë i ke dyert e hapura krah më krah*
*Por mikpritjen që ta bëjnë ty nuk ua bëjnë të tjerëve*
*Të japin selam kur të shohin, e të kapin me Bismilah*

*E kush dëshiroi, erdhi e të pa se sa po rriteshe*
*Mashallah të thanë, sa shpejt e lëshove këtë shtat*
*Nga këto halle të jetës ti sa qetëson shpirt e zemër*
*Shkëlqimi yt si hëna përherë jep dritë në terrin me natë*

*E tash "Dituri Islame" me kënaqësi po ta them emrin*
*Që për tridhjetë vjet, po edhe për treqind herë*
*Na e kënaqe shpirtin, pastër na rrëfeve të drejtën*
*Fjalën e të Madhit Allah na e shpërndafsh përherë!*

*Veç për ty do të shkruajnë dijetarët e mirë*
*Veç për ty do të shkruajnë vargje shumë poetë*
*Ta shohim gjithnjë në fytyrën tënde shkëlqimin*
*Kush mund të tregojë më drejtë se ti për udhën e drejtë.*

Prof. Asoc. Dr. Isa Memishi

# Orientologjia në shërbim të afirmimit të Orientit (1)

Evropa e krishtere dhe Orienti islam për shekuj me radhë jetuan pranë njëri-tjetrit, por pa ndier nevojën për mësimin e gjuhëve të njëri-tjetrit, përkundër asaj që popujt evropianë dhe ata të Orientit kishin marrëdhënie tregtare dhe shkëmbim mallrash. Është vështirë të përkufizohet fillimi i shkencës së Orientalistikës, mirëpo dominon mendimi se studimet orientale datojnë menjëherë pas konflikteve të para të myslimanëve me të krishterët.

Për një kohë të gjatë në mesin e studiuesve ka dominuar teza se kontakti i parë mes kulturës islame dhe evropiane ka qenë gjatë kryqëzatave. Ibrahim Abdu-l-Meğid al-Lubnani është i mendimit se interesimi i Perëndimit karshi Lindjes fillon qysh në shekullin e X. Në këtë shekull, sipas tij, filloni interesimi i Perëndimit për shkencat arabe, kurse lulëzimi i Orientalistikës fillon në shekullin e XII. Po në këtë shekull fillon edhe krijimi i qendrave për studime në mbarë botën islame. Në këtë kohë fillon edhe frekuentimi i këtyre qendrave nga perëndimorët. Por, hulumtimet historike bashkëkohore dëshmojnë se ai këmbim kulturash ka qenë në masë të kufizuar dhe me shumë pak ndikim. Përpjekjet e para, sipas këtyre hulumtimeve, për kontakte mes kulturës perëndimore dhe arabe, marrë në tërësi, kanë qenë nëpërmjet një rrugëtimi krejt tjetër. Arabët, pasi që kishin marrë nën kontroll të plotë Afrikën Veriore, synonin të kalonin në Evropë. Ata kolonizuan për një kohë të gjatë dy zona shumë të rëndësishme përgjatë Detit Mesdhe. Arabët në Spanjë dhe në Sicili krijuan një qytetërim të ndritshëm, i cili ishte qytetërimi më superior nga cilido qytetërim i asaj kohe. Qytetërimi islam i porsakrijuar la gjurmë të pashlyeshme në qytetërimet e krishtera të asaj kohe. Shkencat arabe për një kohë të gjatë vazhduan të lulëzojnë në ato treva, edhe pas rimarrjes së atyre trevave nga të krishterët. Kishte nga mbretërit e krishterë që e flisnin arabishten dhe i përkrahnin dijetarët arabë.[1]

Sipas Muhamed al-Behyi, shumica e historianëve pajtohen se studimet orientale, me reformat e Martin Luterit, morën formë të re. Mirëpo, nëse kemi parasysh se në fillim të shekullit të XII kemi përkthimin e parë të Kuranit në latinisht, dhe po në këtë shekull kemi edhe fjalorin e parë arabisht – latinisht dhe latnisht – arabisht, atëherë s'do mend se fillimi i studimeve orientale mund të konsiderohet shekulli i XII.

Edward Saidi, për fillim të studimeve orientale e merr iniciativën e Vjenës (1312) për themelimin e kate-





drave të gjuhës arabe në Oksford, Cambridge, Bolonjë, Romë dhe Sorbonë.

Gjatë shekujve të gjashtëmbëdhjetë dhe shtatëmbëdhjetë në universitetet më të mëdha evropiane ishin hapur katedra të arabishtes. Më vonë arabishtes iu shtua dhe persishtja, por jo turqishtja.[2] Turqishtja konsiderohej gjuhë moderne, si anglishtja, frëngjishtja, gjermanishtja etj. Turqishtja nuk konsiderohej një subjekt i denjë për t'u studiuar në Universitete.

### Rëndësia e fillimit të studimeve orientale

Duhet theksuar se myslimanët nuk kishin qejf e as ndonjë arsye të veçantë të udhëtonin në Oksidentin e krishterë. Edhe nëse paraqitej nevoja për ndonjë udhëtim të domosdoshëm, qoftë për arsye diplomatike apo tregti, shumica e tyre ishin nga pakicat të krishtera që ekzistonin në botën myslimane. Andaj, nuk duhet të na habisë mungesa thuajse e plotë e interesimit të njohjes së gjuhëve perëndimore nga ana e lindorëve. Në Mesdheun lindor deri diku mësohej italishtja, e cila shërbente si mjet komunikimi mes Orientit dhe Oksidentit. Interesimi i lindorëve për mësimin e gjuhëve evropiane filloi vetëm atëherë kur Muahmed Ali Pashai, sulltani i Turqisë dhe Shahu i Persisë, dërguan kuadro në Londër, në Paris dhe në qytetet tjera, për të studiuar doktrinat ushtarake perëndimore.

Mirëpo, karshi rëndësisë së fillimit të studimeve orientale, për shkak të diskutimeve të shumta rreth kësaj disipline shkencore, duhet sqaruar se çfarë kuptojmë me diskursin istişrāq orientalistikë dhe musteşriq orientalist.

Orientalistika është një shkencë e cila ka strukturën, rregullat dhe metodologjinë e vet, shkollat e veta, filozofinë e vet, qëllimet e veta, bartësit e saj, institutet e veta, dhe në fund simpoziumet që organizohen me të vetmin qëllim që kjo shkencë të zhvillohet. Shumica e fjalorëve më të njohur arabisht-arabisht nuk e kanë të përfshirë diskursin istişrāq, si Lisānu-l-'arab, Al-Kamūsu-l-muhīt, Al-M'uğemu-l-vesīt, As-Suhāhu fi-l-lugati, Mekājisu-l-lugati etj. Mirëpo, shikuar nga këndi i shkencave filologjike, është më se e qartë se diskursi orientalistikë prejardhjen e ka nga rrënja e emrit shark dhe parashtresa ist. Mirëpo, për të kuptuar më sakt kuptimin e diskursit istişrāq duhet mbështetur



në rregullat e etimologjisë së këtij diskursi. Diskursi istişrāq është paskajore e llojit të dhjetë të foljeve të arabishtes. Kuptimi i llojit të dhjetë të foljeve në gjuhën arabe, përveç kuptimeve tjera, ka edhe kuptim denominal, mbështetur në kuptimin e emrit nga edhe është formuar. Në rastin konkret nga emri *şarq* orient kemi diskursin istişrāq orientalizëm, që do të thotë të jetuarit sikur orientalët.[3] Diskursi orientalism në gjuhën angleze ka shumë kuptime, e njëri ndër ta është edhe diskursi që i përgjigjet plotësisht diskursit orientalistikë, diskurs që përdoret në qarqet akademike.

Në mesin e studiuesve, rreth kuptimit më të ngushtë, kuptimit të diskursit orientalistikë, ka shumë mendime. Ğebur 'Abdu-n-Nūr në fjalorin e tij Al- Mu'ğemu-l-edebiy thotë se Orientalistika është shkencë me të cilën merren perëndimorët, për të studiuar trashëgiminë e Orientit, e në veçanti merret me studimin e gjithë asaj që ka të bëjë me historinë, gjuhët, letërsitë, artet, dijet, doket dhe traditat e Orientit. Nëse kemi parasysh definicionin e lartpërmendur për Orientalistikën, atëherë orientalist është ai studiues që merret me disiplinat e lartpërmendura. Andaj, bazuar në këtë parim, edhe orientalisti gjerman Albert Dietrich thotë se orientalist është ai studiues që përpiqet të studiojë Orientin, por që nuk mund të arrijë rezultate të kënaqshme në këtë fushë pa njohur gjuhët e Orientit.[4] Studiuesi 'Umer Farūk, arabët jomyslimanë që janë marrë me studimet e Orientit nuk i radhit në mesin e orientalistëve, siç janë Levīs Shejhū e të ngjashëm me të. Sipas tij, "Orientalistika është shkencë nëpërmjet së cilës studiuesit perëndimorë kanë treguar interesim për studimin e shkencave si: historisë, gjuhës, letërsisë, traditave, dokeve dhe dorëshkrimeve të tyre".[5] Edhe 'Adnān Muhammed Vezān është përafërsisht i të njëjtit mendim, kur thotë se "Orientalistika është një disiplinë shkencore që merret me studimin e jetës dhe civilizimin e popujve të Orientit, në formë të përgjithësuar, e me theks të veçantë me civilizimin islam dhe me popullin arab". Ky studiues nuk përkufizon zonën e as vendin e origjinës së studiuesve.

Mālik bin Kebiy pohon se me diskursin orientalist nënkuptojnë studiuesit perëndimorë të cilët shkruajnë për filozofinë dhe qytetërimin islam.[6]

### Diskursi orientalist sot në Evropë

Profesor Muhammed Kurdi 'Ali thotë se orientalistët janë ata që merren me hulumtime në gjuhët orientale, dhe me studimet orientale.[7] Përafërsisht, i këtij mendimi është edhe Ba'lebek, kur thotë se orientalist është ai studiues që merret me gjuhët, artin dhe kulturën e Orientit.

Ahmed Hasan az-Zeyāt mendon se me diskursin orientalist sot në Evropë nënkuptohet ai që merret me historinë, me bashkësitë, me gjuhët, letërsitë, shkencat, traditat, besimet e Orientit. Në Mesjetë, sipas tij, me diskursin Orientalistikë nënkuptohej shkenca që merrej me studimin e hebraishtes dhe raportet e saj me fenë, si dhe me gjuhën arabe dhe raportet e saj me shkencën. Hasan az-Zeyāt më tej pohon se Orienti është përplot me perla të civilizimit dhe shkencës. Fundja, kjo edhe sot shihet mjaft mirë nga minaret e Bagdadit dhe Kajros.[8]

Ahmed al-Isknederī dhe Ahmed Amīn pajtohen se orientalist është secili evropian që merret me studimin e një gjuhe orientale, dhe në literaturën e asaj gjuhe gjurmon atë bashkësi apo ato bashkësi, duke studiuar moralin, traditat, historinë, fenë, shkencën, letërsinë, apo ndonjë veçanti të atyre bashkësive. Ata tezën e tyre e mbështesin në prejardhjen e diskursit istişrāq, e që do të thotë t'i takosh Orientit, në analogji me diskursin iste'arebe të arabizohem.[9]

Ali al-'Annānī lidhur me diskursin istişrāqaq pohon: bazuar në formën e kësaj fjale, kuptojmë se orientalist është ai që merret me mentalitetin e Orientit, pa marrë parasysh se ai mentalitet i takon popujve me prejardhje semite apo josemite. Ai më tej pohon se ai diskurs,në literaturën shkencore është përkufizuar vetëm për ata studiues që merren ekskluzivisht me mentalitetin e popujve me prejardhje semite. I njëjti diskurs përdoret edhe për ata që merren me hulumtimin e gjuhëve hemite.[10]



Sipas Ahmed as-Sherbāşī, orientalistët janë ata evropianë profesionalistë, të cilët i përkushtohen shkencës dhe hulumtimit të historisë, fesë dhe shoqërisë, e që karshi gjuhës së tyre amtare mësojnë edhe arabishten, për të studiuar civilizimin, gjuhët dhe letërsitë orientale.[11]

Muhammed A'bdu-l-Ganī Hasan lidhur me diskursin orientalistikë thotë se ajo është shkencë me të cilën merren ata që nuk i takojnë Orientit, duke studiuar gjuhët e Orientit. Ata gjithashtu merren me studimin e civilizimit, filozofisë, fesë, natyrën shpirtërore të Orientit, që kanë ndikuar në zhvillimin e civilizimit botëror.[12]

Studiuesi Ibrāhīm 'Abdu-l-Mexhīd al-Labbān për orientalistët thotë se janë individë të ndryshëm që veprojnë në fusha të ndryshme të studimeve orientale. Ata merren me studimin e shkencave dhe letërsitë e indianëve, persianëve, kinezëve, japonezëve, arabëve dhe popujve tjerë të Orientit.[13]

Husejn al-Harāvī diskursin orientalistikë e përkufizon duke thënë se është profesion si gjithë profesionet dhe zanatet tjera, ashtu siç është medicina, makineria, avokatura, e që sipas tij më së tepërmi i ngjan misionarzmit. Dihet mirëfilli se historia islame ndahet në dy periudha: Periudha e parë është ajo islame e mbështetur në Kuran, në hadith dhe në jetën e Pejgamberit a.s., dhe; Periudha e dytë është historia e shteteve arabe që janë krijuar dhe kanë jetuar në Islam. Këtë periudhë në fakt orientalistët e kanë shfrytëzuar për ta hulumtuar, ndonëse kjo periudhë ka qenë një fushë e lirë për t'u marrë me të.[14]

Studiuesi Mālik bin Nebiy është i mendimit se fillimisht duhet definuar diskursin e orientalistit. Sipas tij, orientalist quajmë hulumtuesit perëndimorë, të cilët shkruajnë për Islamin dhe për civilizimin islam. Ibën Nebiy është i mendimit se për t'i klasifikuar orientalistët duhet mbështetur në dy gjëra:

a. Duhet parë periudhën në të cilën kanë vepruar, pra klasikët, siç kemi Gerbert d'Aurillac, i njohur me emrin Sylvcestre II Silvestre Gerbert[15] dhe Toma Akuini dhe kategorinë tjetër të quajtur orientalistë modernë, siç janë Ignác Goldziher[16] dhe Kardofi.

b. Duhet shikuar nga këndvështrimi i qëndrimeve të orientalistëve në veprat e tyre karshi Islamit dhe myslimanëve. Shikuar nga ky këndvështrim, orientalistët sipas Ibën Nebiy-ut ndahen në dy kategori: atyre që lavdërojnë civilizimin islam dhe atyre që kanë mendim kritik ndaj qytetërimit islam dhe e kanë diskredituar famën e civilizimit islam.[17]

Mālik bin Nebbij kategorinë e orientalistëve që kanë qenë objektiv ndaj Islamit i quan lavdërues të Islamit.[18] Unë do t'i quaja studiues objektivë ndaj Islamit, sepse Islami nuk ka nevojë të lavdërohet, por duhet të studiohet në mënyrë objektive, pa paragjykime. Mālik bin Rabiy në këtë kategori të orientalistëve, që kanë qenë objektivë ndaj Islamit, e radhit Joseph – Toussaint Reinaud, ndonëse me leximin, interpretimin dhe përkthimin veprës së Ebu-l-Fedā' kontribuoi jashtëzakonisht shumë në prezantimin objektiv të qytetërimit islam në Perëndim. Në këtë kategori radhitet edhe Reinhart Dozy. *(vijon)*

(1) Bernard Lewis, Târīhu-l-iHtimāmi-l-inklīz bi-l-'ulūmi-l-'arabiye, at-Tab'aťu at-tāniye f. 4. (2) Lewis, Bernard, Ejne al-hata'?, Oxford University Press, 2000, f. 66. (3) Ahmed Smajlović, Felsefeťu-l-istishraki ve etheruhā fī-l-edebi-l-'arabiyi al-m'āsir, Al-Kāhireť, pa vit botimi. E njëjta vepër është përkthyer edhe në bosnisht me titullin Filozofija orijentalistike i njen uticaj na savramenu arapsku književnost, Sarajevë, 2012. (4) Dr. Muhammed Huseyn 'Alī as-Sagīr, Al-Musteşriqūne ve-d-dirāsātu-l-Qur'āniye, Bejrut, Liban, f. 11. (5) Alī bin Ibrāhīm an-Numle, Al-Istişrāq fī-l-edebiyāti-l-'arabiyeťi, 1993, f. 17. (6) Mālik Bin Nebiy, Intāğu-l-musteşriqīne ve eteruhu fī-l-fiqri islāmiy al-Hdīth, Bejrut, 1969, f. 5. (7) Sākir 'Ālim shevqi, Terğemetu me'ānī-l-Qur'āni-l-qerīmi ve devru-l-musteşriqīne fīhā, Dirāsatu-l-xhāmi'-l-islāmiyei-l-'ālemiyeti , Chittagong, ISSN 1813-7733, v. IV, dhjetor, 2007, f. 75. (8) Ahmed Hasan az-Zayāt, Tārīhu-l-edebi-l-arabiy, Kajro, f. 512. (9) Jahjâ Murād, op.cit. f. 7. (10) Jahjâ Murād, op.cit. f. 12. (11) Jahjâ Murād, op.cit. f. 13. (12) Jahjâ Murād, op.cit. f. 13. (13) Jahjâ Murād, op.cit. f. 13. (14) Jahjâ Murād, op.cit. f. 14. (15) Për më shumë rreth Sylvcestre II Silvestre Gerbert shih: Abdurrahman Bedevī, Leksikon i orientalistëve, Shkup, Logos A, 2015, f. 342. (16) Për më shumë rreth Ignác Goldziher shih: Bedevī, op.cit. f. 175-181. (17) Malik bin Nebiy, op. cit. f. 6. (18) Malik bin Nebiy, op. cit.f. 7.

Dr. Nuridin Ahmeti

# Gjurmëve të veprimtarisë kombëtare të ulemave në Betejën e Lumës me 1912

Me plot të drejtë është konstatuar se me fillimin e lëkundjes së themeleve të shtetit osman, kreri fetar myslimanë u përball me fillet e shekullarizimit të shoqërisë. Porosia fetare e barazisë njerëzore tashmë gjendej përballë dallueshmërisë, nivelizimeve dhe lartësimeve të etnive, gjegjësisht kombeve.

Në këtë mjedis është tejet i rëndësishëm fakti që kreu fetar myslimanë shqiptar nuk ndoqi rrugën e mbrojtjes së interesit, autoritetit dhe pushtetit vetjak. Ata arritën që në mesin e mentaliteteve të reja, para çdo gjëje të vënë të mirën e përbashkët shoqërore. Qëllim kryesor i tyre mbeti vetëdijesimi dhe ngritja e nivelit shoqëror të shqiptarëve. Një mungesë e leximit të këtij qëllimi ka promovuar një histori të mangët të konsolidimit modern të shoqërisë sonë. Bashkë me këtë vazhdimisht diskursi politik shqiptar ndër vite ka anashkaluar të mirën e fesë, në dobi të shekullarizmit. Kreu fetar dhe aktivitetet, veprat dhe rezultat e tij janë neglizhuar ose injoruar nga mjedisi publik mbarëshoqëror. Vitet e fundit, falë përpjekjeve të studiuesve, shumë personalitete dhe pjesë të kreut fetar myslimanë janë bërë të njohur për masat. Me këto përpjekje zbardhen personalitete të shquara dhe na mundësohet të shohim dualitetin e intelegjencës shqiptare, intelektuali përballë ulemasë. Kjo vijimësi vazhdon edhe pas një periudhe të lindjes së shtetit shqiptar. Shfaqet në viset e tjera ku jetojnë shqiptarët dhe është pjesë e debateve të ditëve të sotme.[1]

Ndër ndihmuesit e klerit mysliman në dobi të komunitetit ku jetonin dhe vepronin, si në aspektin shpirtëror por edhe në atë kombëtar, janë edhe krerët fetarë të Krahinës së Lumës[2], të cilët përkundër kontributit të tyre të gjithanshëm në këtë krahinë, ata u lanë dhe ende vazhdojnë të mbesin në margjinë.

Njëra nga sprovat gjatë historisë së kësaj krahine, ku krerët fetarë myslimanë do të japin provimin e tyre para popullatës dhe xhematit, në aspektin shpirtëror e kombëtar, duke marrë pjesë në betejë por edhe duke mobilizuar masat e njerëzve për këtë betejë, pra është edhe ajo e vitit 1912, e njohur në histori si " Beteja e Lumës", e zhvilluar aty nga 15-18 nëntori i vitit 1912, ndërmjet banorëve të Lumës dhe të rrethinave të saj dhe ushtrisë pushtuese serbe, e cila pas shpërthimit të luftërave ballkanike u dynd në tokat shqiptare. Ndër udhëheqësit kryesorë në këtë betejë dallohen Islam Spahi e Ramadan Zaskoci, Qazim Lika etj.

### Roli i krerëve fetarë në këtë betejë

Nuk dua të flas për rrjedhojat e mëtejshme të kësaj beteje, po rrjedhimisht edhe pasojat, sepse këto gjera janë venë në dukje dhe janë shpjeguar në mënyrë të drejtë e me kompetencë nga studiues shqiptarë.[3] Prandaj, ne në këtë punim, duke anashkaluar renditjen kronologjike të ngjarjeve dhe të rrethanave që sollën deri te këto përleshje, luftimet, masakra, etj., ne kemi venë në spikamë rolin e krerëve fetarë të kësaj ane në këtë betejë. Luma është krahinë ku popullsia e saj janë të konfeksionit mysliman, një shtrirje të konsiderueshme në këtë krahinë ka Islami tradicional syni; janë prezentë bektashizmi dhe disa tarikatet të tjera. Duke e pasur parasysh konfiguracionin konfesional të kësaj



krahine, edhe ne me këtë punim mëtojmë të paraqesim kontributin e disa hoxhallarëve dhe shehlerëve të kësaj krahinë në këtë beteje.

Në vitin 1912 popullata e krahinës së Lumës dhe rrethinës u mobilizuan kundër forcave serbe, e shtrohet pyetja se çfarë bëri kreu fetar i Lumës në këtë kohë: qëndroi duarkryq kundruall asaj që po ndodhte në Lumë?

Janë kontribute të çmuara që janë shkruar për këtë krahinë dhe për këto ndodhira, pra për krerët fetarë të Lumës, sidomos nga studiues si; Shefqet Hoxha[4], Isa Halilaj[5], Qemal Mataj [6], Shaban Brahaj[7] etj. Por, sado që është shkruar për krerët fetarë myslimanë në Lumë, kontributet përball veprimtarisë së tyre shpirtërore dhe kombëtare ende janë të mangëta.

Në betejën e Lumës të vitit 1912, hoxhallarët dhe shehlerët e Lumës jo që nuk pranuan të rrinë duarkryq dhe t'i mbyllin sytë përball mizorive që po bënin shtet e Aleancës ballkanike, por veprimtaria shpirtërore e tyre u vu në dispozicion të udhëheqësve të kësaj beteje, kundër forcave sllave. A thua në këtë momente kaq të vështira për popullin shqiptar në përgjithësi, dhe për krahinën e Lumës në veçanti, a kishte edhe momente shpirtërore?

Padyshim se po, dhe kjo u vërtetua se edhe krerët myslimanë të Lumës ditën të qëndrojnë pranë figurave të rëndësishme kombëtare të kësaj ane, dhe jo rastësisht prijësit me zë në betejën e Lumës, si: Ramadan Zaskoci, Islam Spahia, Ramdan Ceku, Qazim Lika etj., në mesin e tyre kishin ofruar afër vetës edhe figura shpirtërore të kësaj ane, disa prej të cilëve iu besua edhe udhëheqja në këtë betejë, si: Hoxhë Mehmetit të Shtiqenit. Ndër figurat kyçe në këtë betejë ishin; Hoxhë Mehmeti i Shtiqenit, Mulla Rasim Zapodi i Zapodit të Gorës, Sheh Salihi, Sheh Ibrahimi, Hoxhë Novesej etj.

Hoxhallarët dhe shehlerët e Lumës, pjesa më e madhe e tyre, jo rastësisht u gjenden në ballë të malësorëve edhe atëherë kur ishte në pyetje jeta e tyre, sepse ata kishin marrë dije shpirtërore dhe kombëtare te medresetë e njohura të kohës në Prizren, ku për mësues kishin pasur figurat e njohura shpirtërore të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, si: Myderriz Ymer Prizrenin, kryetarin e njohur të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Abdyl Halim Gjergjizin, kryetarin e Lidhjes së Prizrenit, dega në Prizren etj. Ngjarjet e rëndësishme të Lëvizjes Kombëtare që ndodhën në Lumë gjatë formimit të tyre, dhe kontributi i mësuesve të tyre më medresetë e Prizrenit, pa dyshim se do të kenë ndikim në formimin e personalitetit të tyre shpirtëror dhe kombëtar.

Në Betejën e Lumës të vitit 1912 janë me dhjetëra krerë fetarë myslimanë të rrethinës së Lumës që në një formë apo tjetër po e jepnin kontributin e tyre, duke u ndihmuar kolegëve, nga Prizreni, ndihma në mobilizimin e masave në këtë betejë. Ndihmat po u vinin nga Rrystem ef. Shporta, Musa Sheh Zade etj., kurse në inkuadrim të drejtpërdrejtë, edhe si udhëheqës, ishte Sheh Hasani (Plaku) i Prizrenit.

**Pjesëmarrja e drejtpërdrejt e hoxhallrave në luftë**

Nga rajoni i Opojës dhe Gorës së bashku me popullatën e kësaj ane po u vinte në ndihmë Mulla Eshref Krusha e Nail Dana, udhëheqës shpirtërorë të dalluar të kësaj ane.

Për të bëmat e tyre, fetare, arsimore në gjuhën shqipe, pjesëmarrjen në luftëra të drejtëpërdrejta në Lumë, popullata i përjetësoj edhe në kujtesën e tyre. U thuren këngë dhe vargje që edhe sot e kësaj dite janë ruajtur, ku shprehet karakteri i tyre prej fetari e kombëtari. Ata paraqiten si krah i rezistencë kombëtare shqiptare në Lumë dhe rrethinë, duke u angazhuar në forma të ndryshme si: udhëheqës, për bashkimin kundër çdo armiku.

Është për t'u theksuar se në vitin 1937, revista "Zani i Naltë", Organ i Komunitetit Mysliman Shqiptar, me rastin e 25 vjetorit të shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë boton një numër të veçantë kushtuar udhëheqsëve fetarë myslimanë që kanë dhënë kontribut në aspektin fetar dhe kombëtar, e aty përmend me dhjetëra hoxhallarë e shehlerë gjithandej hapësirës shqiptare, por kjo revistë në theks të veçantë i përkujton krerët fetarë myslimanë të Lumës, si: Hoxhë Brrutin, për të cilin mes tjerash shkruan: "Hoxhë Brruti, me qi ishte edhe nji pris fetar, mundi me i mbushë menden xhematit të vet e krah për krah me ta luftoj pa pra: me





Serbie me 1912 te Kulla e Lumës, ke Ura e Vezirit". Revista gjithashtu përmend edhe krerët e tjerë myslimanë lumosë, të dalluar për veprimtari kombëtare, si: Sheh Selimin e Hoxhë Mehmetin nga Shtiqni, Sheh Jeminin nga Çajea, Sheh Remin nga Kalisi, Mulla Islamin nga Novoseji, Sheh Mahmutin nga Cerni etj.[8]

Si përfundim mund të thuhet se krerët fetarë myslimanë në Lumë dhe rrethinë, në Betejën e Lumës, por edhe më parë, ishin krah i fortë i veprimtarëve të Lëvizjes Kombëtare në këtë krahinë. Ngjarjet e Lëvizjes Kombëtare lanë mbresa te ata, po aq sa edhe mësuesit e tyre në medresetë e Prizrenit, ku ata morën dije. Ata jo vetëm që u angazhuan drejtëpërsëdrejti në betejë, por mobilizuan masa, e madje edhe faltoret e tyre i shëndrruan në vende ku mbaheshin tubime për të mirën e popullit. Është për t'u habitur se si kjo brigadë e tërë e udhëheqëve fetarë myslimanë të krahinës së Lumës, angazhuar katërçipërisht në shërbim të çështjes kombëtare, në fjalorin Enciklopedik Shqiptar, në tre vëllime nuk mundi të jetë në asnjë rresht.

Vlera dhe rëndësia e tyre nuk qëndron vetëm në veprimtarinë dhe punën e tyre vetanake, por në trashëgiminë e vazhdueshe që lanë pas jetës së tyre. Këta krerë fetarë të mirën shoqërore shqiptare e bënë pjesë të misionit fetar për gjeneratat pasardhëse të udhëheqësve myslimanë shqiptarë. Mungesa e një copëze në mozaikun e madh të historisë sonë kombëtare, sado që e vogël t'i duket dikujt, e bën ngjarjen historike të paplotë. Janë ndoshta këto aspekte, në dukje të vogla, por që mund të bashkohen për të ndhimuar që pamja të qartësohet gjithnjë e më shumë.

(1) Kushtrim Shehu, Mobiliteti shoqëror i krerëve fetarë mysliman tek shqiptarët, në: "Kontributi i prijësve myslimanë në formësimin e vetëdijes dhe identiteti kombëtare", BIK, KMSH, BFIRM, Tiranë, 2013, f. 214-222. (2) Luma- krahinë gjeografike dhe etnografike në rr. E Kukësit..., shih: Fjalori Enciklopedik Shqiptar, ASHSH, Tiranë, f. 1571-1572. (3) Zekeria Cana, Gjenocidi i Malit të Zi mbi popullin shqiptar 1912-1913 ( dokumente), IAP, Prishtinë, 1996; Shaban Braha, Gjenocidi serbomadh dhe Qëndresa shqiptare (1844- 1990), Lumi-T, Gjakovë, 1991.(4) Shefqet Hoxha, Luma në luftërat për liri, Geer, Tiranë, 2002; Shefqet Hoxha, Kërkime për besimet fetare në Lumë, Geer, Tiranë, 2005. (5) Isa Halilaj, Pesha e perfaqësimit, Tiranë, 2004; Isa Halilaj, Në kujtesën e historisë, Geer, Tiranë, 2004; Isa Halilaj, Sheh Çoban Baba Alia, Geer, Tiranë, 2009. (6) Qemal Mataj, Mulla Rasim Zapodi, Prizren, 2002; Qemal Mataj, Hoxhë Mehmeti( 1867- 1927), Kukës, 2002. (7) Shaban Braha, Vep., e cit. (8) "Zani i Naltë", Nr. 11, viti XII, nanduer, 1937, Tiranë, f. 359-361.

**Prof. Dr. Ragip Mulaku**

# Disa mospërputhje të gjuhës së "Mevludit" të Tahir Efendi Popovës me të folmen e vendlindjes së tij

Shkrimet e vjetra të secilës gjuhë, pra edhe ato që i kemi të ruajtura në shqipen, kanë në radhë të parë vlerë historike, për faktin se paraqesin gjendjen e gjuhës në një prerje të caktuar të së kaluarës. Së këndejmi, shkrimet janë ato që përbëjnë historinë e një gjuhe.

Historia e gjuhës shqipe, e vështruar në këtë mënyrë, ka, për fat të keq, një shpërputhje të madhe me historinë e popullit që e flet e që e ka folur me mijëra vite më parë, sepse, siç thekson me të drejtë Çabej, kemi të bëjmë në një anë me një gjuhë të dëshmuar me shkrim mjaft vonë (në mes të shekullit XV), dhe në anën tjetër me "një popull të lashtë, autokton në këto vise të Ballkanit, që nga kohët e mugëta të prehistorisë."[1]

Sa i përket lashtësisë së shqipes, me këtë rast nuk do të ndalem sepse ngërthen në vete një temë tjetër dhe shumë të gjerë, por po theksoj se, duke pasur parasysh periudhën tepër të shkurtër të shkrimit të shqipes, (vetëm pesëqindvjeçare), pra një etapë fare të re të gjuhës sonë, gjendjen e vonshme të zhvillimit të saj, këto dokumente të vjetra e të ruajtura në gjuhën tonë (përfshirë këtu edhe ato me alfabetin arabo-turk, ku bën pjesë edhe "Mevludi" i Tahir efendi Popovës, duhet të ruhen ashtu si janë, sepse i takojnë historisë së vjetër të shkrimit të shqipes. Prandaj, çdo ndryshim a tjetërsim i dokumenteve që janë hartuar para njësimit të gjuhës shqipe (çdo përshtatje e tyre me normën e sotme të shkrimit të shqipes), pavarësisht qëllimeve, i dëmton ato, ua humb vlerën historike që kanë, dhe ndërhyrjet e tilla gjuhësore tjetërsojnë historinë e zhvillimit të gjuhës e të gjendjes së saj në prerje të ndryshme kohore, dhe në këtë mënyrë nuk na japin pamjen e vërtetë të gjuhës e as të dialekteve të saj, pa marrë parasysh se cilit shekull të kaluar i takonte shkrimi (dokumenti a vepra), sepse të gjitha shkrimet e vjetra, përpara njësimit të gjuhës shqipe dhe përpara njësimit të alfabetit tonë, kanë në radhë të parë rëndësi historike. Në lidhje me këtë problem që shtruam, duhet të kemi parasysh faktin që me gjithë përpjekjet e autorëve të vjetër që veprat e tyre të ngriheshin "përmbi caqet e dialektit të vet"[2], dhe të shkruheshin në një gjuhë të kuptueshme për një rreth sa më të gjerë lexuesish, ata, duke qenë nga vise të ndryshme shqiptare, nuk kanë mundur t'u shmangeshin të folmeve të anëve të tyre, prandaj në veprat e tyre i kanë pasqyruar gjithsesi edhe veçoritë dialektore të krahinave të ndryshme nga vinin. Kjo mund të provohet nëse shqyrtojmë tiparet





gjuhësore të cilitdo monument të vjetër të shkruar nga autorët shqiptarë të shekujve XVI, XVII e XVIII.

Në këtë pikëpamje, edhe gjuha e "Mevludit" të Tahir efendi Popovës pa dyshim që do të duhej të pasqyronte veçoritë dialektore të së folmes së fshatit Popovë të Vuçitërnit. Megjithëkëtë, po ta krahasojmë lëndën gjuhësore të këtij "Mevludi" me të folmen dialektore të vendlindjes së autorit të veprës, vihen re disa mospërputhje mes tyre, që nuk përkojnë madje as me tiparet specifike dialektore të së folmes së fshatit Popovë, as me të Shalës së Bajgorës, e as të Drenicës e më gjerë. Në mospërputhjen e gjuhës së "Mevludit" me veçoritë dialektore që e karakterizojnë të folmen e vendlindjes së autorit do të kenë ndikuar një varg faktorësh, me të cilët do të merrem në këtë shkrim.

### Përshtatja e asaj vepre të vjetër në normën e sotme të shqipes

Për variantin e këtij "Mevludi", të transkriptuar dhe përshtatur në gjuhën e sotme shqipe nga myderrizi Sherif Ahmeti, kam folur edhe më parë, prandaj me këtë rast nuk do të merrem me shqyrtimin e tij, veçse po theksoj që ndryshimi dhe përshtatja e asaj vepre të vjetër në normën e sotme të shqipes ia ka humbur vlerën, jo vetëm gjuhësore, po edhe historike.

Këtu do të merrem me faktorët, shkaqet dhe me rrethanat që kanë kushtëzuar shfaqjen e disa fenomeneve të ndryshme gjuhësore të grupeve të të folmeve të gegërishtes në variantin e "Mevludit" të Tahir efendi Popovës, të transkriptuar e të botuar më 2007, nga Ramadan Shkodra e Sadik Mehmeti. Unë, duke e njohur të folmen e anës së Vuçiternit dhe më gjerë, dhe duke e krahasuar sistemin dialektor të kësaj treve me gjuhën e "Mevludit" të Tahir efendi Popovës, kam sjellë këtu prova të shumta që veçoritë fonetike dhe morfologjike nuk paraqesin një sistem të njësishëm dialektor të një të folmeje të caktuar, sepse shfaqen aso variantesh dialektore e aso dallimesh në rrafshe të ndryshme gjuhësore, sa na largojnë nga tiparet karakteristike të gegërishtes verilindore dhe na afrojnë me disa të folme ose me grupe të folmesh të tjera të gegërishtes. Prandaj, së pari do ta pasqyroj gjuhën e këtij teksti, të cilin do ta krahasoj me veçoritë dialektore të vendlindjes së autorit të veprës, dhe pastaj do të përpiqem t'i gjej shkaqet e këtyre dallimeve e të mospërputhjeve. Në lidhje me veçoritë fonetike të veprës që po e shqyrtoj, fillimisht bie në sy mungesa e zanoreve të gjata dhe mungesa e hundorësisë së tyre, kur dihet që këto janë tiparet më karakteristike jo vetëm të së folmes së vendlindjes së autorit të "Mevludit" por edhe të pjesës më të madhe të gegërishtes. Transkriptuesit e këtij dokumenti shqip të shkruar me alfabetin arabo-turk pa dyshim që në punën e tyre kanë hasur në vështirësi të ndryshme e të shumta, për arsye se sistemi zanor i arabishtes është shumë i varfër në krahasim me inventarin e shumtë të varianteve të vokaleve që kanë të folmet e gegërishtes. Përkitazi me këtë çështje, mjafton të themi që shenja grafike vav e alfabetit arab, e cila është përdorur për të pasqyruar zanoret a, o, u dhe y të shqipes si dhe â- në hundore të dialektit të gegërishtes, dihet se çfarë vështirësish u ka shkaktuar bashkautorëve në transkriptimin e këtij teksti të shqipes me alfabetin arab. Në vështirësi të tilla ka hasur edhe prof. I. Ajeti, kur ka marrë ta transkriptonte "Divanin" e Sheh Maliqit të Rahovecit[3], pra një teks shqip i shkruar gjithashtu me alfabetin arabo-turk, mirëpo, prof. Ajeti, si njohës i shkëlqyeshëm i të folmeve e i dialekteve të shqipes, gjatë punës së tij të transkriptimit është mbështetur në veçoritë dialektore të së folmes së Rahovecit, që ishte vendlindja e Sheh Maliqit. Prandaj, edhe Ramadan Shkodra e Sadik Mehmeti, për të pasqyruar gjatësinë e hundorësinë e zanoreve të "Mevludit" të Tahir efendi Popovës, do të duhej ta kishin pasur model punën e prof. Ajetit, pra ta njihnin mirë të folmen e vendlindjes së autorit të "Mevludit", në mënyrë që transkriptimi i sistemit vokalik të bëhej sipas asaj të folmeje. Meqë është fjala për gjatësinë e zanoreve, është me rëndësi të theksojmë që shkrimtarët më të vjetër shqiptarë, në monumentet e tyre me alfabetin latin, këtë tipar fonetik të shqipes e kanë pasqyruar pothuajse rregullisht nëpërmjet dyfishimit të vokaleve. P. Bogdani shkon edhe një hap përtej tyre, duke i pasqyruar në veprën e tij edhe zanoret hundore me një n pranë tyre. Për fat të keq, shkrimet shqipe me alfabetin arabo-turk na dalin të mangëta përsa u përket këtyre shenjave grafike.

Më anën tjetër, nuk di si mund të shpjegohen mospërputhjet në përdorimin e togjeve vokalike: -ie, -ue, -ye, të cilat në tekstin e "Mevludit" herë na dalin të plota e herë-herë të thjeshtuara. Të sjellim së pari shembuj fjalësh me togun zanor ue. Ky grup vokalik




na del i ruajtur në këta shembuj: livdue (f. 22) ; u rrxuen, u çue (f. 24 e 26), muell (f. 26), mue (f. 12, 30, 36), muer (f. 30 e 34), thuej (f. 14), muej (f. 18).

Mirëpo ka edhe më shumë fjalë me këtë tog zanor të thjeshtuar, si p.sh.: ruju (f. 12), du (f. 16); mur (f. 32); jan shku (f. 24); kan shtru (f. 20), dul, doli, dulen (f. 20, 30, 32); mull, kallzu, qillu (f. 28); u mlu (f. 22); u gzun (f. 36), për: rueju, due, muer, jan shkue, kan shtrue, duel, duelën, kallxue, qillue, u mlue, u gxuen. Përveç këtyre dallimeve, bien në sy edhe raste kur e njëjta fjalë shënohet herë me tog zanor të plotë, e herë të thjeshtuar, si p. sh. folja mbjell në kohën e kryer të thjeshtë në dy vargjet e parafundit të faqes 26 shënohet: E mull hurmën, dhe porsa e muell..., si dhe mur (f. 32) , muer (f. 30 e 34); mue (f. 12, 30) dhe mu (f. 34).

Togu zanor -ie në emrat Diell e Qiell është shënuar çdoherë i thjeshtuar në i: Tok e Çill, Dill, e Han (f. 14); marrin xhith pej tina drit hem Dill e Han (f. 18); "Tok e Qill u mushën me nur" (f. 22); dilli (f. 20), pej çille (f. 24), n'çill (f. 28); sa çilla; mi xhith çillat (f. 32). Na ka habitur një varg i "Mevludit", fq. 32, kur i njëjti emër na jepet në dy trajta; njëherë me togun zanor të thjeshtuar "pej ni çille...", dhe pastaj me grupin vokalik të plotë: "...n'qetren çiell shkoj përpjet" (f. 32).

Ndërkaq, togu zanor -ye, i përdorur në pak raste në këtë vepër na del herë i thjeshtuar në -y: "mshilen dyrt" (f. 2) "s'i vjen mi kry ati kurrni bela" (f. 16), e herë i plotë: "... n' krye v'ndoj" (f. 30); "Vet pej kible ish kthye ban dua" (f. 24).

Në lidhje me këto grupe të zanoreve po theksoj që edhe sot (pra pas më shumë se një shekulli qëkur është shkruar "Mevludi" për të cilin po bëjmë fjalë) në të folmen e kësaj ane përgjithësisht përdoren të plota, dhe në raste fare të rralla mund të dëgjohen edhe të thjeshtuara. Duhet të them që unë nuk e njoh sistemin grafik arab, por gjithë këto dyzime të grupeve të vokaleve në tekstin e traskriptuar të këtij "Mevludi" nuk paraqesin sistemin e së folmes së kësaj ane.

Gjendja e togjeve të bashkëtingëlloreve nd e mb në tekstin e këtij "Mevludi" për çudi na del krejtësisht e ndryshme; derisa grupi konsonantik nd ruhet rregullisht dhe në të gjitha pozicionet e fjalës, togu tjetër (mb-ja) na shfaqet gjithherë i thjeshtuar. Ja shembujt me grupin nd: ky vend (32), Vendi yt (f.10), vendin e vet (f. 18), vende (f. 24); nis këndimin (f. 12); me përmend; send, munden me than (f. 14), për vlla tond (f. 16); këndon, k'ndojn, k'ndohet, katundet, mrenda, Rend me rend,(f. 20); shpend (f. 22); l'kundke, e ndieu, (f.24); v'ndoj, u ndal (f. 32, 34); ma ndej (për: ma andej), për ymmet tond, (f. 34); xhindem, mos na ndaj, (f. 36).

Ja edhe rastet me togun mb: mrenda (f. 10, 20, 16); i mrami (f. f. 14); mar dhe i mar (f. 14, 16, 36); u marue (f. 16); u mush dhe mushën (f. 16, 22); u mlu (f. 22), met (f. 24), kam për: kâ:m, këmbë ( f. 24); mull dhe muell për: mbuell (f. 26 ); përmi për: përmbi: (f. 28).

Fjalët me tog bashkëtingëllor nd të plotë nuk e karakterizojnë të folmen e vendlindjes së autorit të "Mevludit", por trajtat e tyre me grupin konsonantik të thjeshtuar në n, si: në n: vên, rên, sên, katun, mrêna etj.

Trajta dërmjet (dërmjet tyne, f. 18) e parafjalës ndërmjet, kështu si është shënuar, nuk përkon me të folmet e kësaj ane e as me atë të gegërishtes verilindore, por është veçori dialektore e të folmeve të gegërishtes veriperëndimore.

Siç theksova dhe më parë, në tekstin e "Mevludit" na shfaqen edhe disa tipare dialektore që nuk përputhen me të folmen amtare të autorit, po përkundrazi largohen nga ajo aq shumë sa afrohen me disa të folme të tjera të dialektit të gegërishtes, madje të gegërishtes qendrore. Kështu p.sh.: togu konsonantik tj (tjetër, atje), i cili ruhet i plotë në të folmen në fjalë, ashtu siç ruhet edhe togu tjetër dj (djalë, djep, djathë etj), në këtë dokument na del i bashkëshkrirë në q: qetër, si në rreshtat: "Zoti o Njo pos Atina qetër s'ka" f. 14, dhe "Pej ni çille n' qetren çiell shkoj përpjet" f. 32, përemri i pacaktuar, pra në trajtën qetër, nuk haset në të folmen e vendlindjes së autorit e as në një shtrirje më të gjerë të gjeografisë dialektore të gegërishtes. Veçoria fonetike e bashkëshrirjes së grupeve të bashkëtingëlloreve tj, e dj, si në shembujt tjetër: qetër, atje: aqe; djalë: xha:l, djep: xhep, djathë: xhath, djeg: xheg (në analogji me rastet që pamë në "Mevlud") e karakterizon përgjithësisht grupin e të folmeve të gegërishtes qendrore, që përfshijnë Matin, Mirditën, Lurën, Lumës, Dibrën dhe Peshkopinë. Po shtojmë që kjo veçori fonetike e ka prekur edhe të folmen e Moravës së Epërme


Hajde te çoj ty me Resulin meu perpjek
Varra e zemres me mehlem ty metu hjek

Gjebraili nji vetim me gjith burak
Zhdrypi n'meke tu Resuli n'at konak

Tha selam tye te çoj Zoti i yn ja Mustafa
Ej mubareç hatri i yte let gjon sefa

Tha let vjen aj çynki per to kam davet
Ashiçare letem shef aj mue vet

Gjith melaçet shum hasret kan per ato
Arshe kyrs hem t'tonna çiellat presin ato

Ja Emin tha dije per ket Pejgamber
Shun hikmete sonte do ti jep haber

Ehli gjennet per mekan kush kameram
Mustafas içun salat hem shum selam

Te madhnija hajde shkojme ja Mustafa
Ty pote presin tanna çiellat gjith ćka ka

Prej gjenneti tye ta pruna nji burak
Banu gati emer bani Zoti hak

Hem nji tagj me gjith nji hulle nji çemer
Vishi kto hem hyp burakut per njiher

— 15 —

dhe atë të Moravës së Poshtme.

Edhe pse në të folmen e vendlindjes së autorit të "Mevludit, emrat që sosin me temë në bashkëtingëlloret k, g, si: dushk, plak, zog, lug etj. i karakterizon nyja e prapme shquese -u: dushku, hallku etj., për habi në këtë vepër janë shënuar me -i: dushki (f. 14); U gzu hallki (f. 22); Thojshin hallki (f. 26).

**Trajtat foljore**

Në lidhje me disa trajta foljore, ashtu siç i hasim të shënuar në këtë vepër, mund të them që nuk janë veçori as e të folmeve të rrethinave të kësaj ane, e as e atyre të gegërishtes verilindore, por përkojnë përafërsisht me grupin e të folmeve të gegërishtes veriperëndimore, megjithëse edhe atje përdoren më ndryshe. Ja disa shembuj: ndigon, ka ndigue (f. 12, 16), digoni, (f. 28); kje pa për: ke pa: "dosti dostin me lon vetëm ku kje pa". Kjo folje në gegërishten veriperëndimore përdoret në trajtën: nigion, nigue, nigioni, në analogji me giuha, giuni, i gia:t, kjaj, me kjen, kjumësht etj. Edhe disa trajta të foljeve, siç i gjejmë në këtë vepër, nuk përdoren në rrethina të Vuçiternit, si p.sh.: hecke (f. 26), dhanshin (f. 24), ta marrish, i shkojin: lot për faqe shum i shkojin, bahena, doli (f. 32), e ndieu, por përdoren format: ecke, dhâshin ose jepshin, ta marrsh, i shkojshin, bâhna, duel, e niejti.

Në përdorimin e fjalëve të njëjta vërehen edhe lëkundje në shënimin e tyre, herë me zanoren a gojore, si: u ba, po bajn (f. 32), bajm, bana, po t'bahena (f. 34), e herë me o: bojn (f. 16), me lon (f. 32), le tu bohet (f. 30, 28), tue dhon (f. 26) u bo (f. 20), bon, bojn e bohet (f. 16), osht (f. 16) etj. Ç'është e vërteta, këto trajta të foljeve në gegërishten verilindore, dhe në kuadër të saj edhe në të folmen e vendlindjes së autorit të "Mevludit", përdoren (dhe janë përdorur) me a hundore: u bâ: , po bâ:jn, bâ:jm, bâna, po t' bâhna, me lâ:n, tue dhâ:n, bâhet etj.

Përemri pronor që vjen pas emrit, si në rastet: trupi em (f. 22 dhe 34) zemra eme (f. 22), dosti em (f. 34) në të folmen e Popovës dhe të fshatrave përreth përdoret në trajtën jem e jeme: trupi jem, zemra jeme etj. Po kështu përemri pronor në rasat gjinore e dhanore, si në shembujt: i dostit tim; dashnit tim nuk është tipar dialektor i të folmes së rrethinave të Vuçitërnit, po as i të folmeve të gegërishtes përgjithësisht.

Duke e përmbledhur gjithë këtë që pasqyruam në shkrimin tonë, mund të konstatojmë që disa nga veçoritë dialektore të të folmeve të gegërishtes veriperëndimore, që na shfaqen në "Mevludin" e Tahir efendi Popovës, janë rrjedhojë e ndikimit që ka pasur e folmja e atij krahu dialektor në autorin e veprës, gjatë qëndrimit e shërbimit të tij fetar në anët e Novi-Pazarit e të Beranës4. Në anë tjetër, ndonjë nga veçoritë dialektore të gegërishtes qendrore, që i trajtuam më parë, mund të jetë ndikim i të folmes së ndonjë bashkatdhetari të atyre anëve, që në ato vite studionte në Stamboll, së bashku me Tahir efendi Popovën. Mospasqyrimi i zanoreve të gjata, pastaj i disa inkonsekuecave të veçorive fonetike e morfologjike, ka të bëjë në njërën anë me njohuritë e mangëta që kanë pasur transkriptuesit e tekstit nga fusha e dialektologjisë, dhe në anën tjetër me vështirësitë që kanë ndeshur ata në punën e tyre për të pasqyruar fonemat dhe variantet e tyre të gegërishtes, në krahasim me zanoret e alfabetit arabo-turk. Ndryshe, nuk di si mund të shpjegohen gjithë këto dallime dialektore të gegërishtes. Nuk mund të mos e përmendim këtu edhe një faktor që ka ndikuar në mospasqyrimin e të folmes autentike të vendlindjes së autorit në "Mevludin" e tij. Ky ka të bëjë me largimin e Tahir efendi Popovës që në moshë të re nga vendlidja e tij (Popova) dhe shkollimi në Vuçitern, pastaj studimi në Stamboll, si dhe shërbimi fetar në trevën e gegërishtes veriperëndimore të Novi-Pazarit e të Beranës. Më në fund, po theksoj që edhe titulli shqip i këtij "Mevludi" VARGJE MBI LINDJEN E QENIES MË TË VLEFSHME NË GJUHËN SHQIPE nuk është shkruar drejt as në varintin e këtyre bashkautorëve e as në atë që e ka botuar myderriz Sherif Ahmati, sepse kështu nuk kuptohet mirë dhe nuk është në frymën e shqipes. Prandaj, për t'u kuptuar mirë do të duhej të shkruhej kështu: VARGJE NË GJUHËN SHQIPE MBI LINDJEN E QENIES MË TË VLEFSHME.

(1) Dr. Eqrem Çabej, Studime gjuhësore III, Prishtinë, 1976, f. 8. (2) Eqrem Çabej, Meshari i Gjon Buzukut (1555) 1, Prishtinë, 1987, f. 19. (3) Dr. Idriz Ajeti, Studime gjuhësore në fushë të shqipes II, Prishtinë, 1985, f. 217- 247. (4) Nga shënimet biografike të autorit të "Mevludit" mësojmë se që nga viti 1890 e deri më 1913 ai ka kapunuar si mësues në Gjimnazin e Jeni Pazarit dhe të Beranes.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Kamenicë**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhamitë e fshatrave:**

**Berivojcë, Topanicë "Lagjja e Epërme", Hodonoc, "Xhamia e Re", Rogaçicë, Dajkoc, Busavat, Strezoc, Krilevë, Tuxhec dhe Krenidell.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Kamenicës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjakovë**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**1. Imam, hatib dhe mualim në "Xhaminë e Mahmud Pashës", dhe;**

**2. Imam, hatib dhe mualim në "Xhaminë e Sefës".**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Gjakovës.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Të ardhurat personale realizohen sipas rregullores së KBI-së.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Mustafë Ahmeti

# Toleranca dhe vëllazëria në fenë islame

Ndër gjërat më të rrezikshme që kërcënojnë shoqëritë dhe që i çon drejt përçarjes dhe armiqësisë, madje drejt shpërthimit të luftërave mes tyre dhe bijve të të njëjtit lloj e të të njëjtit atdhe, pa dyshim se është fanatizmi. Në këtë shkrim me fanatizëm nuk kemi parasysh të qenit krenar me besimin dhe idetë të cilave u besojmë në mënyrë krejt të pavarur, kjo është diçka që nuk mund të fajësohet dhe kritikohet.

Në këtë shkrim kemi për qëllim mbylljen dhe izolimin e plotë të dikujt, në besimin dhe ideologjinë e tij, duke i konsideruar të tjerët si armiq dhe kundërshtarë, duke pritur çdo të keqe prej tyre, duke pasur opinion të keq për ta, duke folur për ta me gjuhën e urrejtjes dhe dhunës etj..., fakte këto që ndikojnë negativisht në rehatinë dhe qetësinë e një shoqërie, përkatësisht një personi.

Islami kultivon kulturën e tolerancës e jo fanatizmin, njohjen e jo refuzimin, dashurinë e jo urrejtjen, dialogun e jo përplasjen, butësinë e jo dhunën, mëshirën e jo ashpërsinë, kultivon paqen e jo luftën.

Kjo kulturë ka disa karakteristika dhe veçori, ku ndër më themeloret është se ajo ka ngjyrim fetar dhe me burim hyjnor. Ajo nuk është gjë tjetër veçse një urdhër hyjnor dhe kërkesë profetike, e cila ushtron pushtetin e saj te myslimanët, duke zënë vend në zemrat dhe ndërgjegjen e tyre. Ata e kanë pranuar dhe e praktikojnë, gjithmonë të motivuar nga besimi dhe frika ndaj Zotit.

Edhe vetë Kurani na flet për diversitetin racial, ku Zoti thotë: "O njerëz, në të vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, dhe ju bëmë popuj e fise që ta njihni njëri-tjetrin!"[1]

Mashkulli dhe femra që përmenden në këtë ajet janë Ademi (a.s) dhe Havaja, dy prindërit e parë të njerëzimit.[2] Mirëpo, për ta mbështetur këtë ajet po sjellim dhe një lutje profetike, të cilën Profeti (a.s) e citonte pas çdo namazi: "O Zoti ynë dhe Zoti e Sunduesi i gjithçkaje tjetër, unë dëshmoj se Ti je i Vetëm dhe i Pashoq! O Zoti ynë dhe Zoti e Sunduesi i gjithçkaje tjetër, unë dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i Dërguari Yt! O Zoti ynë dhe Zoti e Sunduesi i gjithçkaje tjetër, unë dëshmoj se të gjithë robërit (njerëzimi) janë vëllezër!"

Kurani pohon gjithashtu se për të gjithë pjesëtarët e një religjioni ekziston dhe vëllazëria fetare dhe e besimit."Me të vërtetë besimtarët janë vëllezër!" (El Huxhurat, 10). Kjo është një dhumti e Zotit, dhe për këtë Ai thotë në Kuran: "...në sajë të dhuntisë së Tij u bëtë vëllezër." (Ali Imran, 103).

### A ekziston vëllazëria nacionale?

Po ashtu Kurani pohon se ekziston dhe vëllazëria nacionale dhe kombëtare. Kjo vëllazëri është po ajo që e ka pohuar se ishte edhe mes profetëve dhe popujve të tyre. Këtë më qartë mund ta kuptojmë në citatet e mëposhtëm: "Fisit Ad ia dërguam vëllanë e tyre – Hudin." (El A`raf, 65). Pastaj: "Ne i dërguam fisit të Themudit, vëllanë e tyre – Salihun." (En Neml, 45). Në këtë rast, siç shihet qartë, nuk flitet për vëllazëri fetare, por për vëllazëri kombëtare dhe nacionale. Profetët





e lartpërmendur e fillonin komunikimin e mesazhit hyjnor me fjalët: "O populli im, adhurojeni Allahun! Ju nuk keni zot tjetër përveç Tij." (El A`raf, 59); "Kujto kur vëllai i tyre, Nuhu, u tha: "Vallë a nuk i frikësoheni ju Allahut?" (Esh Shuaraë, 106).

Fisi Ad të Dërguarit i quante gënjeshtarë: "Kujto kur vëllai i tyre, Hudi, u tha: "Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?" (Esh Shuaraë, 123-124).

"Edhe fisi Themud i quante gënjeshtarë të Dërguarit e Zotit. "Kujto kur vëllai i tyre, Salihu, u tha: "Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?" (Esh Shuaraë, 141-142).

"Populli i Lutit i quante gënjeshtarë të dërguarit. Kujto kur vëllai i tyre, Luti, u tha: "Vallë, a nuk i frikësoheni ju Allahut?" (Shuaraë, 160-161).

Gjithë këta popuj i patën përgënjeshtruar të Dërguarit e Zotit, ndërsa ajo që na intereson në këtë shkrim është përshkrimi i marrëdhënieve mes profetëve dhe popujve, si marrëdhënie vëllazërore, Kurani i përcaktuar qysh herët. "Vëllai i tyre..."- thotë Kurani, sepse të Dërguarit e Zotit ishin prej tyre dhe jo të huaj. Ata i lidhte me njëri-tjetrin vëllazëria e atdheut dhe vatanit, paçka se nuk i lidhte besimi i njëjtë.

Në të njëjtën sure përmendet dhe historia e profetit Shuajb a.s. me banorët e Ejkes. "Edhe banorët e Ejkes i quajtën gënjeshtarë të Dërguarit. Kujto kur Shuajbi u tha atyre: "Vallë a nuk i frikësoheni ju Allahut?" (Shuaraë, 176-177).

Për dallim nga citatet e mësipërm, në citatin e lartcekur shohim se Kurani nuk përmend lidhje vëllazërore mes profetit dhe popullit të tij. Përse? Sepse Shuajbi a.s. nuk ishte nga ky popull, pra nuk ishte nga popilli i Ejkes. Ai ishte i ardhur në atë vendbanim. Ai pra vinte nga qyteti Medjen. Kështu, populli i Ejke nuk ishin populli i profetit Shuajb a.s., prandaj edhe Allahu nuk thotë ia dërguam vëllain e tyre. Ndërkohë që, në disa vende të tjera në Kuran theksohet vëllazëria mes Shuajbit a.s dhe popullit të tij në Medjen.

"Popullit të Medjenit Ne ia dërguam vëllain e tyre, Shuajbin." (Araf, 85); (Hud, 84); (Ankebut, 36).

Kjo tregon se vëllazëria nuk është gjithmonë me bazë fetare, por mund të jetë dhe me bazë kombëtare-atdhetare, nacionale. E nëse vërtetohet prania e kësaj vëllazërie, ajo shoqërohet dhe duhet shoqëruar me dashuri, respekt, barazi dhe solidaritet.

Kjo është vërtetuar edhe në kohën e Pejgamberit a.s., i cili kur po themelonte shoqërinë e parë myslimane dhe rendin e ri islam, praktikisht përpunoi konceptin e Islamit mbi shoqërinë.

Është i njohur fjalimi i tij në Haxhin Lamtumirës:

"O njerëz, ju keni një Zot dhe një baba të vetëm. Të gjithë vini nga Ademi, ndërsa Ademi është nga dheu. Më i miri prej jush është ai që bën më së shumti mirësi. Nuk ka dhe nuk duhet të ketë dallime mes arabit dhe joarabit, s'ka përparësi i kuqi mbi të bardhin, e as i bardhi mbi të kuqin. E vetmja gjë që ju dallon mes vete është vepra e mirë që bëni."

Këtë traditë të pejgamberit a.s. e vazhdonin edhe shokët e tij, njëherit edhe udhëheqësit e shtetit të asaj kohe, siç ishte Aliu r.a. Kur Aliu r.a. vendosi të dërgojë Malik bin El-Harisin për guvernator të Egjiptit, në letrën i shkroi: "Zemra jote të jetë e mbushur me mëshirë dhe dashuri ndaj njerëzve! Bëhu i butë ndaj tyre! Mos u bëj si bisha që mban viktimën nën kthetrat e veta! Pakicat pranoji si vëllezër: ose nga feja, nëse janë myslimanë; ose nga krijimi, sepse janë njerëz! Nëse dikush gabon ndaj teje, me qëllim apo pa të, fale njëjtë sikur Zoti të falë ty kur ti gabon ndaj Tij! Ti je kujdestari i tyre. Mos harro se edhe ti ke një kujdestar! Mbikëqyrësi dhe kujdestari yt është Krijuesi i Madhërishëm."[3]

Është fakt që njerëzit i kanë takuar dhe vazhdojnë t'i takojnë besimeve të ndryshme, që mbështesin ideologji të ndryshme dhe që kanë pikëpamje tjera. Njerëzit kurrë nuk kanë qenë, nuk janë dhe nuk mund të jenë të njëjtë në mendimet e tyre. Kjo as nuk duhet kërkuar, e as nuk është e dobishme. Për këtë që po e them kemi dy dallime: dallimin gjuhësor dhe atë fetar.



Dallimi gjuhësor: "Ndërmjet shenjave të Tij janë krijimi i qiejve e i Tokës, dhe shumëllojshmëria e gjuhëve dhe e ngjyrave (racave) tuaja. Pa dyshim, në këtë ka shenja për ata që mendojnë (dinë)." (Rrum, 22).

Dallimi fetar: "Sikur të dëshironte Zoti yt do t'i bënte njerëzit të një feje (por nuk dëshiroi, Ai e di pse) ata vazhdimisht janë në kundërshtime (mes vete), përveç atij që mëshiroi Zoti yt. Po për këtë edhe i krijoi ata." (Hudë, 118-119).

Lidhur me fjalinë e fundit të këtyre ajeteve, interpretuesit e Kuranit, thonë: "Zoti i krijoi njerëzit për diversitet (dallime), pra për të qenë të ndryshëm."[4]

### Vëllazëria kombëtare shqiptare

Edhe në vendin tonë kemi dallime fetare, mirëpo kombi ynë është krenuar gjithmonë për tolerancën fetare. Fakt për tolerancën ndërfetare që kemi është edhe një dukuri e rallë, e cila gjendet vetëm në shoqërinë tonë krahasuar me gjithë Evropën (ndoshta edhe botën), e që është objekti i Xhamisë së Madhe dhe kishës ortodokse në Ferizaj në një oborr. Shqiptarët myslimanë shumicë nëpër histori kanë ruajtur bashkëkombësit e tyre, por edhe të tjerët. Ata edhe më tutje janë të tillë. Edhe gjeneratat e reja duhet të frymëzohen me ide përparimtare, tolerante dhe bashkëpunim mes njerëzve. Gjuha e urrejtjes duhet larguar nga fjalori i fesë, politikës dhe jetës sociale. Duhet të krijohet gjeneratë e dashurisë, humanizmit, gjeneratë që e do dhe e respekton njeriun, pa marrë parasysh si quhet ai njeri, cilës fe i takon, cilës etni, cilës pikëpamje apo ideologji. Duhet krijuar një gjeneratë e arsimuar dhe që mendon për të mirën e njeriut, të këtij vendi dhe të këtij populli, e jo që shkel mbi vlera, që shfrytëzon pozitën për interesa të ngushta. Jeta, sado e gjatë të jetë, ajo është e shkurtër nëse kalohet në vuajtje dhe vështirësi, derivate këto të mungesës së vëllazërisë.

Për tolerancë fetare ndihmojnë gjithë populli, mirëpo një rol shumë të rëndësishëm e kanë prijësit shpirtërorë-fetarë nga gjithë komunitetet fetare shqiptare, pa dallim. Në vijim citojmë disa vargje të tyre, që të na shërbejnë si mësim për tolerancën që duhet kultivuar në të ardhmen.

Njëri nga komentuesit më të njohur të Kuranit te shqiptarët, në fillim të shekullit të 20-të, Hafiz Ibrahim Dalliu, në favor të bashkëjetesës fetare ndërshqiptare thoshte: "Ne shqiptarët prej çdo feje qofshim, jemi tanë vllazën gjaku dhe vllazën vatani. Do të shkojmë mbarë e mirë me shoqë si jemi tue shkue, do të punojmë për lulzimin e atdheut tonë dhe do ta mbrojmë atë me gjakun tonë". Ndërsa Mulla Idriz Gjilani, imam dhe predikues i thellë i Islamit në trojet shqiptare thoshte: "Kemi tri fe, por kemi vetëm një atdhe të përbashkët, një gjak vëllazëror, një gjuhë, një diell dhe Një Zot. Detyrë mbi detyrë kemi bashkëpunimin dhe mbrojtjen e atdheut."

Ndërsa shkrimtari i njohur kombëtar, Gjergj Fishta, në favor të kultivimit dhe të respektit të ndërsjellë fetar ndërshqiptar thoshte: "Është e vërtetë se ne kemi Bajram e Pashkë, por shqiptarinë e kemi të përbashkët.[5]

Gjithashtu, një citat nga Kurani, që na mëson për modesti e tolerancë në jetë, thotë: "Mos ec në tokë me mëndjemadhësi e kryelartësi, sepse ti as nuk do të arrish të çashë tokën, e as nuk do të arrish lartësinë e maleve (kodrave)!"

Për fund, po e lëmë me porosinë e Allahut xh.sh dhe të Pejgamberit a.s. Thotë Allahu në kaptinën El-Maide, citati 2: "Ndihmohuni, (bashkëpunoni dhe bashkëveproni) në të mirë dhe devotshmëri, dhe mos bashkëpunoni në të keqe dhe armiqësi!"

Pastaj: "Kini kujdes nga e keqja (fitneja dhe turbullirat), sepse kur ajo ndodh, në të nuk përfshihen vetëm zullumqarët (të këqijtë) por edhe të mirët (pra të pafajshmit)!" (El Enfal, 25). Pejgamberi a.s.ka thënë: "Ruajuni lutjes së atij që i keni bërë fatkeqësi vetëm pse keni pasur mundësi, sepse mes lutjes së tij dhe Zotit nuk ka perde (pengesë)!"

(1) Kurani përkthimi me komentin në gjuhën shqipe, H. Sherif Ahmeti, (Huxhurat, 13). (2) Tefsiri, Ibn Kethiri vëllimi 7, Fondacioni i rinisë islame, Zurih, prill, 2011, f. 283. (3) Biografia e Ali bin Ebi Talibit. (4) http://zaninalte.al/2013/09/toleranca-nderfetare-ne-islam-sipas-kuranit-dhe-tradites-profetike/, qasja më 13. 09. 2015 . (5) Feja dhe trajtimi i saj në shoqëri, Grafoprint, Prishtinë, 2014 f. 18, 19.

Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha

# Të mësuarit dhe shëndeti

Të mësuarit pa dyshim se është shumë i rëndësishëm për secilin njeri, por shëndeti (ruajtja e tij) ka edhe më shumë rëndësi.

Janë një varg dëmesh që mund t'i shkaktohen shëndetit gjatë procesit të mësimit: dëmet në shpinë, bosht kurrizor, sy, qafë, kujtesë etj., ndërsa vetëdija për ruajtjen e shëndetit gjatë mësimit është tejet e vogël. Përveç kësaj të fundit, edhe këshillat për rujtjen e shëndetit gjatë mësimit janë të rralla, për të mos thënë se nuk rekomandohen asnjëherë.

Sipas Dr. Haxhi Avdylit (neurokirurg), deri 80 % e njerëzve së paku një herë kanë dhembje shpine, ndërsa te 14 % e njerëzve dhembja zgjat më shumë se dy javë.[1] Ndërkaq, si shkaktarë të dhembjeve në shpinë, qoftë edhe të atyre që zgjasin me ditë të tëra, zakonisht është qëndrimi jokorrekt.

## Qëndrimi (jo)korrekt gjatë procesit mësimor

Mënyra se si qëndrojmë gjatë kohës sa mësojmë është nga faktorët themelorë të dhimbjeve të shpinës dhe qafës, por më vonë edhe të sëmundjeve të boshtit kurrizor, dhe qafës.

Dhembjet e shpinës kanë një varg faktorësh të ndryshëm, por kur ato janë të vazhdueshme ndahen në dy kategori: dhembjeve që burojnë nga sëmundjet e sistemit muskulo-skeletor, dhe; dhembjeve që burojnë nga sëmundjet e boshtit kurrizor.

Në kategorinë e parë bëjnë pjesë dhembjet e shkaktuara nga lëndimet e muskujve, ligamenteve apo nyjeve të shpinës. Dhembjet nga kjo kategori i shton edhe pozita jo e mirë e qëndrimit, muskulatura dobët e zhvilluar, mosfurnizimi i mirë i kësaj pjese me oksigjen



si pasojë e pirjes së duhanit dhe stresi.[2]

Ndërkaq dhembjet muskulo-skeletore nuk kanë një lokalizim të qartë, dhe zakonisht janë të shprehura me shtangim dhe kufizim të lëvizjeve. Në rastet më të shpeshta këto dhembje dinë të shtohen gjatë qëndrimit ulur dhe jo mirë, si dhe aktiviteteve sforcuese.

Siç edhe shihet, qëndrimi jokorrekt dhe jo mirë është burim kryesor i dy kategorive të dhembjeve të shpinës dhe bushtit kurrizor.

Në përditshmërinë tonë na ka rastisur të lexojmë ulur në karrige e duart mbështetur në tavolinë, shpinën pak të kërrusur mbi të, pastaj edhe shtrirë në shpinë apo edhe në bark, përgjithësisht njësoj siç veprojnë gjithë nxënësit dhe studentët.

Është me rëndësi ta kuptojmë se në çfarëdo forme qoftë qëndrimi ynë gjatë leximit apo të mësuarit, nëse ai tejkalon kohën e paraparë standarde dhe pa asnjë pushim, prapëseprapë do të kemi pasoja të dhembjes në shpinë, qafë, sy etj. Në parim nuk ekziston ndonjë kohë standarde që përcakton lejueshmërinë e leximit pa pushim. Kjo varet nga secili person dhe shpejtësia e leximit-nxësies së asaj që lexohet. Mirëpo, studimet e fundit tregojnë se çdo dëgjim mbi 60 minuta është joefikas, prandaj edhe ligjëratat janë të specifikuara mbi këtë tezë. Ndërsa, sa i përket leximit, ai mund të jetë dyfishi i kësaj, e kur të bëhet kjo duhet patjetër të merret një pushim i shkurtër, për të vazhduar pastaj me një tempo të njëjtë.

Duke qëndruar drejt dhe me shpinë mbështetur në diçka, si dhe me librin në ekuilibër me sytë tanë, për një kohë të sipërcekur, ne do t'i shpëtojmë dhembjeve të shpinës, qafës dhe syve, edhe nëse këtë rutinë e përsërisim tri herë gjatë ditës, që në fakt plotëson një normë standard të lexueshmërisë, rreth 6 orë lexim.

### Ruajtja e syve

Sytë janë organi më i atakuar ndaj dhembjeve gjatë procesit mësimor-leximit. Ndërsa në kohën tonë, me zhvillimin e teknologjisë dhe mundësisë së leximit-mësimit në kompjuterë (laptopë, tabletë dhe telefona të mençur), sytë janë të rrezikuar edhe më shumë, tanimë edhe nga rrezet dhe valët që vijnë nga teknologjia bashkëkohore.

Sytë janë organe shqisore dhe shumë të zhvilluar. Nëse bie dritë në sytë, aktivizohen qeliza shqisore në retinën tonë. Informacionet e pranuara përcillen dhe lënë që të krijohet një imazh në trurin tonë. Për të parë në mënyrë hapësinore (tredimensionale) ne kemi nevojë për forcën e mirë të shikimit të të dy syve.[3]

Se sa i ruajmë sytë gjatë leximit-mësimit është një




pyetje që secili duhet t'ia bëjmë vetes? Madje ka rëndësi shumë të madhe edhe mënyra se si lexojmë, e mbajmë librin afër syve, dhe në çka lexojmë në laptopë, tabletë PC apo libër.

Për zhvillimin e përgjithshëm të një fëmije shikimi i mirë është me rëndësi shumë të madhe. Fëmijët që shikojnë keq duhet të mundohen më shumë, kanë me shumë mundime gjatë leximit ose të mësuarit, ose gjatë rrjedhjes së lëvizjeve, dhe nga kjo mund të rezultojnë vështirësi përqendrimi ose një sjellje që bie në sy.4

Gjithashtu, sikurse te forma e të qëndruarit gjatë leximit, edhe për sytë ka rëndësi themelore koha. Një lexim i gjatë dhe pa pushim, në çfarëdo forme qoftë, pashmangshëm se është i dëmshëm për sytë. Mirëpo kanë rëndësi edhe faktorët tjerë, siç janë: distanca nga libri apo pajisjet teknologjike, ekuilibri; nëse lexojmë në laptop apo tablet PC duhet pasur kujdes që sytë të mos jenë në nivel ekuilibrues me rrezet e dritës që lëshojnë pajisjet në fjalë, pasi ashtu sytë do të dëmtoheshin më shumë dhe për një kohë më të shpejtë, etj. Rekomandohet që sa herë që sytë të na lodhen nga leximi të bëhet një freskim i tyre me një shetitje në gjelbrim, pasi ngjyra e gjelbërt qetëson sytë dhe nuk ka reflektim ngacmues në retinë.

### Mësimnxënia dhe mbamendja

Të lexuarit ka qy qëllime: argëtimin dhe thithjen e njohurive të reja. E para bëhet kryesisht nga artistët, ndërsa e dyta nga artistët dhe pjesa tjetër e njerëzve. Megjithatë, mësimi është proces i organizuar dhe i planifikuar me qëllim që të realizohet përvetësimi i diturive në fusha të caktuara.[5]

Disa studiues thonë se njerëzit mbajnë mend gjënë e parë që dëgjojnë, si dhe atë të fundit.[6] Megjithatë, është një trini që e shoqëron procesin e mësimnxënies dhe mbamendjes, e ajo është: të dëgjuarit, shikimi dhe bërja (veprimi apo praktikimi). Për ta thjeshtëzuar më qartë, kjo nënkuptohet kështu: atë që e lexojmë duhet ta dëgjojmë me veshët tanë, ta shohim me sytë tanë duke e praktikuar një herë, dhe ta provojmë edhe vetë atë. Të parës (dëgjimit) i rri pranë harresa. Të dytës (shikimit) i rri mbamendja. Ndërsa të tretës (veprimit) i rri prapë të kuptuarit e asaj gjëje. Kjo sigurisht se vlen vetëm për disa fusha, siç janë kryesisht ato mekanike dhe ekzakte, ndërsa për fushat tjera kjo logjikë vlen pjesërisht.

Një faktor tjetër me rëndësi në mësimnxënie dhe mbamendje është edhe përdorimi i teknologjisë së ditëve tona. Nga jo pak hulumtues këshillohet që prindërit të kenë kujdes dhe të mos lejojnë fëmijët e tyre t'i përdorin shumë telefonat e mençur apo tablet PC-të. Ata arsyetohen se përdorimi i telefonave të mençur dhe tablet PC-ve ngadalëson të mësuarit e fëmijëve, ndërsa mburrjen e prindërve me fëmijët që dinë t'i përdorin telefonat para se të flasin ata e këshillojnë të ndërrohet me shqetësim.[7]

Kjo temë në fakt është diskutuar edhe më parë, por tani një studim i Cohen Children's Medical Center në New York, tregon se më e mirë është të mësuarit e fëmijëve me lodra tradicionale sesa me telefona të mençur, pasi këta të fundit jo pak ndikojnë në mbamendjen e fëmijëve. Ky studimi është referuar edhe në kongresin e Pediatric Academic Societies and Asian Society for Pediatric Research në Vancouver të Kanadasë. Eksperimenti u bë me me 63 çifte, dhe dha rezultatet e sipërtheksuara.

Sido që të jetë, kur e mendojmë se kjo teknologji ndikoka kaq shumë fëmijët që kanë mundësi më të madhe të mbamendjes dhe nuk atakohen me gjëra që ua rrezikojnë kultivimin e harresës, po te të rriturit si qëndron puna vallë?!

S'do koment se të mësuarit dhe mbamendja duhet të jenë të koordinuara mirë, që leximi-mësimi të jetë i suksesshëm, si për atë që lexon për argëtim, ashtu edhe për atë që lexon për të mësuar, përkatësisht për të dhënë ndonjë provim në shkollë apo fakultet.

Është edhe një gjë me rëndësi në kontekst të mbamendjes. Aspekti psikologjik i atij që lexon, nxënësit, studentit apo thjesht nje njeriu të zakonshëm. Kur flet për psikologjinë e fëmijëve dhe studentëve në aspektin mësimor, Stanisha Nikoliq thekson se janë disa sindrome që e vështirësojnë mësimin dhe kontribuojnë në mossuksesin shkollor Këto janë: fobia



nga shkolla; frika nga provimi; negativizmi, si dhe; refuzimi i ratifikimit të suksesit shkollor.[8] Gjithashtu, është me rëndësi të pasohet edhe këshilla e dhënë nga psikologët, të cilët thonë se nuk duhet medituar shumë për atë që lexojmë (kjo nuk do të thotë se nuk duhet medituar fare), pasi kjo do ta ngarkonte shumë mendjen tonë, si dhe do ta derivonte efekte në jetën tonë: asocializimin, humbjen e humorit, dëshirën për të mos diskutuar me të tjerët dhe për të mos u shoqëruar me shumë njerëz, apo edhe për të qëndruuar vetëm, etj.

Edhe Allahu xh.sh. na ka obliguar që të lexojmë, hulumtojmë, studiojmë dhe meditojmë, si dhe gjithë rezultatin nga këto procese ta reflektojmë në sjellje të mirë dhe falënderim ndaj tij. Në jo pak vende në Kuran Allahu na rekomandon që kur të diskutojmë me njerëzit të diskutojmë në formën më të mirë, si dhe kur të lexojmë diçka, të shohim diçka apo të dëgjojmë për diçka, të meditojmë për atë, në mënyrë që ta njohim të vërtetën (dhe ta falënderojmë Zotin). Në fund të fundit, krejt qëllimi i mësimit është njohja e të vërtetës, ndërsa kur kjo arrihet gjatë leximit; nëse do ta kishim pasur për argëtim do të na kënaqte edhe më shumë, ndërsa nëse do ta kishim pasur për qëllim për njohje dhe mësim, këtë qëllim veçse do ta arrinim.

(1) http://www.telegrafi.com/shendetesi/dhembjet-e-shpines-51-80.html. (2) Po aty. (3) http://www.migesplus.ch/fileadmin/user_upload/Publikationen/Gesund_durch_die_Schule/gesund_durch_die_schule_alban.pdf. (4) Po aty. (5) https://sq.wikipedia.org/wiki/M%C3%ABsimi. (6) http://www.arsimi.gov.al/files/userfiles/arkiva/dok-0012.pdf. (7) http://www.gazetaexpress.com/shneta/prinder-smartphone-dhe-tabletat-ngadalesojne-te-mesuarit-e-femijeve-28365/?archive=1. (8) Stanisha Nikoliq, Bota e psikës fëmijërore (Bazat e psikologjisë mjekësore fëmijërore), Furkan, 2010, Shkup, f. 260.

Kushtrim Jaha

# Dhuna në familje

Ky fenomen nga shumica e popullsisë vazhdon të trajtohet si një problem privat dhe që i përket vetëm familjes dhe jo shoqërisë. Vështirësia e studimit të fenomenit rritet edhe më shumë po të kemi parasysh se fenomeni ndodh prapa dyerve të mbyllura, ndërsa si i tillë ai është i vështirë për t'u vëzhguar dhe studiuar nga afër.

Nga të dhënat e publikuara nga institucionet gjegjëse të hulumtimit të dhunës në familje del se vetëm rreth pes përqind e grave të dhunuara në gjirin e familjes denoncojnë dhunën e ushtruar ndaj tyre[1], e kjo patjetër që është për t'u shqetësuar.

Edhe sot e kësaj dite në shoqërinë tonë i vetmi burim informacioni mbetet vetë viktima, e cila në çdo rast nuk është e çliruar nga paragjykimet dhe stereotipet që ekzistojnë në shoqëri apo në komunitetin ku ajo/ai bën pjesë.

Dhuna në familje vetëm në raste të rralla përcaktohet dhe penalizohet si krim brenda familjes, ndërsa, edhe si qenie të krijuara nga Zoti Fuqiplotë, ne obligohemi që fillimisht ta ruajmë veten dhe familjen.

Dhuna në familje më së shpeshti ndodh ndaj gjinisë femërore. Dhuna ndaj gruas është një problem kompleks dhe që përfshin më shumë sesa një akt në vetvete në marrëdhëniet personale mes burrit dhe gruas. Dhuna në familje është një problem që prek të gjitha shtresat dhe grupet e shoqërisë pa dallim race, etnie, niveli ekonomik, zone gjeografike, besimi fetar, moshë etj., prandaj një distancim dhe gjykim racional para çdo akti do të sillte një ulje të treguesit të numrit të rasteve të dhunës në familje.

Si argument i drejtësisë është se çdo individ duhet të gëzojë të drejtën themelore për të jetuar i/e lirë dhe i/e paprekur nga dhuna, thotë profesori Zejnullah Gruda në njërën nga veprat e tij për mbrojtjen ndërkombëtare të të drejtave të njeriut.

Dhuna familjare si problem social

Ndërsa, si argumente të cilësisë së jetës mund ta përmendim shembullin e grave që arrijnë t'i mbijetojnë dhunës së ushtruar nga bashkëshortët, e që në pjesën më të madhe të rasteve vuajnë nga probleme shëndetësore, psikologjike dhe fizike. Në këto kushte dhuna në familje nuk mund të injorohet si problem social por edhe shëndetësor.

Argumenti i reagimit zinxhir janë efektet fizike dhe psikologjike të dhunës, e që përfshijnë çdo fushë të jetës. Ajo mund të çojë në izolim social, sjellje josociale, vështirësi ekonomike dhe transmetim të modelit të dhunshëm te fëmijët, e që sjell një fatkeqësi të madhe jo vetëm në jetën e një personi.



## Dhuna ndaj gjinisë femërore dhe kultivimi i saj

Familja tradicionale zakonisht nga sociologët përkufizohet si një grup individësh të lidhur nga gjaku ose nëpërmjet martesës, që jetojnë bashkë, bashkëpunojnë ekonomikisht dhe ndajnë përgjegjësitë për të rritur fëmijët e përbashkët.

Familja gjithashtu është një grupim privat individësh, marrëdhëniet dhe sjelljet e të cilëve janë të padukshme për të tjerët, dhe marrëdhëniet ndërmjet anëtarëve të një familje janë më intime, më emocionale dhe më të ndjeshme.[2]

Në kohën tonë familja e ka humbur qetësinë e cila e karakterizon atë. Ajo është e kërcënuar jo vetëm nga faktorë




tradicionalë, si: vdekja, sëmundjet, katastrofat e ndryshme, varfëria etj., por edhe nga ata jotradicionalë, si: sjelljet devijante, konfliktet e llojllojshme, dhuna, alkolizmi, përdorimi i drogës, braktisja, sëmundjet e trasmetueshme etj. Megjithatë, studimet e kryera tregojnë se dhuna në familje, sidomos ajo ndaj grave dhe vajzave, në shoqërinë tonë është rritur shumë gjatë periudhës së tranzicionit.

Ekzistojnë disa forma të dhunës, ndër të cilat më poshtë janë renditur ato më të përhapurat në vend, gjithmonë bazuar edhe në përvojën e qendrave të shërbimit në ndihmë të grave dhe vajzave që kanë përjetuar dhunë.

Forma të dhunës fizike janë edhe përpjekjet për të kontrolluar e monitoruar lëvizjet e gruas, vajzës, përkatësisht femrës.

Gratë që dyshohet se nuk janë të rregullta dhe korrekte në marrëdhëniet bashkëshortore shpesh bëhen viktima të formave ekstreme të dhunës fizike. Ato jo vetëm që rrihen, lidhen me litar, por ndodh të torturohen edhe në forma ekstreme: t'u shuhet cigare në trup, të tërheqen zvarrë, t'u thyhen eshtrat ose të lihen tërë natën jashtë derës së shtëpisë, të vetme dhe të dhunuara.

Dhuna fizike në përgjithësi ushtrohet duke filluar nga format më të lehta, pastaj arrin deri tek ato më ekstremet. Ndërsa dhunuesit janë tepër testues dhe të kujdesshëm në rritjen e nivelit të dhunës.

Të dhënat tregojnë se një numër i konsiderueshëm i grave, viktima të dhunës në familje, e kanë përjetuar atë që në familjen e origjinës. Viktimat tregojnë se edhe nënat e tyre janë abuzuar njësoj nga bashkëshortët, dhe kurrë nuk e kanë kundërshuar atë.

Çfarë është edhe më e dhimbshme, ndonëse këto nëna janë lutur për një jetë më të mirë të vajzave të tyre, prapëseprapë atyre ua kanë dhënë mesazhin se burrat duhet duruar.[3] Kjo sjellje fatkeqësisht edhe ka ndihmuar në kultivimin e dhunës në shoqërinë tonë.

### Llojet e dhunës në familje

Si lloje të dhunës në familje konsiderohen:

Abuzimi emocional – shkatërrimi i ndjenjës së vetëvlerësimit de/ose të vetëbesimit të një individi. Kjo mund të përfshijë kritikën e vazhdueshme, poshtërimin, përçmimin e aftësive të një personi, sharjet, degradimin dhe dëmtimin e marrëdhënieve të dikujt me fëmijët e tij ose të saj.

Abuzimi psikologjik – përfshin shkaktimin e frikës nëpërmjet trembjes, kërcënimin për dëmtim fizik të vetes, partnerit, fëmijëve ose të familjes së partnerit apo të miqve, kërcënimin për braktisje, vrasje të kafshëve shtëpiake dhe shkatërrim të pronës, kërcënim për



marrje të kujdestarisë së fëmijëve, izolim të dhunshëm nga familja, miqtë, shkolla ose puna, si dhe mohim të mundësisë për para ose mbështetje ekonomike.

Dhuna fizike – përfshin shtyrje, kapjen, asfiksimin, pickimin, shpimin, shkuljen e flokëve, përdredhjen e krahut, gjuajtjen, djegien, therjen, goditjet, gërvishtjet, mbylljen në shtëpi, goditje me objekte të forta, kërcënimin me thikë ose me armë, refuzimin për ta ndihmuar gruan kur është shtatzënë ose e sëmurë, tentativat për vrasje deri në formën më të rëndë, si dhe vrasjen.

Dhuna seksuale – përfshin imponimin, detyrimin ose përpjekjen për të detyruar kontakt ose sjellje seksuale pa pëlqimin e personit. Abuzimi seksual kryhet nga partnerët, nga anëtarët e familjes, si dhe nga persona te panjohur.[4]

Abuzim fizik është përdorimi i forcës fizike kundër dikujt në një mënyrë që e lëndon ose e rrezikon atë person.[5] Ndikimet e dhunës fizike në format e saj të ndryshme ndaj grave të dhunuara shpesh mund të jenë të rënda dhe që mund të çojnë në probleme afatshkurtra ose afatgjata të shëndetit fizik, paaftësi, madje dhe vdekje të shkaktuar nga vrasja ose vetëvrasja.

Lëndimet dhe shenjat e dhunës fizike janë të vërteta te gratë e dhunuara, dhe ato shpesh përpiqen t'i mbulojnë dhe t'i fshehin lëndimet dhe shenjat, ngase u vjen turp dhe kanë siklet për shkak të stereotipave në shoqërinë tonë.

### Alkooli dhe dhuna në familje

Ndalimi i konsumimit të alkoolit nga ana e Zotit Fuqiplotë ka shumë benifite për shoqërinë, e ndër të mirat është edhe zvogëlimi i rasteve të dhunës në familje.

Një nga arsyet e dhunës në familje është që alkooli është një nga shkaktarët më madhorë të dhunës në familje.

Pija bën që një bashkëshort -partner të humbasë kontrollin e tij. Mund të thuhet gjithashtu se konsumimi i alkoolit mund të ketë një ndikim në ashpërsinë e dhunës, por edhe në dëmtimet që kanë gratë e dhunuara dhe që vuajnë nga ato dëmtime të marra si rezultat i dhunës në familje.

Është fatkeqësi e madhe se shpeshherë dhuna në familje vjen pikërisht nga anëtarët e familjes. Dhuna në familje ndaj grave jo gjithmonë ndodh nga bashkëshortët aktualë, pra shpeshherë ndodh edhe nga anëtarët e tjerë të familjes, si për shembull: prindërit,

vëllezërit, motrat, apo edhe të afërmit e tjerë. Çuditërisht, në shoqërinë tonë nuk mungojnë raste (madje janë të shpeshtë) kur një grua është e dhunuar fizikisht edhe nga vjehrra apo vjehrri.

### Ndikimi i dhunës në familje te fëmijët

Fëmijët shpesh janë viktimat e harruara të dhunës në familje, sepse ata shpesh janë dëshmitarë të dhunës ose janë të vetëdijshëm kur ajo ndodh në shtëpi, si dhe ata i dëgjojnë britmat dhe debatet, i shohin dëmtimet si dhe e shohin dëmin ndaj pronës. Kjo për ta pa dyshim se është një dhunë psikologjike.

Për më tepër, fëmijët që rriten në një mjedis ku prodhohet dhunë në familje, kanë më shumë gjasa që të përjetojnë dhunë, apo edhe të bëhen shkaktarë të dhunës.

Edhe nëse fëmijët nuk janë viktimat e drejtpërdrejta të dhunës në familje, ata shpesh vuajnë të njëjtat probleme psikologjike dhe të mënyrës së sjelljes, ashtu si fëmijët që dhunohen fizikisht.[6] Ndërsa, në kontekst të ruajtjes së familjes, edukimit të shëndoshë të fëmijëve në një familje të shëndoshë, dhuna është shkaktari numër një që shkatërron familjen dhe edukimin e fëmijëve.

### Kërkimi i ndihmës nga gratë e dhunuara

Gratë e dhunuara shpeshëherë hezitojnë të flasin për dhunën në familje. Në fakt pjesa më e madhe e grave të dhunuara nuk kërkojnë ndihmë për dhunën që ushtrohet në martesën ose lidhjen e tyre, por pranojnë të heshtin dhe ta shkatërrojnë jetën e tyre.

Është e rëndësishme të kuptohet se kur gratë kërkojnë ndihmë për dhunën në familje, në martesën ose në lidhjen e tyre, pjesa më e madhe e grave për ndihmë i drejtohet familjes së tyre.

Ndërsa, si arsye të moskërkimit të ndihmës numërohen këto: nuk do të kishte asnjë përmirësim; nuk dinë se ku mund të kërkojnë ndihmë; i trembemi faktit se mund të njollosim emrin e familjes; kemi frikë se mund të dhunohemi edhebmë shumë, mund të fajësohemi për vetëviktimizim, madje edhe nga familja e origjinës, kemi frikë nga divorci ose përfundimi i lidhjes, kemi frikë nga humbja e fëmijëve etj.[7]

(1) Marrë nga internet: www.stopvaw.org, 10.09.2015, ora: 22:05. (2) Po aty, 10.09.2015, ora: 23:18. (3) Dr. Robin N. Haarr, Dhuna në familje në Shqipëri: Vrojtim kombëtar me bazë popullatën, INSTAT-it, nëntor 2013, f. 34, 36, 37. (4) Po aty, f. 37. (5) Ismet Salihu, E drejta penale, pjesa e përgjithshme,Universiteti Prishtinës, Fakulteti Juridik, 2003. (6) Dr. Robin N. Haarr, Dhuna në familje në Shqipëri: Vrojtim kombëtar me bazë popullatën, INSTAT-it, nëntor 2013, f. 55. (7) Po aty.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**1. Sekretar në KBI të Vitisë, dhe;**
**2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Lubishtë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;
7. (Për pozitën e sekretarit) Të ketë së paku pesë (5) vjet përvojë pune në BIK.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Vitisë

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Urimi i Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, për besimtarët dhe qytetarët e Kosovës, me rastin e Kurban Bajramit




*Të nderuar vëllezër e motra!*
*Të nderuar qytetarë të Kosovës!*

Nesër e enjte, 24 shtator 2015, është dita e parë e Kurban Bajramit, e cila vjen si rezultat i kryerjes së Haxhit dhe prerjes së Kurban-it, përmes të cilave vepra shfaqet mëshira e Allahut xh.sh. për besimtarët, mëshirë e cila determinohet duke bartur secila në mënyrën e vet vlerat më fisnike e më madhore për individin, familjen dhe shoqërinë.

Prandaj, më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe institucioneve të saja, dhe në emrin tim, në cilësinë e Myftiut të Kosovës, t'jua uroj festën e Kurban Bajramit, duke e lutur Allahun xh.sh. për mirëqenie, lumturi dhe shëndet.

Çdo festë ka vlerat në të cilat mbështetet, ndërsa vlerat e Kurban Bajramit manifestohen përmes sakrificës, devotshmërisë, solidaritetit, humanitetit, drejtësisë e barazisë mes njerëzve, duke bartur me vete porosinë e mirëqenies dhe paqes mbarënjerëzore.

Sot në rrafshnaltën e Arafatit një numër i madh i vëllezërve dhe motrave tona, nga të gjitha trojet tona etnike, u janë bashkangjitur lutjeve të miliona haxhinjve nga e gjithë bota, të cilët e lusin Allahun xh.sh. për mëshirë e falje.

Edhe unë sot, në natën e festës së Kurban Bajramit, si Myfti i vendit, thërras të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që të jenë më humanë dhe më solidarë, më mëshirues e bujarë, që të ndihmohen skamnorët, jetimët dhe të gjithë ata që kanë nevojë për ndihmën tonë, që sofra e tyre, qoftë edhe vetëm gjatë këtyre ditëve të festës të jetë më e begatë.

Allahu xh.sh. thotë:"E Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në xhenete, ku rrjedhin lumenj e ku do të jenë përgjithmonë." En-Nisa, 122.

Duhet pasur parasysh se vlerat e kësaj feste mbështeten në haxh dhe prerje të kurbanit, që janë udhëzime hyjnore që e shoqërojnë njeriun gjatë tërë jetës së tij. Ngase këto porosi janë mision i shpirtit, mendjes, trupit, ndërgjegjes, vullnetit, porosi të cilat thërrasin në pastrimin e shpirtrave nga urrejtja e xhelozia, nga egoizmi dhe pangopësia, ndërsa libri i Allahut veçse na ka udhëzuar në punë të mira, në respekt ndaj njëri-tjetrit, solidaritet e vëllazërim mes çdo njeriu. Kjo për asryse që në mesin tonë të mos ketë divergjenca e interesa parciale, por të bashkojmë forcën e besimit me atë intelektuale, për të ecur para të sigurt, ngase kjo është edhe porosia e Kurban Bajramit.

Allahu xh.sh. thotë:"...mos u përçani ndërmjet vete, se do të dobësoheni e humbi fuqinë tuaj...!" El-Enfal: 46.

Duke e pasur parasysh se Kurani është shpjeguesi më i mirë i universit, është çelësi dhe thesari i mirësive të Krijuesit, është drita dhe harta e drejt orientuese, shpjegues dhe komentues i të vërtetës, udhëzues i botës kah humanizmi, kërkoj nga ju që këto vlera t'i mishëroni në shpirtin tuaj, të largoni nga vetja familja dhe shoqëria çdo gjë që shkon në dëm të ardhmërisë së vendit, fëmijëve tanë, duke e humbur edhe dinjitetin pse u krijuam.

*Të nderuar qytetar të Kosovës,*

Më lejoni që edhe një herë si Myfti i Republikës t'jua uroj festën e Kurban Bajramit të gjithë vëllezërve e motrave, brenda dhe jashtë trojeve tona, kudo që ata gjenden nëpër botë.

*Me fat ju qoftë festa e Kurban Bajramit!*
*Naim Tërnava, Myfti i Kosovës.*
*23.09.2015, Prshtinë.*

# Besimtarët myslimanë anekënd Kosovës kremtuan festën e Kurban Bajramit





*Prishtinë, 24 shtator 2015*

Në të gjitha xhamitë e Kosovës besimtarët myslimanë solemnisht kremtuan festën e Kubanbajramit. Manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet - Fatih", në Prishtinë, që u hap me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Vedat ef. Sahiti, ndërsa më pas u mbajt ligjërata tematike kushtuar kësaj feste, nga kryeimami Sabri ef. Bajgora, i cili tha se dita e Kurban Bajramit është një ditë e madhe, ditë kur lartësojmë Zotin dhe kryejmë obligimet tona ndaj Zotit, duke shpresuar që në tërë botën të mbizotërojë paqja, mirësia dhe solidariteti.

"Këtë festë madhështore e karakterizojnë tekbiret e haxhinjve të tubuar sot në Qabe nga të gjitha anët e botës, të cilët pas përgjigjes së thirrjes së Allahut për ta kryer Haxhin, duke u kthyer nga Arafati, Muzdelifja, për në Mina, e madhërojnë Atë pandërprerë me tekbire", tha kryeimami Bajgora.

Kryeimami Bajgora po ashtu ka folur edhe për Haxhin, të cilin janë duke e kryer edhe shumë myslimanë kosovarë. Ai tregoi se Haxhi është tubim i gjithë myslimanëve. "Dita e djeshme e Arafatit ishte dita më e madhërishme e vitit", tha ai. Më tutje Bajgora foli edhe për rëndësinë që ka kurbani, për çka u shpreh se prerja e tij nuk është thjesht derdhje e gjakut, por mbi të gjitha është përkushtim, bindje, sakrificë morale dhe devotshmëri e besimtarit.

Namazit të Kurban Bajramit i priu sekretari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, ndërkaq Hytben e mbajti Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, ku përcolli mesazhin e paqes dhe vëllazërimit për të gjithë njerëzit, pa dallim ngjyre, gjuhe besimi a rajoni. Myftiu gjithashtu bëri thirrje që njerëzit të jenë solidarë ndaj refugjatëve që kanë nevojë. Ai po ashtu ftoi të gjithë njerëzit që të luten për shuarjen e luftërave dhe konflikteve në botë, që të mbizotërojë arsyeja dhe të parandalohet gjakderdhja, si dhe bëri thirrje që të luftohet urrejtja e armiqësia, dhe të motivohet buzëqeshja e përqafimi vëllazëror.

Myftiu Tërnava tha se këtë ditë besimtarët bëjnë ibadet anekënd botës, e në veçanti ata që gjenden në Mekë.

Duke folur për rëndësinë që ka Haxhi dhe Kurbani, Myftiu tha se këto veprime determinojnë vlerat më fisnike e më madhështore për shoqërinë.

"Feja islame", - tha Myftiu, "qëllim thelbësor ka bashkimin e njerëzve që u takojnë ngjyrave, besimeve, rajoneve të ndryshme, rreth qëllimit e idealit të përbashkët."

Myftiu Tërnava foli edhe për rëndësinë që ka ndihma për të varfrit. Ai tha se dhënia e ndihmës për të varfrit nuk pakëson pasurinë, por veç sa ia shton mirësinë asaj.

# Pritje nga Myftiu me rastin e Kurban Bajramit

Me rastin e festës së Kurban Bajramit Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nga ora 9 deri në ora 12, organizoi pritje urimi. Për t'i uruar krerët e BIK-ut për këtë festë, duke filluar nga Myftiu Naim Tërnava, selinë e BIK-ut e vizituan përfaqësues të institucioneve vendore e ndërkombëtare, të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike, si dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga jashtë.

**Nga institucionet:**

Presidentja e Kosovës, znj. Atifete Jahjaga, kryetari i Kuvendit të Kosovës, Kadri Veseli, kryeministri i Kosovës, Isa Mustafa, i shoqëruar nga zv/kryeministri Hashim Thaçi dhe disa ministra të kabinetit qeveritar; ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës, Dodë Gjergji; kryetari i Prishtinës, Shpend Ahmeti, dhe ambasadorja e Turqisë në Prishtinë, znj. Kivilcim Kiliç

**Nga partitë politike:**

Kryetari i Lëvizjes "Vetëvendosje", Visar Ymeri; kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj; kryetari i Këshillit Kombëtar të Lëvizjes "Nisma për Kosovën", Jakup Krasniqi; kryetari i AKR-së, Behgjet Pacolli; një delegacion nga PD; një delegacion nga Lëvizja "Fjala", si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës. *(R.Sh).*



***Presidentja znj. Atifete Jahjaga***



***Kryetari i Kuvendit z. Kadri Veseli***



***Kryeministri z. Isa Mustafa***



***Kabineti qeveritar***



*Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës, z. Dodë Gjergji*



*Kryetari i Prishtinës, z. Shpend Ahmeti*



*Ambasadorja e Turqisë në Prishtinë, znj. Kivilcim Kiliç*



*Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje, z.Visar Ymeri*



*Kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj*



*Kryetari i K.K. Lëvizjes "Nisma për Kosovën", z. Jakup Krasniqi*



*Kryetari i AKR-së, z. Behgjet Pacolli*



*Delegacioni nga Partia e Drejtësisë*

## Myftiu Tërnava priti në takim njoftues ambasadoren e re të Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadoren e Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç*

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, më 2 shtator priti në një takim njoftues ambasadoren e re të Republikës së Turqisë në Kosovë, Kivilcim Kiliç.

Myftiu Tërnava pasi i uroi suksese ambasadores në misionin e saj të ri në Kosovë, atë e informoi shkurtimisht me historikun dhe organizmin e BIK-ut. Po ashtu Myftiu potencoi edhe faktin se BIK-u ka bashkëpunim të shkëlqyeshëm me DIJANET-in, si dhe vlerësoi lart marrëdhëniet mes Kosovës dhe Turqisë. Myftiu falënderoi ambasadoren Kiliç për mbështetjen e vazhdueshme të Turqisë dhënë Kosovës.

Ambasadorja Kiliç u shpreh se do të angazhohet që të rrisë nivelin e bashkëpunimit ndërinstitucional, si dhe që marrëdhëniet e mira mes Kosovës dhe Turqisë të forcohen edhe më tutje.*(R.Sh).*

## Myftiun Tërnava qëndroi te Ministri Agani

Ministri i Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, Ferid Agani, më 16 shtator ka pritur Myftiun e Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnavën, me të cilin bisedoi për avancimin e bashkëpunimit ndërmjet këtyre dy institucioneve. Ministri Agani fillimisht falënderoi Myftiun Tërnava, për ligjëratën e organizuar nga BIK-u, në të gjitha xhamitë e vendit, për nder të Ditës Botërore të Tokës, që për tematikë kishte rëndësinë e ruajtjes së mjedisit ku jetojmë dhe veprojmë. Gjithashtu ministri Agani shprehu përkushtimin e tij që të avancohet edhe më tutje bashkëpunimi ndërmjet BIK-ut dhe Ministrisë së Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, dhe tha se do të shikohet mundësia e nënshkrimit të një marrveshjeje bashkëpinimi mes dy institucioneve. Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, falenderoi ministrin Agani për pritjen, duke u shprehur i gatshëm të bashkëpunojë ngushtë me ministrinë, në të gjitha fushat që ndërlidhen me interesat e BIK-ut dhe qytetarëve të Republikës së Kosovës.



*Myftiu Tërnava në takim me ministrin Agani*

## Ligjëratat rreth haxhit

Departamenti i Gruas i Kryesisë së Bashkësisë Islame së bashku me degët e tij organizuan ligjërata enkas për haxhinjtë që këtë vit do ta kryejnë haxhin. Ky organizim ishte tejet i rëndësishëm dhe dobiprurës për haxhinjtë, që të arrijnë t'i njohin disa nga rregullat e haxhit dhe vlerën e tij, me shpresë se haxhi i tyre të jetë në rregull dhe i pranuar.

Ligjëratat filluan të mbahen nga 1 shtatori 2015, dhe vazhduan përreth dy javë, nëpër komuna të ndryshme, si: Prishtinë, Vushtrri, Mitrovicë, Lipjan, Gjilan, Malishevë, Kaqanik, Viti etj.

Ligjërues të këtyre ligjëratave ishin zyrtaret dhe aktivistet e Departamentit të Gruas. *(H. Kastrati.)*



*Nga ligjërata e mbajtur rreth rregullave të haxhit*

### Dua hatmeje në Rakaj

Më 6 shtator, në xhaminë e fshatit Rakaj të Ferizajt, u organizua dua hatmeje. Në këtë ngjarje morën pjesë shumë hoxhallarë dhe xhematlinj.

Në fjalën hyrëse, imami i xhamisë, Safet ef. Qeli, pasi i uroi mirëseardhje mysafirëve, theksoi se kjo ditë ishte ditë e shënuar për këta nxënës, sepse pas një sakrifice arritën të përfundojnë leximin e Kuranit. Ndëra, në fjalën e tij përshëndetëse, kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, veçoi rëndësinë e leximit të Kuranit, duke përmendur hadithin e Muhamedit a.s.: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe atë ia mëson të tjerëve." Ai po ashtu falënderoi imamin e xhamisë për përkushtimin dhe angazhimin që po tregon në lidhje me mësimbesimin.

Nga ana tjetër, kryeredaktori i revistës "Dituria Islame", Mr. Rexhep Suma, duke përgëzuar nxënëset që përfunduan hatmen e Kuranit, tha: "Sot është ditë e veçantë për juve si nxënës që po dalloheni nga gjenerata juaj, sepse keni edhe një përparësi më të fortë se moshatarët tuaj, e ajo është leximi i Kuranit në gjuhën arabe. Allahu që në fillim të shpalljes zbriti ajetin kuranor: "Lexo...", dhe me këtë fjalë edhe ne si pasardhës të Muhamedit a.s. jemi të obliguar të mësojmë librin e Zotit dhe fushat tjera. Jeta juaj që nga sot ndryshon dukshëm, pasi vetë mund ta lexoni Kuranin, dhe dalëngadalë edhe ta përcjellni edhe te gjeneratat e reja", tha Suma.

Në fund të këtij tubimi nxënësve iu dha nga një mirënjohje dhe nga një libër dhuratë. Nxënëset që bënë hatme janë: Arlinda Ademi, Kaltrina Mulaku dhe Kosovare Mulaku.*(R.S).*



***Gjatë ceremonisë së hatmes në xhaminë e fshatit Rakaj***

### Kaloi në jetën e amshueshme imami, mualimi dhe hatibi, Mulla Hysen Ajeti



*Mulla Hyseni u lind më 04.06.1953, në fshatin Llovcë (Gjilan), nga babai Muharremi dhe nëna Bahtija. Mësimet e para për Islamin dhe shkronjat e Kuranit i mori nga babai, Mulla Muharremi. Katër vitet e para të shkollimit fillor i kreu në fshatin Llovcë, ndërsa katër të tjera në fshatin Pogragjë. Pas përfundimit të shkollës fillore u regjistrua në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, në vitet 1970/1975.*

*Me përfundimin e medresesë inkuadrohet në KBI të Gjilanit, imam në xhaminë e fshatit Llovcë, pastaj në fshatin Sllakovc etj. Krahas punës kreu edhe Fakultetin Filologjik, pranë UPS, në Prishtinë, dega Orientalistikë.*

*Më 1982, mori detyrën e inkasantit të qirave të lokaleve afariste të KBI-së të Gjilanit. Nga viti 1984 emërohet në punët dhe detyrat e punës së sekretarit të Këshillit të BI-së në Gjilan, detyrë të cilën e kryen me nder, përpikëri e pendatëri, deri në fund të vitit 2010, kur pensionohet, për shkak të gjendjes shëndetësore.*

*Mulla Hyseni ishte mik i mirë, i qetë, i ndërgjegjshëm, i shoqërueshëm, i respektueshëm, i afërt me të gjithë… Gjatë punës së tij si imam, të gjithë u shprehën në mënyrë superlative për mundin, kontributin, angazhimin dhe sakrificën e tij, në mbarëvajtjen e jetës fetare në xhematin. Nuk ka qenë lehtë në ato kohëra të kryhet puna e imamit. Çdo fjalë, lëvizje, përpjekje e imamit ishte në vëzhgim nga sistemi komunisto-ateist i asaj kohe, prandaj duhej pasur kujdes në çdo hap të jetës. Nuk kishte dëshirë të lavdërohej as të ekspozohej, kishte dëshirë t'i kryente punët me sukses e pa bërë bujë e zhurmë.*

*Mulla Hyseni ndërroi jetë më 10.09.2015 dhe la pas vetes bashkëshorten dhe gjashtë fëmijë.*

*Namazin dhe duan e hatmes e bëri Prof. Dr. Qazim Qazimi, ndërsa namazin e xhenazes ia fali nipi i tij.*

*Në varrim morën pjesë një numër i madh i xhematit, imamëve, nëpunësve të administratës së KBI-së, përfaqësues të Kryesisë së BIK-ut, Dr. Fahrush Rexhepi, dekan i FSI-së; Vedat Sahiti, këshilltar i Myftiut të Kosovës, zv/sekretar i BIK-ut, Rexhep ef. Luma, kolegët e tij të gjeneratës nga vende të ndryshme të Kosovës, Gjakova Deçani etj.*

*Lusim Allahun e Madhëruar që hoxhën ta shpërblejë me Xhenetin Firdevs, ndërsa familjes së tij t'i dhurojë sabrin."O ti shpirt i bindur plotësisht! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Futu në turmën e robërve të Mi, dhe hyr në xhenetin Tim!"*

*(Esat Rexha)*



## Malajzia ka në plan të themelojë një Universitet të Kuranit



Shteti Terengganu, në Malajzi, ka në plan të themelojë një Universitet të Kuranit. Deri tani nuk ka një universitet të tillë në këtë vend. Kryetari i Komisionit Shtetëror për Arsim, Shkencë, Teknologji, dhe kryetari i Komitetit për Detyra Speciale, Ghazali Taib, tha se themelet janë vendosur për themelimin e universitetit. "Ne tashmë kemi Institutin Dar ul Kuran, i cili është në proces të modernizimit në një kolegj universitar", tha ai për Bernama. Kryetari i Komisionit Shtetëror për Arsim, Shkencë dhe Teknologji, Ghazali Taib, tha se ideja e krijimit të një Universiteti të Kuranit në Terengganu erdhi nga ministri i Arsimit, Datuk Seri Idris Jusoh, kur ai ishte ministër kryesor në shtetin Terenganu. Ai tha se është rasti i mirë pasi atje ka vende të përshtatshme në dispozicion, të tilla si Taman ilmu, në Tembila, Besut. Ai shtoi se së shpejti do të takohet me ministrin e Arsimit, Datuk Seri Idris Jusoh, për të diskutuar më tej rreth propozimit për themelimin e Universitetit të Kuranit.

## Andalusia Islame e themeloi një qytetërim të ri

"Gjatë pesë shekujve të administrimit Islam në Andaluzi, në rajon u themelua një qytetërim i ri", tha Abdul Rahman Ali al-Haxhi, një dijetar i historisë islame, në një seminar të mbajtur në Kuvajt, me temën Islami në Andaluzi. Seminari u organizua nga Qendra për Hulumtime Islame dhe Civilizim Islam "Ibën Hazm". Ai tha se gjatë periudhës islame, 95 % e myslimanëve të rajonit ishin vendas. Sipas studiuesit, në Andaluzi, në atë periudhë ka pasur rreth 4.000 xhami, duke përfshirë Xhaminë e Kordobës, e cila ishte një nga vendet kryesore të adhurimit në rajon. Abdul Rahman Ali El-Haxhi i vjen keq që pas rënies së Andaluzisë gjykatat e inkuizicionit dogjën mijëra dorëshkrime të çmuara, që mund të përdoreshin sot për të hedhur dritë mbi historinë e periudhës së madhe islame në rajon. Andaluzia ishte pjesë e Spanjës Myslimane, apo Iberia Islamike, një vatër kulturore myslimane në një territor që në kulmin e saj ishte më e madh se sot Spanja dhe Portugalia. Në pjesën më të madhe të saj gjeografike në shekullin e tetë, Franca Jugore, France-Septimania, një kohë të shkurtër ishte nën kontrollin e Andaluzisë. Myslimanët e administruan Andaluzinë që nga shekulli i XVIII. Në fund të shekullit të XVIII Andaluzia ishte vendi më i popullar, më i kulturuar dhe më i zellshëm i gjithë Evropës, dhe vazhdoi kështu për shekuj me radhë.

## Gjermania nuk do të deportojë refugjatë nga Siria

Refugjatët nga Siria nuk duhet të kenë frikë nga deportimi në rast se kanë kërkuar azil në Gjermani, pasi që Zyra federale gjermane për migrim dhe refugjatë ka vendosur që në rastin e refugjatëve nga Siria nuk do të zbatojë rregullat të rregullores së Dublinit. Ky vendim ka ardhur në kohën kur mijëra refugjatë nga Lindja e Afërt dhe Afrika përpiqen të arrijnë në shtetet e pasura të Bashkimit Evropian, nëpërmjet Mesdheut dhe Ballkanit. "Nga tani refugjatët sirianë nuk do të kthehen në vendin e tyre" ka thënë zëdhënësi i Zyrës federale për migrim dhe refugjatë, përcjellin mediat gjermane. Kjo është bërë për shkak të krizës humanitare, por edhe dëshirës që proceset e përpunimit të kërkesave për azil të shpejtohen. Rregullat nga Rregullorja e Dublinit parashikojnë që kërkuesit e azilit duhet dërguar kërkesën për azil në shtetin anëtar të Bashkimit Evropian, në të cilin kanë hyrë së pari.

Berlini zyrtar kohë të gjatë ankohej se Rregulloren e Dublinit e shfrytëzojnë shtetet tjera anëtare të Bashkimit Evropian, që të shmangin që në territorin e tyre të pranojnë refugjatë. Angela Merkel dhe Francois Hollande, pas takimit gjatë kësaj jave kanë bërë thirrje për krijimin e listës së Bashkimit Evropian për "shtetet e sigurta", për të ndarë refugjatët nga emigrantët ekonomikë. Dy liderët po ashtu kanë kërkuar që qendrat e reja të Bashkimit Evropian për regjistrimin e refugjatëve, të planifikuara për ndërtim në Itali dhe Greqi, në të cilin vijnë numri më i madh i refugjatëve pas kalimit të Mesdheut, të ndërtohen gjer në fund të vitit. Ata kanë folur pas demonstratave të dhunshme të pjesëtarëve të së djathtës ekstreme kundër vendosjes së një strehimoreje për refugjatë në Gjermani, me ç'rast janë lënduar 30 policë gjermanë. Gati është bërë dukuri






e përditshme të ketë sulme në strehimoret e refugjatëve, në qendrat e azilantëve, e i fundit ka ndodh në vendin Salchemendorf, në Saksoninë e Ultë, kur persona të panjohur kanë gjuajtur kokteje molotovi në një ndërtesë azilantësh, në të cilin jetonin një somaleze dhe tre fëmijët e saj, raportojnë mediat gjermane. "Nisemi nga ajo që në prapavi të këtij rasti është urrejtja ndaj të huajve", ka thënë një zëdhënës i policisë. Nëna dhe tre fëmijët e saj nuk janë lënduar, pasi që në momentin e sulmit gjendeshin në një hapësirë më të sigurt.

### Selam TV ringjalli Islamin në Ugandë

U përmbush një ëndërr e vjetër. Myslimanët në Ugandë kanë hapur kanalin e parë televiziv islamik në vendin e tyre, duke shpresuar se në Ugandë do të fillojë një ringjallje e besimit të tyre, dhe kjo pas viteve të mungesës së zërit të myslimanëve në media. "Dëgjuesit tanë kanë kërkuar një stacion televiziv", tha Al-Haxhi Kerim Kalisa, drejtori menaxhues i Selam TV. Pavarësisht që ka disa radiostacione islame, kërkesa për një kanal televiziv islamik ishte e fuqishme. "Ne iu afruam pronarëve të televizioneve, të cilët janë simpatizues të programeve islame, por ata thanë se do të ndajmë maksimumi pesëmbëdhjetë apo tridhjetë minuta, dhe atë program e quajtën Gjysmëora islame", shtoi Al-Haxhi Kerim Kalisa. Ëndrra u afrua kur një nga tre kanalet televizive lokale ranë dakord për t'i dhënë myslimanëve orë shtesë gjatë periudhës të muajit Ramazan të vitit 2014. "Ne patëm një orë në javë, dhe pastaj është rritur në pesë orë në ditë, kurse natën kishte katër orë program", shtoi Al-Haxhi Kerim Kalisa. Marrëveshja e arritur gjatë Ramazanit ishte një arritje e madhe për myslimanët që kanë filluar të punojnë për Salam TV, e cila ka zanafillën që nga koha kur në Ugandë filloi liberalizimi i industrisë së medias, në vitin 1993. Në këtë kohë Al-Haxhi Kerim Kalisa ishte duke punuar si një administrator me Unionin e Shteteve Myslimane për Afrikën Lindore, Qendrore dhe Afrikën Jugore. "Agjenda jonë kryesore është që të zhvillojmë komunitetin mysliman, dhe të kenë njohuri të mjaftueshme dhe informacion për t'iu mundësuar atyre të jetojnë një jetë më të lumtur", tha ai. Ëndrra u përmbush më në fund, më 10 qershor 2015, vetëm disa ditë para se të fillonte muaji i bekuar Ramazanit. Ai thekson se përmes programeve të Selam TV, ata janë të sigurt se do të jenë të dobishëm për familjet e tyre. Unionin i Shteteve Myslimane për Afrikën Lindore, Qendrore dhe Afrikën Jugore përkrahu themelimin e pesë Radiove Islame në Ugandë. Reagimet që ne kemi marrë deri më tani janë se Selam TV është i vetmi televizion që mund të shikojmë me fëmijët, pa u turpëruar," tha ai.

### Xhamia Finsbury Park hapi dyert e saj për të pastrehët e Londrës

Duke i dhënë përparësi komunitetit, një xhami në Londër, Borough të Islington-it, ofron ushqime të ngrohta dhe mbështetje psikologjike, një herë në javë, për nevojtarët e qytetit, duke reflektuar një nga parimet e bamirësisë së Islamit. Xhamia Finsbury Park ka hapur dyert e saj për të pastrehët, një herë në javë, për të treguar fytyrën e vërtetë të Islamit. Punonjësit socialë në xhami kohët e fundit mirëpritën dhjetëra njerëz në nevojë, të cilët shkuan për të ndarë shqetësimet dhe shpresat. "Projekti është pjesë e disa nismave ndërfetare që kanë për qëllim shërbimin ndaj komuniteteve përreth", tha Muhammad Ali, zv/udhëheqës i xhamisë. Xhamia organizon një numër aktivitetesh për myslimanët dhe jomyslimanët. "Myslimanët duhet të kenë një rol në integrimin social", shpjegoi Muhammed Aliu. Sipas Ishijas, vullnetar në xhami, të pastrehët janë duke kërkuar sigurimet shoqërore, por ata kanë mbetur rrugëve. "Xhamia shpreson të sigurojë ushqim më të mirë dhe më shumë rregullsi", shtoi Ishiya. Xhamia tani është i vetmi në vend që ka marrë Mirënjohje nga komisioni me titull: "Çmimi i Cilësisë së Dukshme" për punën e saj në komunitet.*(R.S).*



| AUTOR: AGIM GASHI | LLOJ BIME BARISHTORE PËRDORET EDHE PËR ÇAJ | AS NË KËMBË E AS SHTRIRË | E REJA | EMËR PËR DIKË QË ËSHTË MË I VJETËR (vjet.) | EMNAKJA E ALISIT | E MIRË, USHQIM | BUALLICA | GRUP GJAKU | JAMES BELUSHI | PËRTRIRJE | KAMPIONI | JO DINAMIKE | QË DUHET BËRË PATJETËR | | SHKENCA MBI MORALIN |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| BAJRAMI I VOGËL OSE ... | | | | | | | | | | | | | | ENERGJIA / SHQETËSIMI PARA NJË PROBLEMI | |
| AKADEMIK YNI I NDJERË | | | | | | | | MUHABETET / VEND NË IRAN | | | | | | | |
| PASUES I ISLAMIT | | | | | | | | | ELEMENT KIMIK / LITRI | | | | | | |
| MOJ, MORI | | | | PËREMËR I PAKUFISHËM / ALMANAKU | | | | | | | SULM / ZANORJA E TRETË | | | | |
| NUMRI 1000 ROMAK | | FILM I KAMERUNIT / BANOR I NJË KRYEQYTETI EVROPIAN | | | | | | | METODA | | | | | | |
| IDRIZ SEFERI | | | JAPONIA / LIDHJE BESE | |  | | | | | | INSTITUTE of RISK MANAGMENT | | | | DËMTIM ME DASHJE I NJË MAKINERIE |
| BANORE E LABËRISË | | | | | | | | | | | LËSHON NJË ZË QENI | | | | |
| | RETIKULUM / NXËNËSET E SHKOLLËS USHTARAKE | | | | | | | | | | DY ZANORE | | | AMPERI / QË ANALIZON | |
| ARKA | | | | | | | | | | | | ËMBËLSIRË KROATE / FUTBOLLISTI ADRIAN | | | |
| MASË E VJETËR DRITHËRASH | | | | | | | | | | | AZOTI | | JO (ang.) / SHTYLLA E DYTË E ISLAMIT | | |
| ... JON, ADRIATIK | | | | | | | | | | | MËRI, SMIRË | | | | |
| PERSONAZH NGA POKEMONI | | | | POROSIA | | | | | | | FIGURË SHAHU | | | | |
| VEND NË AJOVA, SHBA | | | | | | | | | | | VLERË E MALLIT | | | | |
| EL SALVADORI | | | METRI / VËNIE E MINAVE | | KËSTI I PAGESËS | EMNAKE E AMIRIT | SHENJË PËR MIRATIM | OKATARE | PËREMËR VETOR | INDUKSIONI | IMPORT ADDRESS TABLE / THEPAT | | | | KOHË, EPOKË |
| TONI | | SHUMË I GJATË / GJYMTYRË TRUPI | | | | | | | | | | AZIZ (Dim.) / EMËR M. KLATOLIK | | | |
| | LËVIZËSE / FRAMES PER SECOND | | | | | | | | | DEGË E LETËRSISË / SIPËR | | | | | |
| DEGË E GJUHËS | | | | | | | | | MASTER of PERFORMING ARTS / EDI MARFI | | | | ENVER MALOKU / LLOJ I ALGJEBRËS | | |
| AI QË DEL NË PRITË | | | | | | | KRYENGRITËSE / REPUBLIKA | | | | | | | AUSTRIA / SPANJA | |
| RILINDËSI, FRASHËRI | | | | | OSHËNAR | | | | | | | PJESË E LIGJIT | | | |

# KONKURS
## për pranimin e kandidatëve për studime në nivelin master

**Këshilli Mësimor Shkencor i Fakultetit të Studimeve Islame, në mbledhjen e mbajtur më 11.09.2015, mori vendim për shpalljen e:**

**KONKURSIT** për pranimin e kandidatëve për studime në nivelin master, për vitin akademik 2015/2016 në:

**"Teologji Islame në kontekstin Evropian"**

Kandidatët që konkurrojnë për studime master në FSI duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë arritur notën mesatare 8.00 e më tepër, gjatë studimeve në nivelin (BA) bachelor.
2. Mund të konkurrojnë për studime master edhe kandidatët që kanë notën mesatare nën 8.00, nëse kanë publikuar punime shkencore apo ndonjë vepër. Vlerësimin për publikime shkencore dhe shkallën e përqindjes së pikëve e vlerëson komisioni pranues.
3. Të drejtë konkurrimi kanë edhe kandidatët me notë mesatare më të ulët se 8.00, por të njëjtit duhet t'i nënshtrohen provimit pranues.
4. Kandidatët me provim pranues me notë mesatare nën 8.00 mund të pranohen nëse nuk plotësohet numri i kandidatëve konkurrues me notë mesatare 8.00 e më lart.
5. Kandidatët duhet të njohin ndonjë prej gjuhëve të huaja; arabe, angleze, frënge etj.

### Kandidatët që konkurrojnë për studime master në FSI duhet t'i sjellin këto dokumente:

1. Diplomën, ose certifikatën që dëshmon se kandidati me sukses ka përfunduar studimet themelore nga fusha e studimeve islame, respektivisht të ketë arritur 240 ECTS kredi,
2. Certifikatën e notave,
3. Kandidatët që kanë përfunduar studimet (BA) bachelor në universitete të huaja duhet t'i sjellin dëshmitë e nostrifikimit të diplomës, ose së paku dokumentin se kanë dorëzuar diplomën për nostrifikim. Në rast të mossjelljes së dëshmive mbi nostrifikimin e diplomës kandidatët prapë mund të konkurrojnë, ndërsa në këto raste dekanati i FSI-së, brenda mundësive, do të bëjë verifikimin e diplomës dhe njohjen e saj përmes zyrës "NARIC-Qendra Kombëtare për njohje të Diplomave", e cila funksionon pranë MASHT-it,
4. Të sjellin certifikatën e lindjes

### Rangimi i kandidatëve bëhet në bazë të:

1. Notës mesatare gjatë studimeve, dhe;
2. Rezultateve të provimit pranues për ata që hyjnë në provimin pranues.

- Provimi pranues organizohet në fakultet, dhe mbahet nga lëndët që i përcakton KMSH, por jo më tepër se në tri lëndë.
- Numri maksimal i poenëve të arritur në provimin pranues është 100.

### Kandidatët që kanë përfunduar studimet në ndonjë fakultet-drejtim tjetër

mund të konkurrojnë për studime master në FSI, me kusht që paraprakisht t'i nënshtrohen provimeve diferenciale në Fakultetin e Studimeve Islame, në lëndët themelore, të cilat i përcakton KMSH-ja, varësisht nga fusha e studimeve që ka pasur kandidati.

- Të drejtë konkurrimi për studime në programin (MA) master në FSI kanë vetëm ata kandidatë që kanë përfunduar studimet (BA) bachelor (4 vjeçar).
- Studimet master në FSI zgjasin një vit-dy semestra (4+1).

### Afati i konkursit

1. Paraqitja e dokumenteve zgjat nga data 06.10.2015,deri më 16.10.2015,në ora 15:00 (dokumentet do të pranohen vetëm ditëve të punës).
2. Provimi pranues, për kandidatët me notë mesatare nën 8.00, do të mbahet më 24.10.2015,duke filluar nga ora 11:00.
3. Shpallja e rezultateve preliminare për kandidatët e pranuar bëhet më 27.10.2015.

### E drejta e ankesës dhe afati për ankesë

Kandidatët që nuk janë pranuar në studimet master mund të ankohen kundër vendimit brenda tri ditëve të punës, pas shpalljes së rezultateve.

Vendimi përfundimtar rreth ankesës merret nga komisioni i ankesave të fakultetit.

### Shpallja e rezultateve përfundimtare, dhe regjistrimi i kandidatëve të pranuar

1. Rezultatet përfundimtare në bazë të vendimit të komisionit të ankesave shpallet më së largu deri më 02.11.2015.
2. Regjistrimi i kandidatëve të pranuar do të bëhet te referenti për studime master, në Fakultetin e Studimeve Islame, sipas orarit të mëposhtëm:

- Nga data 03.11.2015 deri më datë 06.11.2015, nga ora 10:00 – 15:00.

***Dekani:***
***Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi***

# BOTIME TË REJA




"Ky studim vjen në një kohë ideale. Vlera e tij është e madhe, sepse vetë tematika është e veçantë. Libri në fjalë, duke vënë në fokus besimin e drejtë në Allahun e Madhëruar, sipas Kuranit dhe Sunetit, është një begatim i literaturës në gjuhën shqipe dhe i nevojshëm për të gjitha kategoritë e shoqërisë. E, në anën tjetër, parashtrimi i tij sipas principeve akaidologjike të Imam Ebu Hanifes dhe Imam Maturidiut r.h., është edhe një ndriçim i rrugës së Pejgamberit a.s. dhe sahabëve të tij, principe këto të transmetuara ndër breza nga Ehlu Suneti vel Xhemati, e të shtresuara thellë në vetëdijen fetare të myslimanëve edhe në trevat tona mbarëshqiptare. S'na mbetet tjetër veçse ta urojmë autorin, si dhe ta përgëzojmë lexuesin."

*Mr. Orhan Bislimaj*